## POEZIA SI AKT I QËNDRESËS DHE I PËRKUSHTIMIT ATDHETAR

Poezia e Atdheut erdhi në një kohë kur në artin e mbijetesës të Atdheut kishin shpërthyer edhe një numër figurash kombëtare, të cilët të betuar nën peshën e flamurit dhe gjeografinë e Atdheut, fjalën të tyre të fundit na e lanë si amanet: Nëse nuk ka liri – ka vdekje.

Po, është kjo fjali e shkruar mbi gjeografinë e varreve të Shqipërisë, që përcillej brez pas brezi si amanet e në veçanti nga koha e Motit të Madh.

Sa madhore për një popull është edhe një fjali, si ajo e Palë Engjëllit, që dëshmon se ky popull ka pasur qytetërimin e tij dhe se lindjet i ka pagëzuar shqip edhe motit kur shpata dhe zjarri binte mbi kokat tona.

Un'te paghesont' pr'emenit t'Atit e t'Birit e t'Spirit Senit (Unë të pagëzoj në emër të Atit, të Birit, e të Shpirtit të Shenjtë), është kjo fjali pagëzuese, që bënte thirrje dhe, nuk lejonte që i huaji me gjuhën e tij, të asimilonte një popull.

Sa e sa shkrimtarë të tjerë, sipas dëshmive që na kanë mbetur, do të ecin drejtë dijes për t'i thënë armikut, se: kjo tokë ka emër e gjuhë dhe, nuk lejon të ndëshkohet e të sfidohet nga të huajt.

Madhore do të jenë të gjitha shkrimet, që e mbajtën gjallë gjuhën, madhorë do të jenë njerëzit e penës, të cilët edhe me jetë do ta paguajnë një fjalë shqipe.

Po, pas Pal Engjëllit do të rreshtohen emra si: Marin Beçikemi, Marin Barleti, Gjon Buzuku, Pjetër Budi, Frang Bardhi, Pjetër Bogdani e të tjerë, të cilët nuk do të lejojnë, që mbi këtë tokë, në vend të gjuhës shqipes të gjallërojnë gjuhë, të cilat kishin një qëllim – shuarjen e gjuhës, që trashëgohej nga pellazgjishtja.

E përgjakur do të jetë jeta e Atdheut, shekuj do ta rëndojnë me motet e robërisë, por, poetët nuk ndalojnë, do t'i rikujtojnë mes popullit bëmat e Motit të Madh, do ta rikujtojnë madhështinë e Aleksandërit, Skënderbeut, do ta rikëndojnë njeriun shqiptarë, që me gjoksin hapur duke i shndërruar brinjët në shpata përballë armikut, do ta rikthejnë lavdinë bashkë me lirinë në tokën që e pagëzoi shqiptarë e, e pagëzonte Shqipëri.

Dritë lirie do të duket mbi retë e robërisë, do të shfaqen penat si: Sami Frashëri, Naum Veqilharxhi, Naim Frashëri, Jeronim De Rada, Gavril Dara, Pashko Vasa,

Aleksandër S. Drenova, Zef Serembe, Ndre Mjeda, Risto Siliqi, Mihal Grameno, Andon Zako Çajupi, Filip Shiroka, Luigj Gurakuqi, Josif Bageri etj, pena që do ta rilindin madhështinë e Atdheut dhe, do ta kthejnë krenarinë duke i kërkuar mbi gjak kufijtë e Shqipërisë së lodhur nga robëria e, të rrudhur gjithandej nga barbarët.

Rilindja e një populli bashkë me Atdheun, do t'i bëjë dhe kufijtë e saj, do t'i bashkojë katër vilajetet duke i orientuar kah Prizreni si qendër, ku qëndronin kokat e kombit.

Edhe pse jeta e kësaj epoke ishte e shkurtër, jehona e sajë lindi dashuri, që nuk shteron edhe sot e kësaj dite – Atdheu në një shtet.

Po, jehonë që gjallërojë penat në kërkim të lirisë, pena që në Manastir do të bëjnë përpjekjen për rikthimin e jehonës së Prizrenit, lindjen e alfabetit dhe unifikimin e gjuhës së shkruar, për të ecur më lehtë drejtë bashkimit kombëtar.

Pranga robërie, përsëri nuk ndalojnë mbi njeriun shqiptarë, ecja drejtë lirisë do të mbetet e vetmja fjalë mes shqiptarëve të lodhur nga robëria.

As edhe vdekja që jepej nga armiqtë e botës otomane, greke e sllave nuk do t'i ndaloj dasmorët e lirisë.

Kjo natyrë robërie nuk do t'i ndaloj as edhe penat, si: Gjergj Fishta, Faik Konica, Fan Noli, Millosh Gj. Nikola, Lasgush Poradeci, Haki Stërmilli, Nonda Bulka, Mitrush Kuteli etj, pena të cilat do të arrin që më 28 Nëntor 1912 në Vlorë në krye me Ismail Qemalin ta thuan fjalën e shenjtë – Shqipëria nga sot është e pa mvarme – e lirë.

Valëvitja e flamurit në Vlorë, brenda shtetit shqiptarë, do të mbetet e vetmja gjuhë – thirrje për bashkim gjithandej Atdheut, që mbet jashtë kufijve të shtetit shqiptarë. Rezistenca shqiptare, do të rilind përsëri pena, që gjuhë këndimi do ta kenë Atdheun, popullin dhe lirinë.

Do të shfaqen penat si: Petro Marko, Jakov Xoxa, Kasem Trebeshina, Fatos Arapi, Anton Pashku, Nazmi Rrahmani, Martin Camaj, Dritëro Agolli, Ismail Kadare, Azem Shkreli, Ali Podrimja, Arshi Pipa, Kate Xukaro, Esat Mekuli, Vorea Ujko etj, të cilat do t'i shkruajnë Atdheut dhe plagëve të tij.

Gjenocidet dhe pastrimet etnike nga bota greke e sllave, penat shqiptare nuk do t'i lënë vdekjes t'i merr me vete. Plagët bashkë me qëndresën, vdekjet e varret do të ringjallen nga penat dhe, do ta hapin kaptinën e re, në librin e madh të Historisë Kombëtare, duke e pagëzuar sipas krahinave si bie fjala – Plagë Çame etj.

Penat shqiptare nuk do të pushojnë edhe larg vendlindjes, larg atdheut, asnjëherë s'pushojnë së krijuari dhe së vepruari si poet dhe si atdhetar edhe në Amerikën e largët apo gjithandej botës.

Në poezitë e tyre, jo rrallë, ndihet pesha e mungesës së atdheut, malli, dhimbja, por edhe vetmia dhe kujtesa, që përshkohet nga një shqetësim permanent, i cili më pas shkrihet në artin poetik të poetëve.

Shpirti dhe mendja e poetëve të mërguar, mbetet e lidhur fort në idealin e çlirimit të Atdheut dhe të bashkimit të trojeve shqiptare, të ndara padrejtësisht nga fuqitë e mëdha në fillim të shekullit të kaluar - XX.

Të preokupuar vazhdimisht me lirinë dhe Atdheun, nuk është çudi se në pjesën dërrmuese të krijimeve të poetëve dominon tema e madhe e Atdheut, tema e mungesës së lirisë dhe, tema e çlirimit.

Poezia e poetëve gjithandej Atdheut dhe, atyre në mërgim, na del edhe si një poezi kushtrim, një poezi në të cilën dominon ideja e atdhetarizmës, ku sublimon ideali i lartë për një Atdhe pa ndarje, në të cilin shqiptarët do të jetojnë me dinjitet të panëpërkëmbur në tokën e tyre të mohuar.

Sot, bota shqiptare si dje, vazhdimisht është në kërkim të lirisë dhe bashkimit të Atdheut në një shtet, bashkë me popullin edhe poetët, të cilët i prinë kësaj rruge.

Klithjet e poetëve, qoftë në mesnatë apo edhe në pikë të ditës, janë klithje që kanë kuptim. Mesazhi i tyre është një mesazh i bukur, një mesazh për brezat që të mos mbeten pikë e pesë të pagëzuar si: shqiptarë, kosovar, çam etj, por, të mbetën ata që ishin si gjithmonë - shqiptarë.

Poetët, shpesh të dëshpëruar nga gjuha politike e kohës dhe kufijtë politik, pinë kupën e hidhur të vetmisë.

Ata nuk e durojnë që Atdheu i tyre të emërohet: Albania, Kosovo etj, kjo pamje e Atdheut poetët i bren si një erozion tronditës. Dhe, në mes kësaj pamje tronditëse, i kthehen poezisë, ashtu si ushtari i lirisë shpatës së drejtësisë duke bërë thirrje për ringjallje dhe, zgjim nga agonia e jermisë së lirisë.

Poezia e poetëve nga Atdheu historik e më pas, mban vulën Kombëtare me koncept të formuar dhe të veçantë, që e dallon gjithsesi nga tërësia kombëtare si në ecjen vertikale po ashtu edhe në qëndresën e shikimeve - Atdhetarët për Atdheun.

Ndaj, poetët si gjithmonë janë dritë, si e vetmja pikë orientuese e kombit, që të ecë rrugës, ku ideali që bartet ndër shekuj të shkrihet në liri e, Atdhe ta thotë fjalën e fundit – Liria ime ka kuptim, u bashkova si në kohën e motit, kur emrin e kisha – Iliri.

*Rami KAMBERI*

# *Pashko VASA*



U lind më 1825 në Shkodër.
Shkollimi: autodidakt, mësoi shumë gjuhë të huaja. Si 17 vjeçar punon si sekretar në konsullatën angleze në Shkodër (5 vjet). Më 1848 viziton Romën dhe Venedikun, ku ishte epror ushtarak në luftën e popullit italian kundër zgjedhës austriake. (në fund italianët e larguan nga Venediku me dhunë). Më 1850 viziton Stambollin ku u punësua në Ministrinë e Jashtme të Turqisë (pasi dinte një sërë gjuhësh të huaja).
Vdiq: 1892 në Liban

***Veprat letrare:***
- Romani autobiografik "Burgimi im", italisht, (1850)
- Vëllimi i poezive "Trëndafila e gjemba", italisht (1873)
- Artikullin e gjerë të botuar në Alfabetare "Shqypnija dhe shqyptarët" (1879)
- Poezia "Mori Shqypni, e mjera Shqypni"
- Romani "Bardha e Temalit" (1890), frëngjisht.
- Pashko Vasa, Vepra I, II, III, IV (1989)

## • O MOJ SHQYPNI, E MJERA SHQYPNI •

*O moj Shqypni, e mjera Shqypni,
Kush te ka qite me krye n'hi?
Ti ke pas qene një zojë e randë,
Burrat e dheut të thirrshin nanë.
Ke pas shumë t'mira e begati,
Me vashza t'bukura e me djelm t'ri,
Gja e vend shumë, ara e bashtina,
Me armë të bardha, me pushkë ltina,
Me burra trima, me gra të dëlira;
Ti ndër gjithë shoqet ke qenë ma e mira.
Kur kriste pushka si me shkrep moti,
Zogu i shqyptarit gjithmonë i zoti
Ke qenë për luftë e n'luftë ka dekun
E dhunë mbrapa kurrë s'i mbetun.
Kur ka lidhë besën burri i Shqypnisë,
I ka shti dridhën gjithë Rumelisë;
Ndër lufta t'rrebta gjithëkund ka ra,
Me faqe t'bardhë gjithmonë asht da.
Por sot, Shqypni, pa m'thuej si je?
Po sikur lisi i rrxuem përdhe,
Shkon bota sipri, me kambë, t'shklet
E nji fjalë t'ambël askush s'ta flet.
Si mal me borë, si fushë me lule
Ke pas qenë veshun, sot je me crule,
E s'të ka mbetun as em'n as besë;
Vet e ke prishun për faqe t'zezë.*

*Shqyptar', me vllazën jeni tuj u vra,*
*Nder nji qind çeta jeni shpërnda;*
*Sa thonë kam fe sa thonë kam din;*
*Njeni:" jam turk", tjetri:"latin"*
*Do thonë: "Jam grek", "shkje"-disa tjerë,*
*Por jemi vllazën t'gjith more t'mjerë!*
*Priftnit e hoxhët ju kanë hutue,*
*Për me ju damun me ju vorfnue!*
*Vjen njeri i huej e ju rri n'votër,*
*Me ju turpnue me grue e motër,*
*E për sa pare qi do t'fitoni,*
*Besën e t'parëve t'gjith e harroni,*
*Baheni robt e njerit t'huej,*
*Qi nuk ka gjuhën dhe gjakun tuej.*
*Qani ju shpata e ju dyfeqe,*
*Shqiptari u zu si zog nder leqe!*
*Qani ju trima bashkë me ne,*
*Se ra Shqypnia me faqe n'dhe!*
*E s'i ka mbetun as bukë as mish,*
*As zjarm në votër, as dritë, as pishë;*
*As gjak në faqe, as nderë ndër shokë,*
*Por asht rrexue e bamun trokë!*
*Mblidhniu ju vashza,*
*mblidhniu ju gra,*
*M'ata sy t'bukur q'dini me qa,*
*Eni t'vajtojmë Shqypninë e mjere,*
*Qi mbet' e shkrete pa em'n, pa nder;*
*Ka mbet e veje si grue pa burrë,*
*Ka mbet si nanë, qi s'pat djalë kurrë!*
*Kujt i ban zemra m'e e lan' me dekë*
*Kët far trimneshe, qi sot asht mekë?*
*Kët nanë të dashtun a do ta lamë,*
*Qi njeri i huej ta shklasë me kambë?*
*Nuk, nuk! Kët marre askush s'e do*
*Ket faqe t'zezë gjithkush e dro!*
*Para se t'hupet kështu Shqypnia,*
*Me pushkë n'dorë le t'desë trimnia!*
*Çoniu, shqyptarë, prej gjumit çoniu,*
*Të gjithë si vllazën n'nji besë shtërngoniu,*
*E mos shikoni kisha e xhamia:*
*Feja e shqyptarit asht shqyptaria!*
*Qysh prej Tivarit deri n'Preveze,*
*Gjithkund lshon dielli vap'edhe rreze,*
*Asht tok' e jona, prind na e kane lanë*
*Kush mos na e preki, se desim t'tanë*
*Të desim si burrat që vdiqnë motit*
*Edhe mos marrohna përpara Zotit.*

# *Naim FRASHËRI*



U lind më 25 maj 1846 në Frashër-Dangëlli. Naimi ishte vëllai i mesëm i Abdylit dhe Samiut, bir i Halit dhe Emine Frashërit. Mësimet e para i mori në gjuhën turke-arabe-persiane te hoxha i fshatit, gjithashtu mësoi individualisht edhe nga vepra Hadikaja e Dalip Frashërit. Fshati zhvilloi te Naimi shpirtin meditues e skofiar dhe ndjenjën e humanizmit.
Abdyli pas vdekjes së të atit, Naimin së bashku me vëllanë e vogël Samiun i shpërngul në Janinë për të vazhduar mësimet në gjimnazin "Zosimea".
Sëmundja dhe lodhja e madhe ia keqësuan shëndetin poetit, zemra e të cilit pushoi së rrahuri më 20 tetor 1900, në moshën 54-vjeçare, i zhuritur nga malli për atdheun dhe me brengën që s'e pa dot të lirë.
Krijimtaria e gjerë letrare e Naimit, me veprat poetike e didaktike, kap një periudhë të shkurtër prej 13 vjetësh (1886-1899). Vetëm në vitin 1886 ai botoi veprat "Bagëti e Bujqësia", "Vjersha për mësonjtoret e para", "Histori e përgjithshme" dhe poemën greqisht "Dëshira e vërtetë e shqiptarëve", "E këndimit çunavet këndonjëtoreja". Më 1885 botoi përmbledhjen me vjersha persisht "Tehajylat" (Ëndërrimet) më 1888 botoi "Dituritë", më 1890 "Lulet e verës", më 1894 "Parajsa dhe fjala fluturake", më 1898 "Historia e Skënderbeut" dhe "Qerbelanë" dhe më 1889 "Historia e Shqipërisë".

## • ATDHEU •

*O Atdhe! Më je i dashur sa më s'ka*
*Më je nënë, më je motër, më je vlla.*
*Nga ç'ka rrotull më i shtrenjti*
*ti më je,*
*Je më i miri nga çdo gjë që ka ky dhe.*
*Ty përditë të pat parë ime nënë,*
*Dheu yt në fund atë e pati ngrënë.*
*Nëmëruar t'i pat lulet syri i saj.*
*Te ti lindi, te ti vdiq ajo pastaj.*
*Ti i ke parë gjysh stërgjyshërit e mi,*
*Edhe eshtërat tretur ua ke po ti.*
*Nga ti, o shpirt-o kurrë s'qenë ndarë.*
*Pranë teje patën qeshur, patën qarë.*
*Nëna ime vdiq,*
*ndaj ty të kam sot nënë,*
*Nënë që s'ke vdekje kurrë, faqehënë,*
*Numri prapë në vend mbetet kurdoherë.*
*Begatoje, o Zot, ti këtë vend!*
*Epu njerëzve të tij ti mbroth e shend!*
*Hi u bëfshin gjithmon' armiqtë e tij!*
*Gas përjetë paçin zotërit e tij!*
*I begatë, i lulëzuar qoftë ai,*
*Një të ardhme pastë plot me lumturi*

## • GJUHA JONË •

*Vëllezër shqipëtarë!*
*Të prekim urtësinë,*
*Të zëm' udhën e mbarë,*
*Të ngjallim Shqipërinë.*

*Shqipëria ka qënë*
*Edhe po do të jetë,*
*Po sot në ditët tënë*
*Të metë të mos ketë.*

*E ka nderuar zoti*
*Gjithnjë Shqipërinë,*
*Ish fort mirë qëmoti,*
*Do bëhet dhe taninë.*

*Sa ishte trimëria*
*N'atë kohë të vjetrë,*
*Kish emrë Shqipëria,*
*Sa s'kish nonjë vënt tjetrë.*

*Sa burra kordhëtarë*
*Ka nxjerrë Shqipëria*
*Më pastaj e më parë,*
*Q'i shkruan istoria!*

*Ajo ish koh' e zjarrtë*
*Dhe kish mundime tepër,*
*Po sot pendë dhe kartë*
*Na duhet, nukë tjetër.*

*O burra, shqipëtarë,*
*Të marrim dituritë,*
*Se s'është koh'e parë,*
*Tani lipsetë dritë.*

*Të shkruajm' gjuhën tënë,*
*Kombinë ta ndritojmë,*
*Gjithë ç'është e ç'ka qënë*
*Ngadalëzë ta msojmë.*

*pa shihni ç'gjuh' e mirë!*
*Sa shije ka e hije,*
*ç'e bukur'edh'e lirë,*
*Si gjuhë perëndie.*

*Shum'e bardhë kjo ditë*
*Për gjithë shqipëtarët,*
*Do na sjellë një dritë,*
*Që s'e kishin të parët.*

*Kjo dritë do na bjerë*
*Të gjitha mirësitë*
*Dhe gjithë do t'i ngrerë*
*Dëmet e marrëzitë.*

*Si lum kush zë të mbjellë,*
*Lum kush vë këtë pemë!*
*Se kjo ka për të pjellë,*
*S'mbulohetë me remë.*

# *Filip SHIROKA*



U lind në Shkodër më 1859. Aty kreu edhe shkollën italiane të qytetit. Në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit ishte një ndër pjesëmarrësit e saj.
Filipi përfundoi shkollën françeskane të Shkodrës. Më vonë punoi si libralidhës. Njëri nga mësuesit e tij ishte poeti arbëresh Leonardo De Martino (1830-1923), ndikimi i të cilit ndjehet në vargjet e Shirokës. Vdiq në Bejrut të Libanit më 1935 me mall e dashuri për atdheun, me dëshirën që të varroset në Varrezat e Rrmajit ku kishte varrin e babës e nënës së dashtun.
Poema e parë e botuar ishte "All'Albania all'armi, all'armi!" (Në Shqipëri, në armë, në armë!).
Botoi vëllimin me titullin "Zani i zemrës", Tiranë 1933.
Poezitë më të njohura janë "Shko dallëndyshe" dhe "Dallëndyshe eja".

## • SHKO DALLËNDYSHE •

*Udha e mbarë se erdh pranvera,*
*shko, dallëndyshe tue fluturue,*
*prej Misirit n'dhena tjera,*
*fusha e male tue kërkue;*
*n'Shqipni shko, pra, fluturim,*
*shko në Shkodër, n'qytetin tim.*
*Shëndet prej meje të m'i falësh*
*saj shpisë vjetër ku kam le,*
*me ato vende rreth t'përfalesh,*
*ku kam shkue kohën e re;*
*atje shko, pra, fluturim,*
*fal me shndet qytetit tim.*

*Me ato male, me ato kodra,*
*me ato prroje rreth t'përfalesh*
*n'ato fusha që m'ka Shkodra*
*të lulzueme, aty t'ndalesh;*
*tue kndue me ambëlcim,*
*fal me shndet qytetit tim.*
*T'mujsha dhe un' me fluturue*
*dojsha dhe un' me u nisë me ty,*
*dojsha n'Shkodër me kalue,*
*m'e pa prap at'vend me sy!*
*Por... ti shko atje... fluturim*
*e ti qajma fatin tim.*

## • SI PO PRISHET GJUHA SHQIPE •

*Gjyshat tonë, eh paçin dritë!*
*Njerz koktrashë, kurgja s'kanë dijtë:*
*Jan kenë t'hutuemun!...*

*Ata t'mjerët s'kan dijtë athera,*
*as buon giorno, as kalispera,*
*as sabah sherif teheir-ollsun!*

*Na sot jem për t'u lavdue,*
*dijmë me folë, me bisedue*
*nga mendja jem holluemun!*

*Çojmë n'dhe t'huej djalin m'u msue,*
*kombin tonë m'e përparue,*
*dhen tonë m'e nderuemun;*

*Rri n'shkollë djali pesë - gjashtë vjet,*
*kur vjen n'Shkodër, shqyp nuk flet,*
*Shqypen ka harruemun!!!!*

*Kur flet shqyp, asht çud m'e ndi*
*Gjys-për-gjys tue e përzi*
*me fjalt t'gjuhve t'hueja!...*

*Thotë: me thanë la verita*
*ktu në Shkodër sot diçka*
*janë civilizuemun...*

*La gioventu ka studiue*
*di me folë, me ragionue*
*po m'vjen mirë: bravissimo!*

*Veramente, n'shkolla t'hueja*
*me kenë me studiue dhe grueja,*
*kish me u ndritë il popolo,*

*Se n'dhe t'huej asht rispettata,*
*grueja asht emancipata,*
*nuk asht schiava e burrave!...*

*Dhe kah ana e Toskenis*
*ku janë shkollat e Greqis,*
*çud asht me i ndigjuemun;*

*Atje Toskat t'thotë gjithehera:*
*mirëmbrëma, kalimera*
*si ta kam, kalla mu ise?!*

*Thuej: ç'po bahet nga Greqija?*
*T'thotë: atje është elefterija,*
*bota është e gëzuarë!!!*

*Nga Jakova e nga Pesrendi,*
*n'Stara Serbia(?!) ku i kishteni*
*msohet n'shkolla t'serbëve,*

*Tue folë shqyp t'thotë me pahir:*
*si je brate, nadja e mirë,*
*dobro utro, kakoti?...*

*E kshtu gjuha po shëmtohet,*
*dhe kshtu kombi po mjerohet*
*nga shkollat e hueja!...*

# *Ndre MJEDA*



U lind më 1886, në Shkodër në një familje të varfër. Kreu shkollën fetare në Shkodër, pastaj më 1899 ndoqi kurs pedagogjik në Valenci dhe Kraljevicë. Më 1884-studion në Fakultetin Filozofik në Romë dhe teologjinë në degën e Krakovit.
Më 1902-themelon shoqërinë “Agimi”. Merr pjesë në Kongresin e Orientalistëve në Romë. Më 1908 është pjesëmarrës në Kongresin e Manastirit. Më 1916, anëtar i Komisionit letrarë në Shkodër. Gjatë viteve 1920-24 ishte deputet i Parlamentit të Shqipërisë,1930–profesor i shqipes në Shkodër.
Vdes: 1937 në Shkodër.

***Veprat letrare:***
• Juvenilia (përmbledhje poetike,Vjenë) 1917.
• Lissus (poemë, Shkodër) 1928.
• Liria (poemë, Shkodër) 1937.
• Scodra (poemë, Shkodër) 1939.

Veprat shkencore 1904-Palatalet në gjuhën shqipe, Leiden.
Këndime për shkollat e para të Shqypnisë.
• Poetët e mëdhenj të Italisë 1932.
• Shkollë e jetë (antologji, Shkodër) 1934.
• Dromca toponomastike 1936.
• Fjalorth i ri 1942.

## • GJUHA SHQYPE •

*Përmbi za që lshon bylbyli,*
*gjuha shqipe m’shungullon;*
*përmbi er’ që jep zymbyli,*
*pa da zemrën ma ngushllon.*

*Ndër komb’ tjera, ndër dhena tjera,*
*ku e shkoj jetën tash sa mot,*
*veç për ty m’rreh zemra e mjera*
*e prej mallit derdhi lot.*

*Nji kto gjuhë që jam tue ndie,*
*jan’ të bukra me themel*
*por prap’ kjo, si diell pa hije,*
*për mue t’tanave iu del.*

*Ku n’breg t’Cemit rritet trimi*
*me zbardh, Shqipe, zanin tand,*
*e ku Drinit a burimi*
*që shpërndahet kand e kand.*

*Geg' e tosk', malsi, jallia*
*jan' nji komb, m'u da, s'duron;*
*fund e maj' nji a Shqipnia*
*e nji gjuh' t'gjith' na bashkon.*

*Qoftë mallkue kush qet ngatrrime*
*ndër kto vllazën shoq me shoq,*
*kush e dan me flak' e shkrime*
*çka natyra vet' përpoq.*

*Por me gjuhë kaq t'moçme e mjera*
*si nj'bij' kjo që pa prind mbet:*
*për t'huej t'mbajshin dhenat tjera,*
*s't'kishte kush për motër t'vet.*

*E njat tok' që je tue gzue,*
*e ke zan' tash sa mij' vjet,*
*shqiptaria, që mbet mblue*
*sot nën dhe, edhe shqip flet.*

# *Andon Z. ÇAJUPI*



U lindi më 1866, në Sheper të Zagorisë-Gjirokastër, në një familje fshatare.
Shkollimin fillor e kreu në shkollë greke, të mesmen në kolegj fetar- Aleksandri, pastaj studimet në Fakultetin e Drejtësisë-në Gjenevë. 1893-kthehet në Kavallë, pastaj shkon në Egjipt. Më 1898-u paraqit në gazetën "Shqipëria"-Bukuresht ku trajton çështjen e alfabetit të përbashkët për shqiptarët. Më 1919 shkruan memorandum te shoqëria shqiptare "Misiri" drejtuar Konferencës Paqësore të Versajës.
Vdes më1930, në Helipolis- Kajro.

***Veprat letrare:***
1898- Duke kërkuar një alfabet(artikull); 1902-Baba Tomorri (përmbledhje poetike, Kajro); –bën kthesë në letërsinë shqiptare prej romantizmit në realizëm; 1908-Konstitucioni në Turqi (artikull, Kajro);1914-Klub i Selanikut (artikull-pamflet, Egjipt);1921-Përralla(përkthim, Helipolis, Egjipt); 1922-Lulet e Hindit(përkthim, Kajro).

***Vepra të botuara nga tjerët:***
1937-Pas vdekjes (komedi, Kajro); 1937-Burri dheut(tragjedi, Kajro).
Dorëshkrime të humbura: Detyra-dramë. Këngë e vame (vjersha për L.II.Bot).

## • TRIM I SHQIPËRISË •

*Kush ka qenë trim një herë?*
*Aleksandr' i Math i vjerë,*
*Pirrua me shokë të tjerë*
*në Shqipëri kanë lerë,*
*Po nga të gjithë m'i zoti, –*
*Skënderbeu Kastrioti.*
*O mbret i dashur, ku je?*
*Ku je, more Skënderbe?*
*Si duron ti nënë dhe?*
*Nuk tëvjen keq për ne?*

*Që ditdné, qé 'na le,*
*vendi yn' u be raje')...*
*Të lutemi dit' e nate,*
*n'ate jete ku ke vate,*
*dërgona shpresë e uratë*
*të mos rrojmë si gratë...*
*Të ngrihemi të lëftojmë,*
*(armiqtë)Turqit t'i dëbojmë,*
*Shqipërinë ta shpëtojmë*
*Dhe lir' e me nder të rrojmë.*

## • MËMËDHEU •

*Mëmëdhe quhet toka*
*ku me ka rënduar koka,*
*ku me ka dashur mëm' e atë,*
*ku me njeh dhe gur' i thate,*
*ku kam pasure shtëpinë,*
*ku kam njohur perëndinë,*
*stërgjyshet ku kanë qënë*
*dhe varret qe kane vene,*
*ku jam rritur me thërrime,*
*ku kam folur gjuhen time,*
*ku kam fis e ku kam fare,*
*ku kam qeshur ku kam qare,*
*ku rroj me gaz e me shprese,*
*ku kam dëshirë te vdes.*

## • KU KEMI LERË •

*Në ç'vend kemi lerë?*
*Ku na bëjnë nderë?*
*- Në Shqipëri.*

*Po njeriu vete,*
*cilët do në jetë?*
*- Do vend' e tij.*

*Ku i duket balta*
*më e ëmbël se mjalta?*
*- Në vend te tij.*

*Ku munt të gëzojë*
*dhe me nder të rrojë?*
*- Në Shqipëri.*

*Përse të punojë*
*dhe të lakmojë?*
*- Për vend' e tij.*

# *Gjergj FISHTA*



U lind në fshatin e vogël Fishtë të Zadrimës, më 23 tetor 1871. Jetën e filloi si barì. Por shumë shpejt, kur ishte 6-vjeçar zgjuarsia e tij i bie në sy famullitarit të fshatit, i cili e dërgon në Seminarin Françeskan të Shkodrës. Më 1880, kur hapet seminari në Troshan, ai vijon në këtë shkollë. Këtu ai shfaqi trillin poetik. Më 1886 dërgohet për studime në Bosnjë. Vitin e parë e kaloi në Guçjagorë afër Travnikut. Mësimet filozofike i mori në kuvendin e Sutidkës ndërsa ato teologjike në kuvendin e Livnos. Të kësaj kohe janë edhe " Ushtrimet e para poetike " . Më 1908 u zgjodh Kryetar i komisionit të Alfabetit-Manastir; më 1916-themelon Komisinë Letrare (me L.Gurakuqin); më 1913-1944 botohet revista “Hylli I Dritës”; më 1921-Gjim.”Illyricum”-Shkodër. Njihte Homerin, Virgjilin, Danten. Ishte pjesëmarrës në Konferencën Paqësore të Paris-1919, Asamblenë e Kombeve të Bashkuara në Nju Jork-1922, Athinë-1930, Bukuresht-1931, Stamboll-1913. Vdiq më 30 dhjetor 1940.

***Veprat letrare:***
Lahuta e Malcisë (vepër epike me 30 këngë) 1905-1937; Anzat e Parnasit (satirë) 1907; Pika Voeset (ose Vallja e Parrizit) 1909; Mrizi i zanave (vepër epike) 1913; Gomari i Babatasit (satirë) 1922; Shqiptari i gjytetnuem (melodramë) 1911; Vllaznia (dramë) 1909; Shën L.Gonzaga (melodramë) 1929; Juda Makabe (tragjedi); Ifigjenia në Aulli (tragjedi) 1914; Mojsi Golemi e Deli Cena (vepër epike); Poemë për Skenderbeun (sipas Barletit).

## • GJUHA SHQYPE •

*Porsi kanga e zogut t'verës,*
*qi vallzon n'blerim të prillit;*
*porsi i ambli flladi i erës,*
*qi lmon gjit e drandofillit;*
*porsi vala e bregut t'detit,*
*porsi gjama e rrfes zhgjetare,*
*porsi ushtima e nji termetit,*
*ngjashtu a' gjuha e jone shqyptare.*
*Ah! po; a' e ambel fjala e saje,*
*porsi gjumi m'nji kerthi,*
*porsi drita plot uzdaje,*
*porsi gazi i pamashtri;*
*edhe ndihet tue kumbue;*
*porsi fleta e Kerubimit,*
*ka'i bien qiellvet tue fluture*
*n't'zjarrtat valle t'ameshimit.*
*Pra, mallkue njai bir Shqyptari,*
*qi kete gjuhë të Perendis',*
*trashigim, që na la i Pari,*
*trashigim s'ia len ai fmis;*
*edhe atij iu thaftë, po, goja,*
*që përbuzë këtë gjuhë hyjnore;*

*qi n'gjuhë t'huej, kur s'asht nevoja,*
*flet e t'vetën e len mbas dore.*
*Në gjuhë shqype nanat tona*
*shi prej djepit na kanë thanun,*
*se asht një Zot, qi do ta dona;*
*njatë, qi jetën na ka dhanun;*
*edhe shqyp na thanë se Zoti*
*për shqyptarë Shqypninë e fali,*
*se sa t'enden stina e moti,*
*do ta gzojn kta djalë mbas djali.*
*Shqyp na vete, po pik' ma para,*
*n'agim t'jetës kur kemi shkue,*
*tue ndjeke flutra nëpër ara,*
*shqyp ma s'pari kemi kndue:*
*kemi kndue, po armët besnike,*
*qi flakue kanë n'dorë t'shqyptarëvet,*
*kah kanë dekë kta për dhe t't'Parvet.*
*Në këtë gjuhë edhe njai Leka,*
*qi'i rruzllim mbretnin s'i a, xuni,*
*në këtë gjuhë edhe Kastriota*
*u pat fole njatyne ushtrive,*
*qi sa t'drise e diellit rrota,*
*kanë me kêne ndera e trimnive.*
*Pra, shqyptare çdo fes qi t'jini,*
*gegë e toskë, malci e qyteta,*
*gjuhën t'uej kurr mos ta lini,*
*mos ta lini sa t'jetë jeta,*
*por për tê gjithmonë punoni;*
*pse, sa t'mbani gjuhën t'uej,*
*fisi juej, vendi e zakoni*
*kanë me u mbajtë larg kambës s'huej,*
*Nëpër gjuhë shqype bota mbarë*
*ka me ju njohtë se ç'fis ju kini,*
*ka me ju njohtë për shqyptarë;*
*trimi n'za, sikurse jini.*
*Prandaj, pra, n'e doni fisin,*
*mali, bregu edhe Malcija*
*prej njaj goje sod t'brohrisim:*
*Me gjuhë t'vetën rrnoftë Shqypnia!*

# *Aleksandër S. DRENOVA (ASDRENI)*



Poet i shquar, publicist dhe veprimtar patriot e demokrat. U lind më 1872 në Drenovë-Korçë në një familje të varfër fshatare. I mbetur jetim u detyrua të braktiste shkollën e mesme dhe të mërgonte në Rumani më 1889. Mori pjesë gjallërisht në përpjekjet e kolonisë së shqiptarëve të Bukureshtit në luftën për çlirimin kombëtar dhe u shqua si veprimtar i saj. Vëllimin e vet të katërt Kambana e Krujës nuk e botoi dot me gjallje. Në vjershat e viteve të fundit të jetës përshëndeti ngadhënjimin e revolucionit popullor në Shqipëri. Vdiq më 1947 në Drenovë.

***Veprat letrare***
"Rreze dielli", "Ëndrra e lotë", "Zëri i kryengritësve", "Krerëve tradhëtorë", "Çpërblimi", "Shqipëria më 1914", "Burri i dheut", "Hymni i festës", "Fisnikët e Shqipërisë", "Republika shqiptare", "Trashëgimi", "Kambana e Krujës".
*Me vite jam larguar,*

## • HIMNI I FLAMURIT •

*Rreth flamurit të përbashkuar,*
*me një dëshirë e një qëllim,*
*të gjithë atij duk'iu betuar*
*të lidhim besën për shpëtim.*

*Prej lufte veç ai largohet*
*që është lindur tradhëtor,*
*kush është burrë, nuk frikohet,*
*po vdes, po vdes si një dëshmor!*

*Në dorë armët do t'i mbajmë,*
*të mbrojmë atdheun në çdo kënd,*
*të drejtat tona ne si ndajmë;*
*këtu armiqët s'kanë vend.*

*Se Zoti vetë e tha me gojë*
*që kombe shuhen përmbi dhe,*
*po Shqipëria do të rrojë,*
*për të, për të, luftojmë ne!*

*O flamur, flamur, shenj' e shtrenjtë*
*tek ti betohemi këtu,*
*për Shqipërinë, atdheun e shtrenjtë,*
*për nder' edhe lavdimn e tu.*

*Trim, burrë quhet dhe nderohet*
*atdheut kush iu bë therror.*
*Përjetë ai do të kujtohet*
*mbi dhe, nën dhe si një shenjt!*

## • I DASHUR ATDHE •

*i dashur Atdhe,*
*por nuk të kam harruar,*
*se shumë i ëmbël je.*

*Kjo zemra më këndon*
*për ty, o Shqipëri,*
*por prapë më lëngon,*
*se je në varfëri.*

*Të fala të dërgoj,*
*këndej ku jam Atdhe,*
*gjithnjë po të kujtoj,*
*se birin tënd më ke.*

## • SA TË DUA SHQIPËRI •

*Sa të dua, o Shqipëri,*
*sa me mall ndiej e sa dëshirë,*

*për ty gaz e dashuri*
*mu në zemër më ka mbirë!*

*Se për mua, o Atdhe,*
*je një lule aq e vyer,*

*sa nuk gjendet përmbi dhe*
*shpirtin tim për të ushqyer!*

# *Fan Stilian NOLI*



U lindi në Ibrik-Tepe në Edrene të Turqisë, më 6 janar 1882.
Shkollimin fillor e kreu në shkollë greke, gjimnazin në Keshan, studimet e filozofisë i filloi në Athinë por nuk i mbaroi. Në vitin 1908, shkon në Amerikë studion historinë në U.Harvard deri më 1912, më vonë shugurohet prift dhe angazhohet për ndarjen e Kishës Ortodokse Shqiptare nga ajo greke që njihet nga Patriarkana e Konstantinopolit më 1937. Studion muzikën në Konservatorin e Nju-Inglendit. Më 1934-temë diplome pat poemën simfonike Scanderberg.
Vdes më 1965.

***Veprat letrare***
Israelitë dhe Filistinë (dramë 3 aktesh) 1907;- Punuar dy herë-Historia e Skënderbeut (prozë) 1921 dhe 1947; Autobiografia (anglisht, shkrim në prozë) 1960; Albumi (vëllim poezish) 1947.
Përkthimet: veprat e klasikëve dhe humanistëve botërorë si: Martesa me pahir-Molieri Vanina Vanini-Stendali (novelë); Armiku i popullit-Ibzen (dramë); Zonja Ingra e Ostrotit-Ibzen (dramë); Otello-Shekspiri (tragjedi); Jul Cezari-Shekspiri (tragjedi); Hamleti-Shekspiri (tragjedi); Makbethi-Shekspiri (tragjedi); Don Kishoti-Servantesi (roman).

## • SHPELLA E DRAGOBISË •

*(Elegji për Bajram Currin)*

*Kur tufani e ç'thuri fenë,*
*Kur tirani e kërrusi atdhenë,*
*Mi një breg të Dragobisë*
*Priret Flamur' i lirisë.*

*Atje nisi, atje mbaroj,*
*Atje krisi, atje pushoj,*
*Rrufe-shkab' e Malësisë,*
*Në një shkëmb të Dragobisë.*

*Vendi dridhej, ay mbeti*
*Se s'tronditej nga tërmeti.*
*Div drangoj i Dragobisë,*
*Trim tribun i Vegjëlisë.*

*O Bajram, bajrak i gjalle,*
*More nam me gjak ne balle,*
*Te një shpell' e Dragobisë,*
*Yll i rrall' i burrërisë.*

*Thon' u-shtri e thon' u-vra,*
*Po ti s'vdiqe, or Baba,*
*As te shkëmb' i Dragobisë,*
*As te zemr' e Djalërisë.*

*As je vrar' e as po vritesh*
*Legjendar Ante po rritesh.*
*Dithiramb i Dragobisë,*
*Tmerr, panik i mizorisë.*

*Me Zjarr Shenjt u-ndrit kjo shpellë.*
*Gjer ne qiell u-ngrit Keshtjellë*
*Për çlirimn' e Shqipërisë*
*Katakomb' e Dragobisë.*

## • HYMNI I FLAMURIT •

*O Flamur gjak, o Flamur shkabë,*
*O vent e vatr', o nën' e babë,*
*Lagur me lot, djegur me flagë,*
*Flamur i kuq, Flamuri i zi!*

*Fortese shkëmbi, tmerr tirani,*
*S'te tremp Romani, as Veneciani,*
*As Serp Dushani, as turk Sulltani,*
*Flamur i math per Vegjeli*

*Flamur që lint Shën Konstandinin,*
*Pajton Islamn' e Krishterimin,*
*Çpall midis feve vllazërimin,*
*Flamur bujar për Njerëzi.*

*Me Skënderben' u lavdërove*
*Dhe në furtun' i funtmi u shove*
*Me Malon prapë lart vrapove,*
*Yll i pavdekur për Liri.*

*Sa shpesh pastaj përdhe u shtrive*
*Me zjarr e zi u ndeze, u nxive,*
*Po çdo mizor me shpat' e grive,*
*O fushëkuq, o shkabëzi!*

*Përpjetë prije Shqipërinë,*
*Përlintja shpirtin dhe fuqinë,*
*Diell për vllanë, yrnek për fqinë.*
*Për botën ëndërr' e qiell i ri!*

# *Risto SILIQI*



U lind në Shkodër, më 1882, në familjen e një bukëpjekësi. Vijoi shkollën fillore serbe në Shkodër dhe më pas shkollën qytetëse turke – Ruzhdijen. I ndjekur nga pushtuesit turq për veprimtari atdhetare, arratiset bashkë me tre vëllezërit e tij në Cetinë të Malit të Zi, ku punoi si kuzhinier, kamerier etj. Aty kreu edhe shkollën e mesme.
Libri "Pasqyra e ditëve të përgjakshme", e botuar në Trieste më 31 korrik 1912, pak kohë para shpalljes së pavarësisë, kishte 176 faqe, 20 proza dhe 28 poezi.
Poezitë e Siliqit janë të frymëzuara nga qëndresa heroike e popullit shqiptar, heroizmin e treguar gjatë kryengritjeve, duke hedhur kushtrimin për luftë deri në fitore.
Vdiq më 1 maj 1936 në Shkodër.

## • MBAS LUFTIMIT NË KOSOVË •

*Pushka plasi, u dha kushtrimi,*
*Pollaba u dridh nën këmbë.*
*Kaçanikun e mbloi timi, -*
*Derdhet gjaku për gjith pllambë!*

*Isa Begu Buletina*
*Bir i ndjerës Kosoveshë,*
*Mbi halldupa, mbi stërvina*
*Nget e shklet me shpatë çveshë!*

*Kah Prishtina, kah Peshteri*
*Topi, pushka po kërset;*
*Trim i rrallë Idriz Seferi*
*Para djelmve ban gajret.*

*Gzou, gzou Budakova*
*Me Hasan-Hysen uzdajë:*
*Azijati ra ndër prova,*
*Nuk po din se kah t'ia mbajë!*

*Dridhet toka prej duhisë,*
*N'gjak po lahen gur e dhe,*
*Fatosat e Shqyptarisë*
*Po luftojn' porsi rrufe.*

*Lot po derdh Sulltan Mehmeti*
*I Përkulun n'vend u struk;*
*E, turpnue, Hyrijeti*
*Mu tu kpucët ndej kacuk!*

*Shef i mjeri se u nguti*
*Me tradhti me shkel' Shqypninë,*
*Xhavit Pasha e Turguti*
*Ia turpnuenë ushtërinë!*

*Mjekrrën zhgul Mahmud Shefketi!*
*E tuga e xu në fyt, -*
*Sa ushtria qi i mbeti,*
*Dhe Hyrjeti mbet pa fryt!*

*Valle Zanat Shqypëtare*
*Dalin Sharit e gëzojnë,*
*Mbledhin lule, gemba e bare,*
*Po punojnë e po këndojnë.*

*Punojnë, ehu, falë u kjosha,*
*Po qindisin si kunorë:*
*Me kunorue sa fatosa,*
*Sa Fatosa, sa Dëshmorë!*

# *Ali ASLLANI*



U lind më 28 nëntor të vitit 1884 në Vajzë të Vlorës. Në Vlorë kreu shkollën fillore, në Janinë shkollën e mesme, gjimnazin “Zosimea” në vitin 1888. Në fillim studioi mjekësi, por pastaj vazhdoi Institutin e Lartë të Shkencave politiko-shoqëroro-administrative në Stamboll. Pas shkollës kreu stazhin në prefekturën e Janinës. Në vitin 1908 zëvendësoi për tre muaj nënprefektin e Delvinës dhe u kthye përsëri në Janinë. Vdiq në Tiranë në 20 dhjetor 1966.

***Veprat letrare***
U bë i njohur me poemën "Hanko-Halla" që u botua në vitin 1942. Ndër librat e botuar në vitet 1960-66 përmendim: "Vidi-vidi pëllumbeshë" (1960), "Shqipëria kryesorja" (1961), "Vajzat dhe dallëndyshet" (1964), "Kur merr zjarr rrufeja" (1966), pas vdekjes iu botua "Poezia shqipe" 1973.
Është autori i këngës së njohur "Vlora, Vlora".

## • VLORA, VLORA! •

*Jam vlonjat e jam vlonjat,*
*e kam shkabën mëm’ e atë,*
*shkaba trime dykrenore*
*fron’ e saj e ka në Vlorë!*
*Vlora, Vlora, Vlora, Vlora,*
*rroki armët, bëja forra!*
*Vlora trime shqipëtare*
*si rob jetën s’e do fare,*
*a do mbetet Shqipëri,*
*a do bëhet tym e hi!*

*Vlora, Vlora, Vlora, Vlora,*
*rroki armët, bëja forra!*
*Jam vlonjat e jam burrë,*
*s’duron burri zgjedhë kurrë,*
*jam vlonjat e si vlonjat*
*di bëj luftë me të shtat’!*
*Vlora, Vlora, Vlora, Vlora,*
*Bjeri, moj, t’u lumtë dora!*
*Jam vlonjat dhe trim me besë,*
*rreth flamurit di të vdesë,*
*a me hir a me pahirë*
*doemos do rroj i lirë!*

## • ISMAIL QEMALI •

*(Vjershë e pa botuar, shkruar e kënduar ditën që erdhi Ismail Qemali në Vlorë i vdekur)*

*Mbyllur det' edhe stere*
*Kush do pyes? ... edhe përse?*
*kush pyet për Shqipërinë,*
*Rreth me male një shkretinë*
*E pa zë dhe e pa zotë*
*Vetëm vlente për një botë*
*Që të bënej ndonjë ditë,*
*Një thërrime një kafshitë*
*Për atë e për këtë,*
*Vleft'e saja hë për hë,*
*Dele dajos........*

*Kur nji ditë,*
*Vjen e çfaqet një Profitë;*
*Ish nji plak i bardhë borë,*
*Nji bajrak me zok në dorë;*
*Çan tokë e çan detë*
*Si i çan rrufeja retë;*
*Edhe zbriti mu atje*
*Ku i than nga se për se*
*Po atje në atë vëndë,*
*Dy të prishurit na mëndë,*
*Jo që nuk i than "miserdhe"*
*Po i than dhe "shko nga erdhe!"*

*Plaku gjorë e plaku mjerë,*
*Ku do vejë e ku do bjerë,*
*Nëpër erë e nëpër shira*
*Nëpër gropa me shëllira?*

*Iku ditë e iku natë*
*I mungon dhe buk' e thatë;*
*Edhe buka i mungonte,*
*Vëtan zêmra i valonte.*

*Si ish baltë, këmba kridhej,*
*Si ish plakë, trupi dridhej,*
*Andej ruhej nga armiku,*
*Këtej ruhej nga i ligu.*

*Mirpo plaku bëri krahë;*
*Kaloj male, kaloj brigje,*
*Kaloj pellgje të pa vahë,*
*Kaloj pyje të pa shtigje*
*Syr' i tija një yll shihte*
*Dita yllin po e fshihte.*

*Plaku iku, iku, iku*
*Pas ca dite një mëngjes,*
*Kur dëgjon një zë kikiku,*
*Një qytet i gjithë u ndes.*

*Ish një vend, një vend i lirë*
*Që në gjuhën më të mirë*
*Që në gjuhën e Asllanit,*
*I thon vëndi i jataganit;*

*I thon Vlon' e i thon Vlorë*
*Ku Shqiponja dy krenorë,*
*Gjeti gjithë ata që deshi,*
*Djem baroti, djem arbreshi,*
*Me besë burri armatosur,*
*Trimëri që s'ka të sosur,*

*E kush ishte ai plakë?*
*E kush ishte ajo flakë?*
*Si një yll që është këputur*
*Në një arqe brenda futur,*

*Na harriti.... Kuje sotë*
*Nuk na erdhi si e deshëm,*
*Po në dhe se fusëm dotë*
*Pra në zêmra do t'a ngjeshim.*
*Dhe aty do rroj sa malet*
*Shpirti tija nuk do falet*
*Nuk do falet po si Dielli,*
*Ku bashkohen det e qielli,*
*Atje shuhet ashtu duhet,*
*Qarko botës zë e muhet;*

*Mirpo dielli dhe atëherë,*
*Shkrep dhe shtie mbi të tjerë;*
*Dielli mbet gjithnjë Diell,*
*Kurdoherë me kokë në qiellë,*

*Edhe Plaku këtë ditë,*
*Si njeri mbaroi jetë*
*Mir po Plaku i vërtetë*
*Ish Profit dhe mbet Profit;*
*Dhe qëndron ashtu si ishë;*
*Do mbaj emrin si e kishë;*
*Emr'i tija i vërtetë;*
*Esht Nëntor njëzet' e tet*

# *Hafëz ALI-KORÇA*



U lind në Korçë më 1874 dhe vdiq në Kavajë më 1957. Midis hoxhallarëve të përndjekur nga pushtuesit, fanatikët dhe komunistët, për idetë, pikëpamjet dhe veprimtarinë e tyre është dhe Hafëz Ali Korça. I rritur në një mjedis patriotik, fetar e kulturor korçar të pastër, ai u brumos me bindje dhe parime bazë, që e ngritën lart emrin e tij.

***Veprat letrare***
Treqind e tri fjalët e Imam Aliut, 1900; Historia e shenjt dhe katër halifët, 1900; Mevludi shqip, 1900; Jusufi me Zelihanë, 1900; Abetare, 1910; Alfabeti arabisht, 1914; Muslimanija, 1916; Gramatika dhe syntaksa, Shqip-Arabisht, 1916; Shtat ëndrrat e Shqipërisë, 1924; Bolshevizma çkatrrim i njerëzimit, 1925; Kur'ani i Madhënueshëm e thelbi tij, 1926; Gjylistani (Trëndafilishtja), e Sa'adiut, 1925; Rubaijjati (Katroret) e Umer Khajjamit, 1930...

## • VAJTIMET E ATDHEUT •

*(Kushtuar bombardimit të Drenicës nga serbët në Qershor 1924)*

*Më s'tu nda zjarri, më s't'u nda flaka
Më s't'u nda vrasja, ndjekja, shuplaka,
Më s't'u nda therja, mbytja grabitja,
Më s't'u nda shtypja, vojtja, drobitja.*

*Gra, burra, foshnja për ditë vriten,
Nga vendi vet zhveshur po qiten;
Digjen katundet e përvëlohen,
Ah, shpirti më këputet, prej kujt
s'ndalohën.*

*U germadhove, u copëtove,
Krejt u trondite krejt u shkretove.*

*Qani, vëllezër, Kosovën, qani!
Për gjëmëzezën ca ditë zi mbani!
Qytetërimi ku është vallë?
Përse Europa nuk i sheh hallë?
Si s'po dëgjohet topi i shkretë?
Si s'shihet flaka q* del mbi retë?
Si nuk dëgjohet rënkimi i shpirtit?
Pse s'këshillohet kombi gjakpirës?
Në botë, thua, s'ngeli bamirës.
Qysh u shurdhua bota e terë?
S'shohin barbari gjer sot ç'ka berë*

*Qani, vëllezër, Kosovën, qani!
Për gjëmëzezën ca ditë zi mbani!
Me top u shuan vëllezërit tanë,
Malet dhe fushat ndër gjak i lanë.
I vranë, i shuan, i handakosën.
Në vend të tyre tjetër vëndosën.
Sa pasuri që patën ua përlanë.
S'di me ç'të drejtë dreqvet ia dhanë!
Më digjet shpirti, kam shumë frikë,
Se do t'i sosje kjo politikë,
Fill shqiptari nuk do të lenë?
Fatzijtë e gjorë ku do të vejnë?*

*Qani, vëllezër, Kosovën, qani!*
*Për gjëmëzezën ca ditë zi mbani!*

*Në ketë shekull kjo politikë*
*Mrekulli, quhet e them pa frikë,*
*Kjo politikë racëmbaruese*
*Për ditë grin pleq, trima, nuse*
*Kjo politikë lugate shtrigë*
*Dhelpër dinake, kuçedër e ligë*
*Faroj vëllezër me qindra mijë*
*I madh i Vogël duhet ta dijë*
*Fol, o moj botë e qytetërimit*
*Përse po shkulet kjo racë e trimit.*

*Qani, vëllezër, Kosovën, qani!*
*Për gjëmëzezën ca ditë zi mbani!*

*Kosovë e bukur, oj shpresa jonë*
*Bujare, trime, ke qenë si i thonë*
*Sot të zu halli, në zgjedhë ngele,*
*Kurban po bëhesh për ditë si dele.*
*Kurban po bëhesh ditë bajrami,*
*Në Ballkan thërret veç shqiptari.*
*Kështu pse s'duket Xhebraili?*
*Të të shpëtonte nga thojntë e mprehtë*
*Të të shpëtonte nga zjarri i nxehtë*
*Ty moj Kosovë, e madhe shpresë*
*Se ndaj ty ruhet edhe sot besa,*
*M'i madhi krahu i Shqipërisë!*
*M'e madhja çerdhe e Trimërisë!*

*Qani, vëllezër, Kosovën, qani!*
*Për gjëmëzezën ca ditë zi mbani!*
*Pjesa më e madhe e Shqipërisë*
*Iu dha Serbit e Greqisë*
*Vetëm i ardhi keq Perëndisë*
*Për atë gjakun e foshnjërisë,*
*Dua t'i lutem pak qeverisë*
*Të marrë masat e ligjësisë:*
*T'i lutet Francës dhe Anglisë*
*T'i pritet hovi pak Serbisë*
*Dhe çamërit, fqinjë të Greqisë.*

*Qani Kosovën dhe Çamërinë*
*Për gjëmëzezat zgjatëni zinë!*

*Nip i Pellazgut, o komb i vjetër!*
*Nga ti m'i i vjetër nuk ndodhet tjetër,*
*Dyzet ke patur milione frymë*
*Të pakoi koha, te çkriu si brymë.*
*Le Arijanën, Durrës u mbështete,*
*Nga fati i shkrete si një grusht mbete.*
*Edhe këtuze shprehje nuk gjete.*
*Mento ku ishe, ku je, ku vete,*
*Tashti pa krahë ke mbetur fare*
*Për një te vjetër komb, turp e marrë*

*Qani Kosovën dhe Çamërinë*
*Se i këmbejnë si bagëtinë!*

*Ka vdekur fare civilizimi;*
*Sot veç një lustër ka Perëndim.*
*Iku mëshira erdhi rrënimi!*
*Po del mbi qiejt nga do rënkimi,*
*Në fund të tokës hyfte gëzimi!*
*Kur po shfaroset një komb ma trimi,*
*Kurse ka vdekur krejt njerëzimi,*
*Kurse nuk paska babë a vëlla jetimi,*
*Fare mos qoftë shtypi dhe shkrimi!*

*Qani Kosovën dhe Çamërinë*
*Për gjëmëzezet zgjatëni zinë!*

*Mos i ndaj lotët, qaj Vardar plaku!*
*Nat'e ditë ecën të lahet gjaku*
*Gjaku i shenjtë që derdh barbari,*
*Me te ushqehet sot çdo fill bari,*
*O shalë i shkretë, qysh duron vallë?*
*Pse nuk po shkrihesh, qysh je i gjallë?*
*Shembuni male, mbetët të shkretë!*
*Shembuni bashkë me gjithë tepetë!*
*Kur komb bujari për ditë po shuhet,*
*Ty, moj Kosovë, jeta ç'të duhet?*
*Kur dhe Evropa s'po ta sheh hallin*
*Për ditë ju therin, ju marrin mallin*
*Për ditë ju derdhet gjaku*
*Shpresa ka mbetur vetëm te Hakku.*
*Qani, vëllezër, Kosovën, qani!*
*Për gjëmëzezën ca ditë zi mbani!*

# *Lazar Sotir GUSHO*



I njohur nën pseudonimin Lasgush Poradeci, u lind më 27 dhjetor të vitit 1899 në Pogradec. Vdiq më 12 nëntor të vitit 1987.

Mbas mbarimit të shkollës fillore në Pogradec, i ati i Lasgushit që ishte patriot dhe arsimdashës e dërgoi në moshën 9-vjeçare për të vazhduar studimet në Liceun Rumun të Manastirit. Me fillimin e Luftës së Parë Botërore Liceu u mbyll dhe ai u kthye më 1915 në Pogradec, duke e lënë Liceun pa kryer.

Në vitin 1933, u botua vëllimi i tij i parë "Vallja e yjeve", dhe më 1937, u botua vëllimi i dytë "Ylli i zemrës". Pas Luftës së Dytë Botërore Lasgush Poradeci e vazhdoi veprimtarinë krijuese, por u mor edhe me përkthime. Ai shkroi, veç të tjerash, poemat "Eskursioni teologjik i Sokratit", "Mbi ta", "Kamadeva", baladat për Muharrem e Reshit Çollakun. Gjithashtu, përktheu disa nga kryeveprat e letërsisë botërore si "Eugjen Onjegin" të Pushkinit, lirikat e Lermontovit, të Bllokut, Poemat e Hajnes, të Majakovskit e Miçkieviçit, lirikat e Gëtes dhe Hajnes, poezi të Lanaut, Brehtit; Hygoit, Mysesë, Bajronit, Shellit, Bërnsit, të Emineskut, etj.

## • Ç'U MBUSH MALI •

*(Rapsodi popullore)*

*Shqipëri! Moj nëna ime,*
*Më ke rritur më thërrime!*
*Shqipëri! Të qofsha falë,*
*Të kam nënë-e më ke djalë!*

*I*

*Ç'u mbush mali me dëborë,*
*Ç'u mbush deti me pamporë,*
*Seç u mbush e shkreta Vlorë*
*Plot me krushq edhe dasmorë,*
*S'janë krushq edhe dasmorë,*
*Janë Toskë-e Malësorë-*
*Janë Toskë-e Malësorë*
*Me flamur të kuq në dorë*
*Si dhëndurë me kurorë.*

*Ç'u zbardhë malet, ç'u zbardhë:*
*Nga çdo anë seç na ardhë*
*Shqipëtarët gunë-bardhë.*
*Seç na ardhë palë-palë*
*Dyke rutulluar malë*
*Kush me këmb'e kush me kalë,*
*Kush më shpejt, kush më ngadalë:*
*Kush i lum e kush i gjorë*
*Kanë zbritur mun në Vlorë.*

*II*

*Mun ë Vlorën e Lirisë,*
*N'atë thelb të Shqipërisë.*
*Ç'u nxinë malet, ç'u nxinë,*
*Gur'i kuq lëshon mavinë:*
*Qani, djem, e mbani zinë!*
*Qani gjithë Shqipërinë,*
*Toskërinë, Gegërinë-*
*Ububu! ç'humbi lirinë!*

*Ç'u hap qjelli pak-nga-pak,*
*Maj'e malit seç u flak,*
*Doli Ylli me bajrak:*
*ME armikun kemi gjak.*

*Ç'u mbush sheshi me të parë,*
*Ç'u mbush zyra me zyrtarë,*
*Thonë-u pake çet' e parë!*
*Thonë më t'u paske parë*
*Me tri mijë luftëtarë,*
*Tri shtëpi me fis e farë,*
*Qytetarë, katundar-*
*Gjith bujarë Shqipëtarë.*

*Ç'ka që çan rrufeja retë?*
*Vjen Smaili trim me fletë,*
*Fluturon posi shigjetë,*
*Thonë, vjen përdrejt në Vlorë,*
*Me flamur të kuq në dorë,*
*Me flamurin e lirisë*
*N'atë thelb të Shqipërisë:*
*Thonë,është vet-i-tretë,*
*Thonë, është vet-i-tetë,*
*Thonë vet-i njëstetetë-*
*Rrofsh moj Shqipëri përjetë!*

# *Sejfulla MALËSHOVA*



U lind në Malëshovë të Përmetit në 2 Mars të vitit 1900.
Kreu shkollën fillore në vendlindje, studimet në shkollën " San Demetro Di Korona" në Sicili, në të cilën më parë kishte ndjekur studimet edhe De Rada. Më pas ishte student i Fakultetit të Mjekësisë në Romë. Në vitet 1926-1931 kreu studimet në Universitetin e Filozofisë, në Lomonosov të Moskës.
Njihte shkëlqyeshëm me shkrim dhe këndim tetë gjuhë të huaja por veç fushës së përkthimit ai spikaste dhe në poezi, publicistikë dhe politikë.
Vdiq në vetmi, në banesën e tij në Fier në vitin 1971.
Poezitë e tij të shkruara në prag të luftës dhe gjatë luftës dhe të mbledhura në vëllimin "Vjersha" më 1945 çelën shtegun drejt metodës së realizmit socialist, duke sjellë motive dhe një këndvështrim etik të ri, pavarësisht se më vonë metoda degjeneroi duke u bërë shtesë e politikës së partisë. Poezitë e Malëshovës "Si e dua Shqipërinë" "Punëtori".

## • PSE E DUA SHQIPËRINË •

*S'kam çiflig e s'kam pallate*
*s'kam dyqan me katër kate,*
*po e dua Shqipërinë*
*për një stan në Trebeshinë,*
*për një shkarpë e për një gur,*
*për një gardh e për një mur,*
*për kasollen mbi selishtë,*
*për dy ara në zallishtë,*
*për një lopë e një gomar,*
*për balo, një manar.*
*Unë e dua Shqipërinë*

*për tërfilin mbi lëndinë,*
*për një vajzë gjeraqinë*
*dhe për ujët që buron*
*nga një shkëmb e gurgullon*
*nëpër lisa gjetheshumë,*
*edhe zbret përposh në lumë.*

*Unë e dua Shqipërinë*

*për një lule trëndelinë,*
*për një zog që fluturon,*
*për bilbilin që këndon,*
*në ato ferra e në ato hije*
*këngë malli e dashurie.*
*Unë e dua Shqipërinë,*
*që nga Korça në Vraninë,*
*......................................*
*......................................*
*Unë e dua Shqipërinë*
*që nga Shkupi në Janinë,*
*ku një popull derëzi*
*heq e vuan në robëri,*
*po ka shpirtin luftëtar...*

*Une e dua Shqiperine*
*Si shqiptar e bir shqiptar*

# *Mitrush KUTELI*



U lind më 1907 në Pogradec. Pseudonimi- Dhimitër Pasko. Shkollën fillore e kreu në Pogradec, të mesmen në Selanik, të lartat në Bukuresht (doktoroi për shkencat ekonomike më 1934). Zhvilloi aktivitet në koloninë shqiptare–Bukuresht. Punoi në Ministrinë e Financave dhe guvernator në Bankën Rumune. 1942-në vendlindje merret me ekonomi dhe letërsi.
Vdes në 1967 në Tiranë.

***Veprat letrare***
"Netë shqiptare"(tregime, novela) 1937; "Ago Jakupi" 1943; "Shënime letrare(kritikë)" 1944; "Poetë e detraktrë (shkrimë letrarë)" 1944, kushtuar reagimit të Kristë Malokut që bëri ndaj vështrimit kritik letrar të Kutelit (Shënime letrare); "Baltë nga kjo tokë" (poezi).

## • TË DUA BALTË SHQIPTARE •

*Të dua baltë shqiptare*
*Të dua egërsisht!*
*dëshpërimisht!*
*si ujku pyllin,*
*si vala valën,*
*si balta balten.*

*Se gjer mbi gju*
*jam brenda teje,*
*se lerë kam këtu,*
*si baba, si gjyshi.*

*Të dua baltë shqiptare!*
*se gjer mbi bel,*
*e përmbi bel*
*jam brenda teje-*
*e s'dal dot*
*se s'dua!*
*Se ti më lidh*
*e më mban*
*me mjaltë*
*e me pelin.*

*Se këtu vdekur ka,*
*këtu,*
*nëna dhe baba e gjyshër-stërgjyshi.*

*Të dua baltë shqiptare*
*Magjistare*
*e ëmbël*
*si vetë vdekja.*

*se thellë jam këtu*
*brenda teje*
*gjer mbi gju*
*gjer mbi bel*
*e gjer mbi krye.*

*Dhe dua fort të dehem*
*të prehem*
*(ah që tani!)*
*Brenda teje.*

## • QËNDRIMI •
***(fragment)***

*Jam shqiptar*
*e kosovar;*
*zot e krenar,*
*zot e bujar*
*mbi këtë dhé,*
*q'e kam si fe,*
*e përmbi fé:*
*E kam vatan!*
*E kam atdhe!*
*Që gjysh stërgjysh,*
*që brez pas brez,*
*që gjithëmonë.*
*Ti shqa thërret,*
*ti shqa bërtet,*
*gjer lartë në retë*
*se jam barbar.*
*Jo, s'jam*
*si bërtet ti,*
*si buçet ti,*
*ti, Mal i Zi.*
*Po vendin tim e dua,*
*lirinë e dua,*
*e s'dua*
*zot*
*mbi mua.*
*Se jam këtu*
*kur s'kish njeri,*
*kur s'kish kufi*
*as fqinjëri,*
*as shqa të zi.*
*Se jam këtu*
*kur Mal i Zi*
*ish Iliri;*
*kur nga një det*
*në tjetrin det*
*isha zot vetë!*
*Unë jam këtu*
*nga moti*
*kur vetë Zoti*
*e bëri fushën*
*fushë*
*e malin*
*mal.*
*Unë jam këtu*
*e do të jem*
*- dem baba dem –*
*sa mali të bëhet hi*
*e hiri mal përsëri.*

# *Millosh Gjergj Nikolla MIGJENI*



U lind më 1911 në Shkodër, në një familje tregtare. Shkollimin fillor e kreu në Shkodër, mësimet i vazhdon në Tivar, përfundon seminarin teologjik të Manastirit në vitin 1932.
Punoi si mësues në fshatin Vrakë në vitin 1933 dhe në Pukë në vitin 1937.
Rruga Vrakë-Shkodër ia keqëson shëndetin, se u prek nga tuberkulozi. Më 1937 dhjetor niset për t'u kuruar në Itali.
Vdes më 26 gusht 1938 në Itali.

***Veprat letrare***
1934- boton shkrimet e para, bashkëpunim me revistën "Ilyria" dhe "Bota e re".
1936-Vargjet e lira (përmbledhje poezish).
Cikli i parë-Kangët e ringjalljes,
Cikli i dytë-Këngët e mjerimit nis me vjershën "Poema e mjerimit"
Cikli i tretë- Kangët e perëndimit sjell imazhin e L. II. Bot.
Cikli i katërt- Kangë më vete sjell imazhin e L.II.Botërore.
Prozat Migjeni sipas strukturës i ndan në skica, novela dhe tregime por i quan novelëza.

## • TË BIRTË E SHEKULLIT TË RI •

*Na të birtë e shekullit të ri,*
*që plakun e lamë në "shejtnin" e tij*
*e çuem grushtin për me luftue*
*ndër lufta të reja*
*dhe me fitue...*
*Na të birtë e shekullit të ri*
*filizat e një toke së rimun me lot,*
*ku djersë e ballit u dikonte kot –*
*se dheu ynë qe kafshatë e huej*
*dhe në marrzi duhej shumë shtrejtë tu paguhej...*

*Na të birtë e shekullit të ri,*
*vllazën të lindun e të rritun në zi,*
*kur tinglloi çast' i ynë i mbramë*
*edhe fatlumë*
*ditëm me thanë*
*S'duem me humbë*
*në lojë të përgjaktë të historis njerzore,*
*jo! jo! s'i duem humbjet prore –*
*duem ngadhnim!*
*ngadhnim, ndërgjegje dhe mendimi të lirë!*
*S'duem për hir*
*të kalbsinave të vjetra, që kërkojnë "shejtnim",*
*të zhytemi prap në pellgun e mjerimit*
*që të vajtojmë prap kangën e treishtimit,*
*kangën monotone, pa shpirt të skllavnis –*
*të jem' një thumb i ngulun ndër trutë të njerzis.*
*Na të birtë e shekullit të ri,*
*me hovin tonë e të ndezun peshë,*
*ndër lufta të reja kemi m'u ndeshë*
*dhe për fitore kem' me ra fli.*

# *Arshi PIPA*



U lind në Shkodër më 1920. Pasi kreu mësimet e mesme në liceun e vendlindjes, ai studioi për filozofi në Universitetin e Firences (Itali). Prej vitit 1941-1946 dha mësim në shkolla të mesme të Tiranës e Durrësit. Në prill të vitit 1946 u burgos nga regjimi komunist për idetë e tij patriotike e demokratike. Për dhjetë vjet (1946-1956) ai vuajti në burgjet dhe kampet e shfarosjes (Durrës, Vloçisht, Korçë, Tiranë, Burrel etj.). Vdiq në Uashington më 20 korrik 1997.
Shkrimet e tij të botuara në shqip, anglisht, frëngjisht dhe italisht ndahen në: poezi, estetikë e filozofi dhe kritikë letrare.
Në poezi janë vëllimet shqip: "Lundërtarë", "Libri i Burgut", "Rusha" dhe "Meridiana".

## • LEGJENDA E DRENICËS •

*Uluron murrani i çmendun*
*Fshan si bishë me zhgjetën n'bri*
*Davaritet mjegulla e dendun*
*Mbi katundin shkrumb e hi*

*E mbi buzën e një rrëmuje*
*Duket tash një kullë mënjanë*
*Një djalosh përmas dritares*
*Rrin mendueshëm e nuk bzan*

*Asht për rruge në armë shtrëngue*
*bomba dorë me gjerdane*
*"Loke s'mundem me mungue*
*Lamtumirë kam ardh me t'thane"*

*Qan e ama e duert i mbetën*
*Tu'i përdredh n'idhnime fshan:*
*"Dy qi pata shkuen e mbeten...*
*Bir o bir ku do me m'lanë?"*

*Mbush s'i ke ti pesëmbedhetat*
*Kush at gja s'ta ven ty barrë*
*Nanë do shkoj me u ba me çetat*
*Gjakun vllaznëve me u a marrë!*

*Kanë me t'vra si tu vllezën*
*si tët atë i pushkatue*
*ku na len ah mu fatzezën*
*tande motër fatshkretue?*

*Lene nanë, ma keq me mbyllë*
*ktu me e gjet si berr e presin*
*Shqe veç janë, me hyll pa hyll*
*Qymen kan nderru jo vesin.*

*Lene t'shkojë, e mbarë ju dhashtë*
*Ktheftë me nder, por n'qoftë o vlla...*
*perëndija mos e dhashtë*
*Gjakun vet kam për ta la.*

*Fishkullon murrani rrmores*
*me frullizë tue uturi*
*hyn nder hekrat e dritores*
*nalt tek kulla shkrumb e hi.*

## • KOSOVËS •

*Vllazën shqiptarë, Kosova s' asht e jona.
Kush me e përmendë guzon ai ban
trathti!
O kob qi s'do t'harrohet kurr tevona!
Kosova e ngratë dergjet e vdes n'robni.*

*Prej bastardhësh trathtue qi i zhgulen
zemrën
e n'pre ua hodhën klyshve qi Moskova
Për gjak ndërsen, me parzëm shkele
nën themrën mizore sllave po jep shpirt
Kosova.*

*Deri kur, vllëzen, do ta ndiejmë na veten
fajtorë pse vendin ku Shqipnija leu
guxojmë ta duem, tue pasun frigë
fatshkretën
Kosovën tonë ta quejmë gjymtyrë atdheu?*

*O tokë e bukur ku fjala burrneshë
ilire ushton qysh me mjegull gojdhane!
gjoks i Shqipnis, ku e ndryme si luaneshë
ndër hekura gjëmon zemra Dardane.*

*A mundet ajo, vall, me u-zhgulun dejsh
pa ba kufomë llogoren e krahnorin?
Lumnin tande, Kosovë, at'here ta rryejsh
kur gjak i lirë t'vadise hullin e plorit.*

*Sot tjetërkush ta gzon frytin e punës,
mbi tokën tande, kosovar, je skllav!
Qi t'la mbi vetulla kamxhiku sllav!*

*Qoftë e mallkueme fara qi aty hidhet
me djersë e njomun pleqsh, me lotë
kërthijsh!
Bukën e turpit e t'poshtnimit t'idhët,
o vend martyr, der kur ta kapërdijsh?*

*Qenka pra faj me lypë të drejtën tande?
Dorën për lmoshë duhet me i shtri
kusarit?
O gjuhë, ti bamu rrfe e tmerrin trande!
Do t'vijë, do vijë nji ditë ora e shqiptarit!*

*Mbas nesh tjerë kanë me ardhë.
S'fiket Shqipnija
pse disa qinda nesh rrzohen nën
plumbin.
Se për çdo dhjetë prej nesh qi amshon
lirija
dhjetë mijë do t'lindin e dhjetë mijë do
t'humbin!*

*Do t'humbin shqim ata qi sot na
shtypën!
Kulshedra e re me lakminat e vjetra
at'here do t'shembet kur ta shofim
shqypen
prej majesh tu'e sulmue me sqeq e
kthetra.*

*Andej na priret shpirti i fortë me hove
t'dalldisuna ngadhnjimi, ushton jehona:
O vllezën, nalt ju ballin! prej Kosove
Der n'Çamëri Shqipnija asht e jona.*

# *Fatos ARAPI*



U lind në vitin 1930 në Vlorë, ku e kreu shkollën e mesme, ndërsa studimet e larta i ndoqi në Sofje-Bullgari, në fakultetin e Matematikës dhe të Ekonomisë. Ka punuar shumë vjet gazetar dhe pedagog në Fakultetin Histori Filologji të Tiranës. Disa herë ka fituar çmime kombëtare e ndërkombëtare për poezi. Në vitin 2008 e fitoi "Kurorën e artë" në manifestimin poetik Mbrëmjet e Poezisë Strugane dhe është i pari poet shqiptar që e ka fituar këtë shpërblim.

***Veprat letrare***
"Shtigje poetike", 1962; "Partizani pa emër", 1962; "Poema dhe vjersha", 1966; "Ritme të hekurta", 1968; "Patat e egra", 1969; "Dhjetori i shqetësuar", 1970; "Dikush më buzëqeshte", 1972; "Poezi të zgjedhura", 1974; "Drejt qindra shekujsh shkojmë", 1977; "Shokët", 1977; "Cipa e borës", 1985; "Deti në mes", 1986; "Ku shkoni ju statuja", 1990; "Gjeniu pa kokë", 1999.

## • ATDHEU •

*Atdheu është dhimbje, është dhimbje.*
*Një prill i pikëlluar në shpirt.*
*Atdheu është kryqi, është kryqi*
*E mban - dhe të mban ty në shpirt.*

*Atdheu është toka e premtuar.*
*Ti shkel si një zot dhe se ka nden këmbë.*
*Atdheu s'ka fjalë, ka sy të trishtuar.*
*Vdes dashuria në dashuri që të çmend.*

*Atdheu është buka e uritur.*
*Të ikën nga duart e dot nuk të ngop*
*Ëndërr dhe ankth dhe shpresë e sfilitur*
*Me sytë n'errësirë vetveten kërkon.*

*Atdheu është varr i hapur, është varr.*
*Një jetë drejt tij shkon me besë që lind.*
*Në një pikë loti mbyt lotin fatvrarë.*
*Në një pikë loti lirinë e lind.*

*Atdheu yt i vogli, i vogli*
*ai hyjnori i pavdekshmi si loti*

## • NË TIRANË KA VETËM TIRANË •

*Në Tiranë ka vetëm tiranë,*
*Në Tiranë të vrasin të gjithë*
*një shëtitje me veten të vret.*
*Mos e ndill kujtimin në Tiranë,*
*është tmerrësisht i pamëshirshëm.-Të vret.*
*Mos guxo ta shohësh në sy lirinë në Tiranë,-*
*dielli i syrit shuhet, shkërmoqet e zhbëhet.*
*Ti i barabartë me lirinë?-Mos e beso!*
*Liria të vret.*
*Hipokrite shpresa sy-picigjate e Tiranës*
*ti i vdekur-e ajo me gojën e saj të jep frymë,*
*të ngjall që sërish ty të vrasë-të vret.*
*është tjetër,tjetër trishtimi i tetorit në Tiranë,*
*vjen duke ikur-të vret.*
*Si krye-engjëlli, Sovrani i zymtë, ferrin e tij-*
*e dua Tiranën se të vret.*

## • MOTIV ARBËRESH •

*Po trokas në zemrën tënde*
*hapma derën, zonja ime!*
*Kaloj pragun e hyj brenda...*
*Dua që të kem mbi krye*
*hapësirën erë yjesh;*
*të shikoj rrëketë qiellore*
*se si lozin gjithë dritëza*
*burimit të syrit tënd.*
*Dhe si luftëtar i varfër*
*Që të mbështet kryet mbi gurë,*
*gjer të nisë lufta prapë,-*
*dua kokën ta mbështes*
*mu në gjoksin tënd prej dielli...*

*...dhe të marr, moj, një sy gjumë.*

# *Dritëro AGOLLI*



U lindi më 1931 në Menkulas, Devoll. Shkollimin fillor në vendlindje, të mesmen në gjimnazin e Gjirokastrës, studioi letërsi në ShënPeterburg. Krijimtaria letrare e modernistit Dritëro Agolli i përket brezit të dytë të shkrimtarëve të "realizmit socialist", por Agolli bashkë me Kadarenë u desh të krijonin sipas dy metodave: realizmit socialist dhe modernes hermeneutike. Krijimtaria e tij është e shtrirë në disa gjini: poezi, poema, tregime, novela, romane, drama, skenarë filmash etj. Librat e Agollit u përkthyen në shumë gjuhë botërore.

***Veprat letrare***

"Në rrugë dola"-1964; "Zhurma e erërave të dikurshme" (tregime)-1961; "Hapat e mia në asfalt"-1970; "Komisari Memo" (roman)-1965; "Shtigje malesh dhe trotuare"-1975; "Njeriu me top" (roman)-1964; "Devoll -Devoll"-1980; "Trëndafil në gotë" (roman)-1968; "Mesditë" "Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo" (roman)-1969; "Baballarët" "Hundëleshi" (ose "Kalorësi lakuriq", roman)-1974; "Nënë Shqipëri" "Dështaku" (roman)-1977; "Fjala gdhendë gurin" "Baladë për një grua" (dramë)-1985; "Udhëtoj i menduar" "Fytyra e dytë" (dramë)-1993;"Pelegrini i vonuar" "Mosha e bardhë" (dramë)-1995;"Lypësi i kohës"-1999;"Fletorkat e mesnatës" etj.

## • NUSJA NGA KOSOVA •

*Kam dashur t'i gjeja dhe nipit tim të vogël një nuse*
*Andej nga Kosova në fshatrat e thella,*
*Po kjo ka qenë një ëndërr pas zjarrit me flakë të kuqe*
*Si valë e flamurit tek shpella.*

*Ka qenë vërtet një ëndërr në viset e mia me gurra,*
*Ku rrjedhin ujërat, por unë etjen e verës zor se e shuaj.*
*Kam dashur nusen e nipit të mos e marr me vetura,*
*Po veç si qëmoti me kuaj.*

*Një muaj të tërë le të zgjaste udhëtimi me kalë,*
*Me pluhur mbi vello të vinte nusja e nipit tek unë,*
*Me dorën time t'ia shkundja duvakun palë mbi palë*
*Atje tek oxhaku, ku kafja në xhezve bën shkumbë.*

*Dhe s'kishte gjë, le të binte pluhur i udhës së largët*
*Në vatrën time të vjetër sa përralla,*
*Po kjo nuk ndodhi mes botës së ligë e të varfër,*
*Ku rron ky fisi ynë i ndarë në dysh plot andralla.*

*Ku s'merr dot një nuse për nip a për djalë,*
*Se fisin e ndan kufiri me dy pasaporta;*
*Këto pasaporta s'të lenë të marrësh nuse me kalë,*
*As me vetura, as me trena dhe as me avionë ndofta...*

*Kam ëndërruar t'i gjeja një nuse tim nipi të dashur*
*Në fshatrat e thella andej nga Kosova,*
*Se s'desha të shkoja në tjetrën botë me buzë të plasur,*
*Ta shuaja etjen e mallit për aq sa të rroja.*

## • MALLI PËR HERONJTË •

*S'ka heronj, heronjtë i përzumë*
*me lavdi përditë i nanuritëm*
*dhe me lajka dalëngadalë i vumë*
*një nga një në prehje dhe në gjumë.*

*S'ka heronj, heronjtë u mërzitën,*
*prisnin ëndrrat, ëndrrat u vonuan*
*duke pritur heshtën e dremitën*
*dhe në nina-nana u kënduam.*

*Ç'digjeni nga malli për heronjtë?*
*kushedi kur kthehen nga kjo anë*
*Ç'i kërkoni? Pritja është e kotë*
*S'ka heronj, tani ka pehlivanë!*

# *Havzi NELA*



Poeti kryengritës, nga Kollovozi i Kukësit, Havzi Nela (1934-1988), ishte njëri nga ata që s`u pajtua asnjëherë me të keqen, që solli dhe po e sillte vazhdimisht regjimi komunist në Shqipëri gjatë viteve të sundimit të tij(1945-1990). Këtë të keqe ai e kishte vërejtur që herët. I lindur në Kollovoz të Kukësit, në këtë fshat të humbur të Shqipërisë së Veriut, atje afër "qytetit verior" të Kukësit, Havzi Nela, poeti i ardhshëm, që herët u ballafaqua me vuajtjet dhe padrejtësitë, të cilat u mundua t'i sfidonte në forma të ndryshme. Pasi kishte kryer Shkollën Pedagogjike në Shkodër, ai fillon punën në rrethin e Matit, por u bënë shkak disa vjersha që iu gjetën, të cilat siç duket ishin të "papëlqyera" për pushtetin dhe pushtetarët e asaj kohe, andaj pushohet nga puna.
Më 10 gusht 1988, në orën 02:00 të mëngjesit, ai u ekzekutua me varje në mes të qytetit të Kukësit.

## • TË DUE! •

*Me të thanë: "Të due!", kjo asht fare pak,*
*Oh, sa e vogël më duket kjo fjalë!*
*Dashuninë time nuk e shpreh aspak;*
*Zemrën që buçet, derdh shkumb' e valë.*

*Me të thanë se bota pa ty asht nji hiç,*
*Ti s'do ta besosh, do t'qeshësh me mue;*
*Për ty sot jam nda me tanë shok' e miq,*
*Më shohin me inat, veç pse unë të due.*

*Kur unë them: "Je dielli, hana pesëmbëdhjetë",*
*Të tjerët të shajnë, nxjerrin helm e vner,*
*Ti për mue, e dashtun, gjithmonë ke me mbetë,*
*Trandafil i bukur, kur çel në pranverë.*

*Të due, oh, të due, po digjem si zjarri,*
*Të due sa s'thuhet, nuk shprehet me gojë,*
*Për dashuninë tande nuk më kalb as varri,*
*Për nji puthje buzësh, u thava, o zonjë.*

*Të due për trupin, shtatin si selvi*
*Për synin filxhan, vetullën kaleshë,*
*Për faqet, për gojën, buzët si qershi,*
*Por ma shumë për shpirtin, kur ambël më qesh.*

*Dil, oh dil, e dashtun, mos më le të vuej!*
*Bota le të flasin, e kanë nga zilia;*
*Dil, mos rri e mbyllun, fjalën mos ma luej!*
*Kush flet keq për ne, i vraftë Perëndia!*

## • NUSJA E FLAMURIT •

*(Nji vjershë i kushtohet NUSES KOSOVARE)*

*Lavdi çikës kosovare*
*Si një shqerrë, si nji manare.*
*I del tankut; thotë "ndal!"*
*Rritet, ngrihet sa nji mal!*

*Shih si jam si lulëkuqe,*
*Lulëkuqe buzëburbuqe,*
*Jam shqiponja me dy krenë*
*Fluturova, mora dhenë.*

*Për Kosovën Republikë*
*Lëshohem, ngjitem, nuk kam frikë*
*Jam shqiponja me krah' e fletë,*
*Lëshohem, ngjitem gjer te retë.*

*Jam e bukur, drit' e nur,*
*kuq e zi, jam ba flamur,*
*Kam fustanin fletë-fletë*
*Jam shqiponjë e vërtetë.*

*Nalt mbi tank shqiponja ngjitet*
*Hapi krahët, po valëvitet*
*Për Kosovën Republikë*
*Fluturon e nuk di frikë.*

*Hapi flatrat, n'ajër u lëshue*
*Bash si zanë u mrekullue!*
*Si shqiponja me dy krenë*
*Fluturoi e mori dhenë!*

*Manushaqe, lulëkuqe,*
*Nusja jone, buzëburbuqe,*
*Majë tankut me flamur,*
*ngjitesh mos me vdekun kurrë!*

# *Ismail KADARE*



Shkrimtar bashkëkohor, disa herë i nominuar për çmimin "Nobel" për letërsi. Dallohet për novela, romane, por ka shkruar dhe poezi dhe kritika. Ai e ka ndarë jetën e tij mes Francës dhe Shqipërisë. Nisi të shkruajë kur ishte ende i ri dhe veprat e tij janë përkthyer në mbi tridhjetë gjuhë.
Ismail Kadare lindi më 28 janar 1936 në Gjirokastër, ku përfundoi edhe arsimin e mesëm; më 1958 mbaroi degën e Gjuhës e të Letërsisë në Universitetin e Tiranës. Më pas shkoi në Moskë me studime për dy vjet në Institutin e Letërsisë Botërore "Maksim Gorki" (1958-1960). Ismail Kadare është një nga shkrimtarët më të mëdhenj të letërsisë shqipe dhe gjithashtu një nga shkrimtarët më të mëdhenj të letërsisë botërore bashkëkohore. Me veprën e tij, që ka shënuar një numër rekord të përkthimeve (në mbi 45 gjuhë të huaja) ai e ka bërë të njohur Shqipërinë në botë, me historinë dhe me kulturën e saj shekullore.
Rrugën e krijimtarisë letrare e nisi si poet që në vitet e gjimnazit me Frymëzimet djaloshare, 1954, "Ëndërrimet", 1957), por u bë i njohur sidomos me vëllimin Shekulli im (1961), që u pasua nga vëllimet e tjera poetike, si: Përse mendohen këto male (1964), Motive me diell (1968) dhe Koha (1976). Vepra poetike e Ismail Kadaresë shquhet për idetë e thella dhe për figuracionin e pasur e origjinal; rol me rëndësi për pasurimin e poezisë shqiptare.
Në fushën e prozës, Ismail Kadare ka lëvruar tregimin, novelën dhe romanin. Vepra e parë e rëndësishme e Ismail Kadaresë në prozë është romani “Qyteti pa reklama”, që nuk u lejua të botohej i plotë deri në vitin 2003. Prozën e tij e karakterizojnë përgjithësimet e gjëra historiko-filozofike, subjekti i ngjeshur dhe mendimi i thellë i shprehur shpesh me anë të parabolës, mbi bazën e asociacionit apo të analogjive historike. Ideja e romanit Gjenerali i ushtrisë së vdekur (1964) është shpirti liridashës i popullit shqiptar. Temën e shpirtit të pamposhtur të shqiptarëve nëpër shekuj autori e trajtoi edhe në romanin Kështjella (1975). Në romanin Kronikë në gur (1970) Kadare kritikoi psikologjinë provinciale dhe traditat prapanike. Probleme të rëndësishme të historisë janë trajtuar edhe në përmbledhjet me tregime e novela Emblema e dikurshme (1977), Ura me tri harqe (1978) dhe Gjakftohtësia (1980). E veçanta e talentit të Ismail Kadaresë shfaqet sidomos në trajtimin, nga një këndvështrim i ri, i temës historike dhe në tingëllimin e mprehtë aktual që është i aftë t'i japë asaj. Një nga krijimet më të shquara të Ismail Kadaresë dhe të të gjithë letërsisë së re shqiptare është romani Pallati i ëndrrave (1981). Shumica e veprave të Ismail Kadaresë janë përkthyer e

botuar në mbi 45 gjuhë të botës dhe janë pritur shumë mirë nga publiku lexues. Ai është shkrimtari shqiptar më i njohur në botë.Në vjeshtën e viti 1990 Ismail Kadare vendosi të largohet nga Shqipëria dhe të qëndrojë në Paris. Shkrimtari në atë kohë e përligji këtë largim me “mungesën e ndryshimeve demokratike”. Autoritetet e kohës e dënuan largimin e Ismail Kadaresë, por krijimtaria e tij nuk u ndalua. Në vitin 1990 e më pas vepra e tij bëhet shprehja më e fuqishme e vlerave gjuhësore dhe artistike të shqipes letrare. Letërsia e Ismail Kadaresë pas vitit 1990 bart të njëjtat tipare thelbësore të asaj të mëparshme: frymën etnografike dhe shpërfaqjen e identitetit shqiptar. Në 2009 ai u nderua me Diplomë Nderi i Shkencave Sociale dhe Komunikimit institucional të Universitetit të Palermos në Sicili, kërkuar me forcë dhe dëshirë nga arbëreshët e Piana degli Albanesi. Ismail Kadare është anëtar i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë.

***Veprat letrare***

Shih edhe Përkthimi i veprës së Ismail Kadaresë:
Frymëzime djaloshare poezi-1954; Ëndërrime poezi-1957; Shekulli im poezi-(1961); Gjenerali i ushtrisë së vdekur-roman-1963; Përse mendohen këto male poezi-1964; Dasma-1968; Motive me diell poezi-(1968); Kështjella-roman-1970; Kronikë në gur - roman - 1971; Koha (1976); Dimri i madh - roman - 1977; Ura me tri harqe - 1978; Kush e solli Doruntinën - roman - 1979; Prilli i thyer - 1980; Gjakftohtësia - përmbledhje novelash – 1980; Nata me hënë - 1985; Koha e shkrimeve - 1986; Koncert në fund të dimrit - 1988; Vepra Letrare - 1981-1989; Dosja H - 1990; Piramida - 1992; Shqipëri - 1995; Përbindëshi; Pallati i ëndrrave - 1996; Dialog me Alain Bosquet – 1996; Spiritus - roman-1996; Kushëriri i engjëjve - ese- 1997; Poezi – 1997; Kombi shqiptar në prag të mijëvjeçarit të tretë - ese - 1998; Tri këngë zie për Kosovën - triptik – 1998; Ikja e shtërgut - tregim - 1999; Qorrfermani - roman – 1999; Vjedhja e gjumit mbretëror - tregime – 1999; Ra ky mort e u pamë - ditar për Kosovën, artikuj, letra - 2000; Kohë barbare (Nga Shqipëria në Kosovë) - biseda – 2000; Breznitë e Hankonatëve – 2000; Vajza e Agamemnonit – 2000; Bisedë përmes hekurash – 2000; Elegji për Kosovën – 2000; Lulet e ftohta të marsit - roman – 2000; Unaza në kthetra - 2001; Eskili, ky humbës i madh - 2001 (ribotim); Qyteti pa reklama - roman – 2001; Jeta, loja dhe vdekja e Lul Mazrekut - roman - 2002; Princesha Argjiro -lektyrë – 2003; Pasardhësi - roman - 2004; Shkaba - 2004; Ftese ne studio - 2004; Dantja i pashmangshëm - 2005; Identiteti evropian i shqiptarëve - 2006; Hamleti, princi i vështirë - Sprovë - 2006; Hija (roman) - 2007; Spiritus - 2007; Çështje të marrëzisë; Poshtërimi në Ballkan -Muzgu i perëndive të stepës -Darka e gabuar - roman - 2008; E penguara - roman - 2009; Aksidenti - roman - 2010; Ca pika shiu ranë mbi qelq - poezi; Ditë kafenesh - novelë; Mosmarrëveshja, mbi raportet e Shqipërisë me vetveten - 2010; Stinë e mërzitshme në Olymp; Vepra 1, 2, 3.

***Nderime***

Ismail Kadare është laureat i shumë çmimeve letrare kombëtare dhe ndërkombëtare.

Që nga viti 1994 Ismail Kadare është anëtar korrespondent i Akademisë së Shkencave Morale dhe Politike të Francës dhe anëtar i jashtëm i ASHAK.

Ka qenë delegat në Kongresin e Drejtshkrimit (1972).

Në vitin 2005 fitoi çmimin "The Booker Prize Man".

Ismail Kadare është dekoruar nga Presidenti i Republikës së Shqipërisë me Urdhrin "Nderi i Kombit" dhe nga shteti francez me urdhrat "Kryqi i Legjionit të Nderit" e "Oficer i Legjionit të Nderit".

Ismail Kadare më 23.06.2009 u nderua me Çmimin e madh spanjoll, "Princi i Asturias për Letërsi", nje nga çmimet me prestigjoze letrare në botë. Ai doli fitues mes 31 kandidateve nga 25 vende të ndryshme të botës ku dallohet emri i Milan Kunderës apo italiani Antonio Cabucchi.

Ky çmim u akordohet personave, institucioneve, puna krijuese ose kërkimore e të cilëve përfaqëson një kontribut të madh në kulturën universale në fushat e letërsisë apo gjuhësisë.

## • PORTRETI I SKËNDERBEUT •

*Si ditë e plotë ai shtillej*
*me re dhe erë mbi atdhe*
*Një emër, Gjergj, e kish si diellin,*
*Tjetrin si hënën, Skënderbe.*

*Dy brirë dhie kish mbi krye,*
*Emblemë e vjetër e çuditshme,*
*Sikur ta dinte që mes brinjëve*
*Dy perandorë do të godiste.*

*Njëzet e katër luftëra bëri,*
*Njëzet e katër vdekje theu,*
*Çka mangët linte ditën Gjergji,*
*Plotësonte natën Skënderbeu.*

*Pas vdekjes eshtrat iu ndanë,*
*Në mijëra varre ato u shkrinë.*
*Gjithçka të shumtë ai pati,*
*Të vetmen kish veç Shqipërinë.*

## • VALLJA SHQIPETARE •

*Tri herë opinga rrahu dheun*
*Sikur kërkoi leje prej tij.*
*Pastaj shamia palët ndehu*
*Me qetësi dhe madhështi.*

*Kështu midis qiellit dhe botës*
*allja u lind, vallja u shpall.*
*Këmba sinjale i qon tokës*
*Dhe dora qiellit i jep lajm.*

*Dhe vallja rrokulliset tutje*
*Në kohëra hedhur si hobe,*
*Prilli përsipër i hedh lule,*
*Dhjetori borën shkund atje.*

*Valle shqiptare, shenja n'erë.*
*Ylbere tirqish tej tëhu.*
*Kush ju kërceu ju njëherë*
*Dhe këmbët rob s'i mbenë te ju.*

*Kush ra midis vorbullës suaj*
*Dhe s'u përzhit, dhe s'u përflak.*
*Ju bubullima me opinga,*
*Që nëpër shekuj bridhni varg.*

# *Jorgo BLLACI*



U lind më 1938 në Gjirokastër. Studioi për Gjuhë-Letërsi Shqipe dhe ka punuar së pari si mësues e pastaj përkthyes. Pas burgimit për arsye politike më 1964-1967 Bllaci u detyrua të punojë si punëtor ndërtimi. Më 1990 u kthye përsëri në shtëpinë botuese "Naim Frashëri". Ai është autor i disa vëllimeve me poezi, ndër të cilat "Ligjërimet e Pyllit"(1964) dhe "Epika e trëndafilave"(1990). Ka shqipëruar vepra poetike autorësh të njohur, si Shevçenko, Pushkin, Esenin, Gëte etj, si dhe vepra në prozë, midis të cilave romanet "Rudini" dhe "Ujërat pranverore" të Turgenievit, si dhe disa libra me poezi për fëmijë."

Jorgo Bllaci vdiq në Moskë, më 28 shtator 2001. Jetoi i përbaltur, i nëpërkëmbur në një kohë që donte vrazhdësi dhe nënshtrim, nënshtrim të vrazhdësuar. Një poet, vetëm një poet... poet i vërtetë, edhe pa qenë gjeni.

## • LASGUSH PORADECIT •

*"Naimi preu shkurret, shkuli ferrat,*
*pastaj qilizmë truallin punoi;*
*fidanet mbollën me durim të tjerët*
*dhe vreshti i bukur shpatin gjelbëroi.*

*kur vajta unë atje-më tha Lasgushi,*
*një mbrëmje buzë gjolit tek shëtisnim,*
*hardhitë kishin lidhur vile rrushi,*
*por, kemi etje, dukej sikur flisnin.*

*ahere ç'bëra? nëpër shkëmb të malit,*
*një brazdë hapa deri te burimet*
*dhe më së fundi, ujërat si kristali*
*u derdhën nëpër te me mërmërimë."*

*si tha këto mbështeti të dy duart*
*përmbi bastun, dhe shtoi si nëpër lotë:*
*"e keni radhën ju për ta punuar*
*këtë të bukur vresht, pa shok në botë.*

*ta rritni të shëndetshëm, ta selitni,*
*ta doni si thesarin më me vlerë;*
*dhe neve,që aty e lamë shpirtin,*
*na sillni nëpër mend ngandonjherë!.."*

## • VALLJA E OSMAN TAKËS •

*Eh, mor Osman Taka
bir Osman me halle
vetëtin me kordhe
shkrepëtin me valle!*

*Ngrihesh si shqiponjë
bie si fajkua
papo shkel mbi truall
si sorkadh mbi thua*

*Sikur do të thuash
"Ka barut kjo tokë
rëndë po ta shkelësh
bën shaka me kokë"*

*"Ç'bën ky rënjëdalë,-
Turfullon valiu,-
Ç'e pandeh litarin?
Lodër çilimiu"?*

*Rreptas ti përdridhesh
porsi shakull ere
Ç'i kujton halldupit
pritat e limeret,*

*Pritat e asqerët
prerë e grirë strallit...
Hijen e mehitit
Ç'i vërvite ballit!*

*Eh mor Osman Taka
Bir Osman me halle
Një pasha dovleti
vrave me një valle!*

# *Dalan LUZAJ*



U lind në Vlorë më 3 gusht 1944. Fëmijërinë e hidhur e kaloi në Ujin e Ftohtë të Vlorës, ku kreu dhe shkollën fillore. Mbaroi në vitet 1962-1963 shkollën e mesme Pedagogjike "Jani Minga". Punoi ca vite si mësues në fshatrat e Tepelenës, dhe më pas lufta e klasave e dënoi me njëzetedy vjet internim në fshatin Sherishte të Vlorës, që ishte dhe periudha më e zezë e familjes së tij. Si të gjitha familjet e tjera të deklasuara edhe familja Luzaj u vu në shënjestër të diktaturës, për shkak të babait, profesorit të madh Isuf Luzaj, armikut të diktaturës. Poezinë e nisi shpejt, që në bankat e shkollës, por ia goditën pa mundur t'ia vrisnin.
Sot, jeton me familjen e tij në Çikago, Illinois të SHBA-ve. Aktualisht është kryetar i Shoqatës së Shkrimtarëve Shqiptaro-Amerikane, është zgjedhur dy herë radhazi me vota unanime nga shkrimtarët.

***Veprat letrare***
"Jeta më gjeti vetëm", 1995; "Diej të largët",1996; "Pa rrugë", 2003; "Dhe hëna kur nuk qeshte"; "Kasollja e internimit", 2010.

## • NË VLORË •

*Në Vlorë!-tha Ismaili, i pari vet çau në këmbë.*
*Shtizë bëri krahun, flakë u bë në erë.*
*Qasi gurët e themelit, gurët më të rëndë.*
*Në gjunjë ra Isa, sy e zemër prerë.*
*Rilindi Shqiperia. Brofi Mëmëdheu.*
*Mëhallat e Atdheut Kosovë e Çamëri.*
*Sheshit të Flamurit sosi Skënderbeu.*
*Athdheun Ismail, ta besova ty!*
*Kanina djep, varr dhe lavdi.*
*Të gjallë e të vdekur bashkë çdo Nëntor.*
*Shtiza bën lart, qiellit kuq e zi.*
*Feston Shqipëria, kuq e zi në Vlorë.*

## • NAIM FRASHËRI •

*Nga burimi i lajthishtës,*
*Tej në Frashër mbi Përmet,*
*Mjalti i gjuhës valë-valë,*
*Nëpër faqe,*
*...........nëpër fletë.*

*S'mbeti mal pa hyrë në penë,*
*s'mbeti fjalë pa hyrë në varg;*
*syve hyn e del Atdheu*
*Ulet ylli, ndrit në prag.*

*Ja Naimi,*
*...........ja Tomorri.*
*Fjalë-fryma që po flasim,*
*Shoshi shekuj madhështori*
*Shqip-*
*Naimit i përkasim!*

*Gjuha shqipe hodhi shtat,*
*skaj më skaj blerim i dheut;*
*dy herë kombi bëri lart,*
*ndriti pallë e Skënderbeut.*

*Nëpër shekuj rrjedh burimi,*
*nga lajthishta mbi Përmet*
*majë malesh flet Naimi:*
*Gjuhën Shqipe: AMANET!*

# *Xhevahir SPAHIU*



U lind më 1 mars të vitit 1945 në Malind të Skraparit, është shkrimtar i njohur shqiptar.
Studioi në Fakultetin Histori-Filologji, dega Gjuhë dhe Letërsi Shqipe. Që nga viti 1968 ka punuar si gazetar në gazetën "Zëri i Popullit", redaktor në revistën "Nëntori", mësues dhe libretist në Teatrin e Operës e Baletit në Tiranë. Është i nderuar me çmimin "Migjeni" dhe është fitues i çmimit të parë në konkursin e 45-vjetorit të çlirimit të Atdheut.

***Veprat letrare***

Mëngjes sirenash (1970)
Ti qytet i dashur (1973)
Vdekje e perëndive (1977)
Dyer dhe zemra të hapura (1978)
Bashkëkohësit (1980)
Agime shqiptare (1981)
Zambakët e Mamicës (1981)
Kitaristët e vegjël (1983)
Nesër jam aty (1987)
Heshtje s´ka (1989)
Dielli i lodrave (1990)
Poezia shqipe (1990)
Kohë e krisur (1991)
Udha (2005)

## • SHQIPONJA •

*Hape krahët, fluturove*
*Thellë nëpër kaltërsi.*

*Udhëtove, udhëtove,*
*Çerdhen ku do ta bësh ti?*

*Ty asgjë s'ta mbushka syrin?*
*As kjo pemë? As ky gur?*

*Më në fund, moj trimërore,*
*Bëre çerdhe në flamur.*

## • GJUHA SHQIPE •

*Mblidhmani gjakun.*

*Një plagë plumbi,*
*një vragë shpate*
*dhe fshehtaz helmi;*
*ca fjalë u shkoqën,*
*ca rrokje ranë*
*.... po thelbi mbeti.*

*Fjalët e shqipes si zaje lumi*
*rrugës e bjerrën gjithçka të tepërt*
*gjithçka të qullët;*
*ngjizur e lidhur si eshtra trupi.*
*Dhe gjaku çurkë.*

*Kullojnë fjalët. Ajri përflaket.*

*Mblidhmani gjakun.*

# *Vilson BLLOSHMI*



I lindur më 18 mars 1948 në një fshat pranë Librazhdit Bërzeshta.
Ashtu siç kishin lindur në të njëjtin muaj, ata patën të njëjtën vdekje dhe në të njëjtën natë. Vilson Blloshmi dhe Genc Leka u pushkatuan mesnatën e 17 korrikut të vitit 1977.

## • SAHARAJA •

*Saharaja, larg është Saharaja,*
*Saharaja shkëmb e rërë e gurë,*
*Që ka shok veç emrin e saja*
*Dhe ngaqë s'sheh ëndrra, s'sheh as drurë.*

*Saharaja s'di të ëndërrojë.*
*Ajo bluan gurë me mend' e saj...*
*Saharaja s'ka këngë të këndojë,*
*Saharaja s'ka as lot të qajë.*

*Saharaja nuk ka miq e shokë,*
*Saharaja nuk ka bijë, as bir.*
*Saharaja është një copë tokë,*
*Thonë se dhe me natën s'shkon mirë.*
*Natës s'i pëlqen në Sahara,*
*S'i pëlqen të ketë veç gurë për shtrojë;*
*Fjalë e dashuri e njerëz s'ka;*
*Perç' e saj e zezë s'ka ç'të mbulojë.*

*As dhe një s'e di si është kandisur*
*Me kët' plagë mbi shpinë rruzullimi,*
*Por se thonë në botë është stisur*
*Kur i duhej njerëzisë mallkimi.*

*Kur ai për keq e mban në gojë,*
*Saharaja e mban vesh e qesh.*
*Saharaja fillon të gëzojë,*
*Kur ne mallkohemi mes nesh.*

*E kur bie ndrojtur rrez' e diellit*
*Dhe mbi gurët e pamyshkët ndrit,*
*I ngjan vello savani i qiellit,*
*Shkretëtirës shket e shkrepëtit.*

*Prandaj, kur urrejtjen e fortë e nxehur*
*Mbi dikë mallon e shfryn e shan,*
*Që nga skuta del kujtimi i dehur*
*Dhe thërret menjëherë Saharanë.*

*Kur mallkimi shfryn e kur kujtimi*
*Në pusin e harresës tret...*
*Kur hyn dielli e kur hesht thëllimi,*
*Shkretëtirë e shkretë mbetet shkretë.*

# *Genci LEKA*



U lind më vitin 1941, nga Bërzeshta e Librazhdit, që të dy ishin poetë. Vilson Blloshmi dhe Genc Leka u pushkatuan mesnatën e 17 korrikut të vitit 1977.

## • OXHAKU •

*Bora mbulon tokën e gjerë,*
*Dhe natyra duket në gjumë;*
*Ky oxhak e dogj një pyll të tërë,*
*Ky oxhak ka parë ngjarje shumë!...*

*Dhe kur shpesh fryn era dimërore,*
*I kujtohen këngët partizane.*
*Miq ...biseda...gjurma....flokë dëbore,*
*Gjithçka që mbeti kësaj ane!*

*Ndaj oxhaku tymin nxjerr përpjetë,*
*Si një plak që qetë pi duhan...*
*në mendime bie nëpër netë;*
*Dhe në shpirt diçka të shtrejtë mban...*

*E, sa gjurmë mbeten kësaj ane*
*(e sa miq ka pritur ky oxhak)...*
*Këtu rrodhën këngë partizane*
*Diku rrodhën disa pika gjak!...*

*Bora prap mbulon tokën e gjërë,*
*Prap natyra duket si në gjumë;*
*Ky oxhak që dogj një pyll të tërë,*
*Është i thjeshtë po ka parë shumë!...*

4 dhjetor 1965

# *Bardhyl LONDO*



U lind më 1948 në Përmet. Vazhdoi studimet për Gjuhë-Letërsi në Universitetin e Tiranës. Pas mbarimit të fakultetit ai punoi për disa vite mësues në Përmet dhe më pas për gazetën letrare "Drita". Për disa kohë ka qenë kryetar i "Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve". Është fitues i çmimit "Migjeni".

***Veprat letrare***
"Drita e mesnatës", (1974); "Gjurmë në trotuar", (1977); "Portali i perëndive të fyera", (1980); "Moti i madh", (1981); "Udhëzime për kapërcimin e detit", (1984).

## • ATDHEU ËSHTË DHIMBJE •

*Atdheu s'është sa sedilja e makinës tënde,*
*sa karrigia e zyrës,*
*sa dhoma komode*
*A më dëgjon,*
*ti që me flamur të ri u gdhive në mëngjes,*
*për ta ndryshuar, ndoshta, prapë në mbrëmje?*
*Atdheu s'është loje kalamajsh.*
*Atdheu është dhimbje.*
*O Zot,*
*Dhembje!*

## • AMANETI I POETIT •

*Nëse sytë e tu do të qëndrojnë të menduar,*
*mbi këto vargje,*
*unë do të shoh*
*një ëndërr të bukur.*
*Nëse sytë e tu do të dridhen sadopak*
*nga këto vargje,*
*unë i gjithi do të kumboj si një kitarë*
*deri në agim.*
*Po nëse sytë e tu do të kalojnë indiferente*
*mbi këto vargje,*
*atëherë unë do të kem vdekur.*
*Mos harro të vish në varrim.*

## • LETËR POPULLIT TIM •

*Populli im, bukën e mëngjesit nën sqetull,*
*një cigare tymzezë,*
*sy rrathë e nxirë nga pagjumësia.*
*Ku po shkon këtë fundshekull?*
*Hapat e tu-. simfoni e nëntë bethoviane,*
*Mëngjesi-dilemë hamletiane,*
*mesdita- plak i urtë, fëmijë rebel,*
*në ç'ëndërr hyn, vallë natën,*
*nga ç'ëndërr në mëngjes, vallë del?*
*Ti, i pasigurti si një syth marsi,*
*Ti, i sigurti si deti,*
*më i urtë se vetë Buda,*
*Më martir se Krishti,*
*Më profet se Muhamedi.*
*Lermë të t'i puth sytë*
*Sërish*
*S*
*Ë*
*R*
*I*
*SH*
*Sytë, ah, sytë,*
*fole dhembjesh,*
*arenë tragjikomedish.*
*Të putha dhe putha gjithë pëllumbat,*
*Të qafova dhe qafova gjithë detet.*
*Ku po shkon, i bukuri im, këtë fundshekull?*
*Kudo shkofsh më merr me vete.*
*Më merr ashtu thjesht,*
*pa karrige, pa veturë.*

# *Esad MEKULI (Sat Nokshiqi)*



U lind më 1916 në Plavë. Shkollimin fillor e kreu në vendlindje, të mesmen në Pejë, studimet e larta në Beograd (Fakultetin e Veterinarisë ku edhe doktoroi). Në prill të vitit 1941 arrestohet dhe dërgohet në burgun e Gllavinjaçës. Punoi redaktor i revistës shkencore e letrare "Jeta e re" revistës për fëmijë "Gazeta e Pionierëve" dhe në revistën "Përparimi".
Vdes më 6 gusht 1993 në Prishtinë.
Vjershat: "Okupacioni", "Kushtrimi", "Dashunia", "Pisha në shkëmb", "Landovicës" si temë kanë : gëzimin për fitore ndaj okupatorëve, dëshira për pavarësi dhe liri.

***Veprat letrare***
Për ty (libra me poezi) 1955
Avsha Ada (libra me poezi) 1971
Brigjet (libra me poezi) 1981.
Dita e re(libra me poezi) 1966.
Vjersha (libra me poezi) 1973.

## • POPULLIT TIM •

*Deshta, shum' kam dasht-dishrue*
*që me këng të trimnoj, me fjalën tënde të ndrydhun*
*të ngrej fuqitë prej gjumit...*
*... Këndova (dhe kur m'ishte ndalue)*
*se liria do të vinte edhe për ty, të përbuzun.*

*Këndova mbi ditët fatlume që do të lindshin, pa dhun,*
*n'agimin e lirisë për ty me popujt këtu e ngjeti,*
*mbi forcë të bashkimit mbarë:*
*mbi vrullin tand të mëshehun*
*-unë, biri yt dhe-poeti.*
*Po! N'errsinën e shtypjes së randë sa shkambi,*
*ndëgjova thirrjet që të bana me dal n'dritë-*
*pse për liri-me tjerë*
*ke dhanë dhe ti*
*djers e gjak si etnit.*
*Kam dhanë, i dashtun...Dhe sot, në liri-*
*kur thembra e gjakësorit s'na shkel dhe dora pa*
*pranga mbeti,*
*me ty këndoj mbi fuqinë e ngjadhun nën yllin që na pri'*
*-unë, biri yt besnik dhe-poeti.*

## • SHQIPTARI KËNDON •

*(Nga përmbledhja "Vjersha", Prishtine, 1973)*

*Shekujt mbi ne*
*e në ne*
*e mbushën jetën plot vnere*-*
*qe pezm,*
*e zjarri kryengritës*
*nder zemrat tona m'u ngri,*
*që njeriu mos të jetë-njeri:*
*emri të na zhduket përherë.*
*Qemë-o njerëz po robe;*
*pa bukë, liri n'usdajë,*
*në vatrën tonë*
*pa shtëpi*
*në plangun tonë*
*argatarë!*
*Qemë-*
*turq, dreqën me bishta,*
*qemë-rajë*
*që t'hiqet në vargoj*
*të mjerimit*
*të përbuzur-shiftarë**!*
*qemë...*
*por koha-luftë*
*shëron varret çdo ditë:*
*mbas natës së errët*
*të shekujve-*
*hap krahët koha e re...*
*Po, jemi gjallë!*
*Dielli dhe për ne shndrit...*

** vrer*
*** shqiptarë*

# *Martin CAMAJ*



U lind më 1925 në Temal të Dukagjinit. Kreu shkollën jezuite në Shkodër, studimet e romantikës në Beograd dhe Romë. Doktoron me temën "Meshari i Gjon Buzukut", në Romë. Habiliton me temën "Fjalëformimi në gjuhën shqipe", në Munih. Punoi në Beograd dhe Romë. Nga viti 1961 vendos të jetojë përgjithmonë në Munih të Gjermanisë.
Vdiq më 1992 në Munih dhe u varros në Langrisë.

***Veprat letrare***
"Një fyell ndër male", 1953, (poemth); "Kanga e varrimit"(vjersha), 1954; "Djella" (roman), 1958; "Legjenda" (vjersha), 1964; "Lirika mes dy moteve" (vjersha), 1967; "Dranja" (novelë); "Shkundullina" (novelë), 1981; "Karpa" (roman), 1987; "Pishtarët e natës" (novelë), 1991; "Në hijen e gjarpnit" (vjersha).

## • DREKË MALSORE... •

*Sot ashtë marrë një gjak.*
*Dy plumba lëshuen përdhe një burrë.*
*Sot ashtë marrë një gjak.*

*Nën tunin e spatës*
*Pëlset rrashta e kaut te prroni.*
*(Drekë të mëdha po bahen sot!)*

*Sot ashtë marrë një gjak.*

*Gjama e burrave tërbueshëm*
*Përzihet me erën e mishit ndër zjarme.*
*E gjethi i Vjeshtës bie i djegun mbi kapuçat e bardhë*
*Ndë tryeza, jashtë*

*Natë. Në vorrezat mbi kodër*
*Tokë e re, hanë e re.*
*Ujqit janë ulë prej malesh*
*E pijnë gjak në përrue.*

## • VENDIT TEM •

*Kur të vdes le të bahem bar*
*në malet e mija në pranverë,*
*në vjeshtë do të bahem farë.*

*Kur të vdes le të bahem ujë*
*e fryma eme avull,*
*në fusha do të bie si shi.*

*kur të vdes le të bahem gur*
*në skajin e vendit tem*
*të qindroj në kufi.*

## • TRASHIGIMI... •

*Katundi arbresh kaluer*
*mbi qafën e bjeshkës*
*shklet majën e humnerës*
*Shum ujë në lum*
*veshi i shkambit ushton.*

*Dheu më vren me synin e plakës*
*Njëqindvjeçare*
*"Nanëmadhe, po shkon:*
*çka don me vehte të merrsh*
*në kodrinë, nën qeparisa?"*
*"Hijen e tire, bir!"*

*Dimën. Në ferrën e murrizit*
*la delja tri fjolla leshi.*
*Tri fjalë më la tezja arbreshe*
*te dheu i eshtnave tonë.*

*Fjalët e gjuhës seme – nji*
*udhtimë e gjatë e gjatë në kohë,*
*nji ushtimë e gjatë e gjatë*
*ndër veshë*

# *Din MEHMETI*



U lindi në vitin 1932 në Gjocaj të Junikut. I takon gjeneratës së parë të poetëve të pas Luftës së Dytë Botërore që krijuan jashtë kufijve të cunguar shqiptarë. Diplomoi Letërsinë Shqipe në Beograd dhe më vonë pas një këshille të Eqrem Çabejt gjatë një qëndrimi në Tiranë, ndërpreu me doktoraturën e nisur dhe iu dha plotësisht krijimtarisë letrare, gjegjësisht poezisë. Vdiq më 12 tetor 2010.

***Veprat letrare***
"Në krahët e shkrepave", (1961); "Rini diellore", (1966); "Dridhjet e dritës", (1969); "Heshtja e kallur", (1972); "Fanar në furtuna", (1981); "Agu" dramë, (1982); "Prapë fillimi", (1996); "Klithmë është emri im", (Tiranë 2002); "Mos vdis kur vdiset", (2001).

## • KOSOVË ZOG I DIELLIT •

*Je fjalë e ruajtur nga dheu*
*Që hyn nëpër gjak*
*E del nëpër diell*

*Je kraharor i shpuar nga plumbat*
*Krua i gjetur në palcën e shkëmbit*
*Të nxirë nga gjuajtjet nëpër kohë*

*Kosovë lahutë e djegur këngësh*
*E thirrjesh ndër revolucione*
*2*
*Je emër i pakësuar në luftë*
*Për të mbetur e bukur*
*Për gjuhën që s'deshi të këputet*
*Nga rrënjët e legjendës së vjetër*

*Je stuhi e vringëllimave të shpatave*
*Tokë e bleruar ndër ëndrra*
*Tokë e rritur në gjinj*
*Nëpër vite e shekuj*
*Kosovë, pushkë e gjatë e zbrazur*
*Nga rruga e nga pylli*

*3*
*E gurë të thyer mbi gurë e mur –*
*Shpend i vrarë në bebëza*
*E gurë të ngrënë mbi rrashtë e duar*
*Durim i gjakut në emër*
*E rrashtë e shpuar mbi gurë e flamur*
*Lumë i zi, lumë i kuq në zemër*

*4*
*Je ylli im dhe vdekja ime*
*Ke zërin e ninullave*
*Ninullave të kënduara kryengritjeve*

*Je gjuha ime dhe ashti im*
*Ke formën e sofrës –*
*Sofrës së dasmave të kuqe*

*Je e tashmja dhe e ardhmja ime*
*Ke syrin prej lulediellit –*
*Lulediellit të skuqur nga flaka e pushkës*
*Nga gjaku e djersa*
*5*
*Djepi yt më ka rritur*
*Djepi yt më ka plakur*
*Rrugët tymojnë*
*Në prehrin tënd jemi gjetur*
*Në prehrin tënd kemi mbetur*
*Këngët jehojnë*
*Kosovë tokë e paepur*
*6*
*Pas teje*
*Shekujt gurë të shpuar breg rrugëve*
*ëndërrojnë*

*Pas teje*
*Dejtë e tharë rreth zemrave lotojnë*
*Pas teje*
*Kullat e verbuara ditëve të përflakura recitojnë*
*Pas teje*
*Tokë e qiell muze eshtrash e dritash gjakojnë*

*Pas teje*
*Fjalët e mia të gurëzuara në shkëmb të kërkojnë*
*7*
*Të kërkoj ndër libra*
*E të gjej në gjuhë –*
*Rrethatore e ngrirë e brezit*

*Të kërkoj nëpër dete*
*E të gjej në shkëmb*
*Fanar i dritës dhe i gjakut*

*Të kërkoj ndër varre*
*E të gjej në tufat e kallinjve*
*Si mustaqet e rritura të nipave*

*Kosovë lavër e skuqur e ballit tim*
*8*
*Të dua për farën*
*Që tufoi edhe ndër varre*
*Edhe mes gishtërinjve*
*Edhe ndër sy*
*Të dua për farën*
*Që s'e kalbi as gjaku*
*Që s'e mërdheu as acari*

*Që s'e shteri as thatësia*

*Të dua për duart*
*që libra shkruajnë*
*Për ikjet e kthimet e tua*
*Nëpër fërfëllaza e të reshura*

*Të dua për kullat tri herë të kallura*
*E të ndërtuara sërish nëpër krisma*

*Të dua për emrin që shkrove*
*Me majë të briskut nëpër lisa*
*Për shqiponjat që i qëndise*
*Shamive të djemve të vetëm*
*Për ndjekjet rrahjet vdekjet*
*E Mehmet Dinës*
*Për yrishet e tij sukave*
*Për pushkën e tij pa rrip*
*Për fishekët e tij nëpër xhepa*
*Të dua për damarët e dritës*
*Në duart e Din Mehmetit*
*9*
*E kullat e djegura të mbikullave –*
*Lëmsha flake në qiell*
*E pushkët e heshtura nga pushkët për një emër*
*Për një djep për një qiell –*
*Recital i gjuhës*

*Kosovë krismë e gjatë*
*10*
*Qëndroj para teje me një pushkë*
*E me një laps –*
*Porosia jote më kall*
*Fryma jote më jep zemër jetë më jep...*
*11*
*Të dua për këngët e babait*
*Mbrëmjeve pa dritë*

*Për lutjet e nënave vetëtimave*
*Për pranverat që nxore nga gjoksi*
*Për yjet diejt tokës së pëlleshme*
*Të dua për duart që ngrenë ura*
*Që lidhin në mes veti popujt*
*Për ato që ndërtojnë shkolla në fshat*

*Kosovë shqiponjë valltare shkëmbinjsh*
*Dhe fushash të bleruara*

*Të dua për një kështjellë eshtrash*
*Për një shpatë*
*Për një emër*
*Për gjithçka që shihet e preket*
*Për gjithçka në ëndërr e zhgjëndërr*

*Të dua kur qeshi kur qaj*
*Kur ngrihem kur zbres*
*Kur eçtohem kur kam uri*
*Kur dashuroj kur çmendem*

# *Enver GJERQEKU*



U lind më 1928 në Gjakovë në një familje qytetare. Në vendlindje kreu shkollën fillore më 1942 dhe Shkollën Normale më 1948, kurse Fakultetin Filozofik–grupin e Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe në Universitetin e Beogradit 1955, ku edhe u magjistrua (1961). Gjatë studimeve ishte anëtar i redaksisë së revistës Zani i rinisë (1954-1956). Pas mbarimit të studimeve shërbeu profesor i gjuhës dhe i letërsisë shqiptare në Shkollën Normale të Prishtinës (1956-1959), në Shkollën e Lartë Pedagogjike (1959-1962) prej vitit 1962 deri në vitin 1995 në Fakultetin Filologjik të Prishtinës ligjërues i lartë e profesor i Letërsisë shqiptare.

***Veprat letrare***

"Shkëndijat e para", (1956); "Antologjia e lirikës shqipe", (1970, 1978); "Fjalë të rilindura – Le parole rinate", (shqip e italisht, 1970); "Për ty dhe E di një fjalë prej guri", (Tiranë, 1970, 1972); "E nën Çabrat Gjakova" (1978); "Pesme gorske i ponosne (Këngë të idhta e krenare)"; "Shtatë poetë të Kosovës e të Rrafshit të Dukagjinit, Nolit", Beograd, 1962; "Najnovija albanska lirika", (Lirika më e re shqipe, Beograd, 1972); "Bez glagola" (Pa folje, August Cesarec, Zagreb, 1978).

## • BESA •

*Një dorë e paftuar ma dhuroi shkëndinë*
*Dhe ma bëri zemrën xixë të strallit n'verë*
*Tash m'bën dritë si diell, më çel si pranverë*
*Një fjalë n'gjak e lindur, që kaplon gjithsinë...*

*Ruaju mos e thuaj, se t'bën ujem prore*
*Kur të dridhet këmba, sa herë të lëshon zemra;*
*Ktheje gjithnjë ballin, mos u sh'ndet me themra*
*Fjala thyen dhe eshtra në lak t'asaj dore*

*Ajo fjalë dy herë s'lind nga buzët tona*
*Nuk ia njofim shpinën, mohin n'ditë të vështira*
*(As kur t'prek e keqja, as kur t'lëshon e mira)*

*Mburrjen e ka t'vogël, trupin ndër kumbona*
*Thu'j kur ndoj t'vonuar n'vatër ta sjell shteku:*
*"Me fat atij miku, që pragun ma preku!"*

## • KODRAT E DUKAGJINIT •

*Po digjen flakë n'zjarr t'blerimit*
*Kësulat e fushave t'arta gjiplote.*
*Lumejt' – udhëtarë t'palodhun n'mote*
*Vrapojnë me i zanë rrezet e agimit.*

*Si plis me nji sy në cikolet e veta*
*E vejnë borën për lindje e për dekë,*
*E s'guxon kush veç puhisë m'i prekë,*
*Kur nata zbret n'to me krahë t'le'ta.*

*O ujdhesa t'kohës mbi liqej t'grunit,*
*Që dënesni nën ortiqe, breshën e shi*
*E trupin e çlodhni nën hije t'drunit,*

*Në shputat e mia barin tuej e báj,*
*Nën gishtat e mi damar't tuej i ndi',*
*Për ju bukë e krypë prore do të ndaj.*

# *Besim BOKSHI*



U lind në Gjakovë më 12.XI.1930. Gjashtë klasë të mësimit fillor i kreu në Tiranë, ndërsa dy të tjerat - në Gjakovë. Maturoi në Gjimnazin e Prishtinës. Ndoqi studimet në Katedrën e Albanologjisë në Beograd dhe, me ndërprerje, i përfundoi më 1959...

## • NATA KRIMINELE •

*Sonte zbriti plake e lodhur,*
*dhe thith gazin, vajin, gjëmimet e ditës*
*thelle, thelle ku krrat terri.*
*Si nata vetë, bota u bë memece.*

*E ndjeva kur jehoi vonë*
*Në gjirin e saj prej korbi,*
*kur jehoi shurdhët si vdekja një fshame*

*Dikush humbi një yll,*
*një shok në natën memece!*

*E pashë kur ia thithi sytë*
*thellë ku krrat terri -*
*kur ai thithi lehtë si gjakun e tij*

*Dije!*
*Sonte u shuan edhe dy xixa*
*këtu poshtë, në fund të natës*
*Sonte vdiq një njeri shurdhazi si nata!*

## • NË PRITJE •

Kam pritur - si shkëmbi,
si ylli skaj horizontit - në pikëllim,
vite me radhë...

Larg jam,
aty ku puthen jeta dhe vdekja -
aty i përtyp ditët e mia të gastarta...

Kur të vijë,
ndoshta do të më gjejë të mplakur
e s'do të mund të qesh si flladi i pranverës

Të vdes - nga gëzimi,
do të mundem!

## • TIM ET •

Me doli gjumi. Llamba e ndezur!
Ti i mbështetur po rrije në skaj
dhe shikoje dritën -

ndoshta dhe fluturën që sillej rreth saj
Veshët ushtonin në qetësinë e natës...

Flutura u dogj...

Në sytë e tu dallova lotë
e thashë: ç'brenga Baba ka?!
Sot mendoj:
Babë, u dogje pa lëshuar zë!

# *Latif BERISHA*



U lindi më 18 qershor 1931 në Smrekonicë të Vushtrrisë.
Mësimet fillore i kreu në vendlindje, ndërsa ato të mesme në Vushtrri e Prishtinë. Fillimisht më 1949,punoi mësues në shkollën fillore në Pantinë. Këtu filloi të shkruajë poezi e disa prej tyre edhe t'i botojë në revistën letrare "Jeta e Re". Më 1951 punoi inspektor në Sekretariatin për Arsim Kulturë dhe Shëndetësi. Në ato vite qe edhe anëtar i Kryesisë së Shoqatës së Arsimtarëve.
Në vitin 1991, si dhe shumë mësimdhënës të tjerë, edhe Latif Berishën,regjimi serb e largoi nga puna.
Kur lufta për çlirimin e Kosovës mori hov të madh, më 24 mars 1999, në natën e parë të bombardimeve të forcave të Natos mbi caqet serbe, në Mitrovicë, kriminelët serbë e vranë prof.Latif Berishën, në pragun e shtëpisë së tij. Pas luftës Biblioteka e qytetit në Mitrovicë mori emrin "Latif Berisha".
Kontributi i Latif Berishës në fushën e arsimit, shkencës, kulturës etj. qe shumë i madh. Vepra e tij poetike e shkencore zë vend të rëndësishëm në letërsinë dhe shkencën shqiptare të filologjisë.

## • TRI GOTA •

*N'livadh të jetës tri gota i gjeta,*
*Dy janë të mbushura, asht bosh e treta...*
*Të parën e mora, në buzë e afrova,*
*Ish hidhët si pelini mejëherë e largova...*
*Të dytën e mora, me gjuhë pak e preka,*
*Prej s'ambli më dogj, mejherë e hjeka*
*I zbraza të dyja në të tretën gotë,*
*U ba idhtë e ambël, si asht vet kjo botë.*

## • KOSOVËS •

*Kosova kreshnike po zgjohet nga gjumi*
*Me vulë të fitimit... dhe na po gëzojmë!*
*Po shkundet mali e proni e lumi–*
*eni t'këndojmë!*

*Kosova kreshnike po vjen prap në jetë*
*Me diell në dorë... Dhe na po shikojmë!*
*Po del nga terri në dritë të vërtetë–*
*eni t'këndojmë!*

*Po del para botës Kosova krenare*
*Me ballin e hapët...Dhe na po fitojmë!*
*Me gjak e stolisun po del dëshmitare–*
*eni të këndojmë!*

*Po del para botës Kosova heroike*
*Me zana e drangoj..O, na po gjallnojmë!*
*Po del në hapsinë me krahët e një sprije–*
*eni të këndojmë!*

# *Azem SHKRELI*



U lind më 1938 në Rugovë të Pejës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa në Prishtinë vazhdoi shkollën e mesme për të vazhduar Fakultetin Filozofik, degën e Gjuhë dhe Letërsi Shqipe. Për shumë vjet ka qenë kryetar i Shoqatës së Shkrimtarëve të Kosovës, drejtor i Teatrit Krahinor në Prishtinë dhe themelues e drejtor i Kosova-Filmit.
Vdiq në pranverën e vitit 1997.

***Veprat letrare***
"Bulëzat", (1960); "Engjujt e rrugëve", (1963); "E di një fjalë prej guri", (1969); "Nga bibla e heshtjes", (1975); "Pagëzimi i fjalës", (1981); "Nata e papagajve", (1990); "Lirikë me shi", (1994); "Zogj dhe gurë", (1997). Në prozë: "Karvani i bardhë", (1961); "Sytë e Evës", (1975); "Muri përfundi shqipes"; si dhe dramat "Fosilet", (1968); "Varri i qyqes", (1983); etj. Poezitë e tij janë përkthyer në shumë gjuhë të huaja.

## • SHKODRA •

*Desha t'ia prek*
*Rozafës flokun*
*S'më deshe*

*Zbrita t'ia puth*
*Algjet Liqenit*
*Më nxore*

*Tani përherë më ke*
*Maje Taraboshit me cuba*
*Shkodër Shkodra*

## • AZEM SHKRELI •

*Këngë e turpshme*
*Sonte*
*Qava sonte për ty*
*Arbëri*
*Nuk më vjen turp*
*Pse qava*
*Më vjen turp pse s'munda*
*Të bëj tjetër*
*Nga turpi qava*

## • KASHELASHË PËR ATDHEUN •

*Atdheu është dheu i birit e i atit e i shpirtit të shenjtë*
*Në vargun me krushq atdheu është krushku i parë*
*Në të tëra meshat shenjte ai është Meshari*
*Në kulm e në flamur është kumti e kremtja*
*Në kokën rënduar në mendime ai është mendimi*
*Është një krahë shqipe këtej, një andej kufirit*
*Është flaka e Oso Kuka në kullën kallë të barotit*
*Është ara shtatë vjet djerrë e gruaja djerrë e fara*
*Në bukë e krypë e zemër atdheu është zemra*
*Në të parën pushkë për ujk atdheu është krisma*
*Në trupin tonë për vig atdheu është vigu*
*Në mishin tonë për krymb atdheu është ashti*
*Atdheu është treni në binarin nëntë, bileta për nesër dhe trasta*

## • VDEKJA E MALËSORIT •

*Asnjë kokë përkulur*
*se ia rrezoni lisat*

*Asnjë gjëmë mesa guri*
*se ia shembni majat*

*Asnjë lot asnjë*
*se ia shteroni krojet*

*në sytë e tij vetëm harroi*
*p'rendimin dita*
*Ç'mendim i vrugët*

*Ç'mendim i ftohtë ndër vetulla*
*Lum ky çfarë vdekje.*

# *Ali PODRIMJA*



U lind më 1942 në Gjakovë, ku edhe kaloj rininë. Studioi Gjuhë dhe Letërsi Shqiptare në Universitetin e Prishtinës. Periudha vendimtare për formimin shpirtëror dhe intelektual të poetit janë vitet pesëdhjetë. Më 1957 botoi poezinë e parë në revistën "Jeta e Re". Ishin vitet kur shqiptarët në Kosovë përjetonin njërin nga terrorët me të egra të pushtuesit serb, kohën e aksionit famëkeq për mbledhjen e armëve dhe të shpërnguljeve më dramatike të përmasave tragjike për Kosovën dhe shqiptarët (rreth treqind mijë të shpërngulur dhunshëm në Turqi). Poeti rritej dhe piqej në këto kushte, në këtë atmosfere agonie, që e kishte mbërthyer Kosovën. Qyteti i Gjakovës, ku kishte lindur dhe shkollohej, qytet me traditë të pasur patriotike, ishte më i godituri nga kjo vërshimë policore e UDB-së serbe. Poeti i përfshirë në këtë përditshmëri ndjeu nevojë të rezistojë, të kundërvihet dhe ta stigmatizojë tërthorazi synimin e pushtuesit:

*Qaj rrafshi im i dashur, qaj!* (fjala është për rrafshin e Dukagjinit)
*Diellin tënd verbuar e kanë tytat*
*E vatrat shkimbur deri më një...*

Vargjet janë shkëputur nga poemthi lirik “Hija e tokës", të cilin Ali Podrimja e shkroi në vitin 1960, kur ishte gjimnazist. Një vit më pas, më 1961, Ali Podrimja botoi përmbledhjen e parë me vargje elegjiake Thirrje. Më pas vijnë përmbledhjet Shamijat e përshëndetjeve (1963), Dhimbë e bukur (1967), Sampo (1969), Torzo (1971) etj., deri në veprën e tij mjeshtërore Lum, lumi, (1982), që shënoi një kthesë në poezinë bashkëkohore kosovare. Në vitet '80 e '90 ai do të vazhdojë të botojë libra poetikë si Zari, Buzëqeshje në kafaz etj., deri te dy librat në prozë: Burgu i hapur (1998) dhe Harakiri (1999). Rrethanat e vështira politike gjatë viteve ´60 dhe ato familjare më pas, kanë lënë gjurmë të pashlyeshme në poezitë e tij. Vdekja e të birit, Lumit, rezultoi me veprën më të bukur të tij gjer më sot, Lum Lumi. Poezia e tij ka bërë që poezia shqiptare në tërësi të respektohet në të gjithë trojet shqiptare, si dhe të përkthehet në shumë gjuhë të huaja. Vargu i Podrimjes karakterizohet nga thjeshtësia, rima e padukshme, dhe simbolet e papritura. Por, ju të rritur apo fëmijë, Ali Podrimja dhe shumë e shumë shkrimtar tjerë të njohur duhet respektuar dhe veprat e tyre duhet lexuar. Mos i harroni kurrë këta shkrimtar që shënuan me metamorfozë dhe me pjesë të ndryshme që të mos bien në sy të armikut se po shënojnë në gjuhën shqipe. Më datë 18 korrik 2012, Ali Podrimja ishte zhdukur pas një festivali të poezisë në Francë. Pas kërkimeve të pareshtura të autoriteteve franceze, më 21 korrik 2012, u gjet trupi i pajetë i shkrimtarit.

## • KUSH DO TA VRAS UJKUN •

*F. Altimarit*

*Dhe lëtini tha*

*Po qe se takon*
*Arbëreshin dhe Ujkun*
*Vraje Arbëreshin*

*Dhe kur fjala i ra në vesh*
*Arbëreshi buzëqeshi*
*Dhe drodhi një cigare*

*Po qe se me vret mua*
*more i gjorë*

*Kush do ta vras Ujkun?!*

*Mjerë Kopeja*

## • UNË, BIRI YT, KOSOVË •

*Unë, biri yt, Kosovë t'i njoh dëshirat e heshtura,*
*t'i njoh ëndrrat, erërat e fjetura me shekuj,*
*t'i njoh vuajtjet, gëzimet, vdekjet,*
*t'i njoh lindjet e bardha,*
*caqet e tua të kulluara;*
*ta di gjakun që të vlon në gji,*
*dallgën kur të rrahë netëve t'pagjumta*
*e të shpërthej do si vullkan:-*
*më mirë se kushdo tjetër të njoh, Kosovë.*
*Unë biri yt.*

## • PARISI, VENDLINDJA •

*Do të hyjmë në Paris*
*gurin tonë aty do ta ngulim,*
*nuk do të na presë Teuta, Genti*
*nuk do të na presë hordhi e egër romake*
*nuk do të na presë njeri i gjallë.*
*Në Paris do të hyjmë*
*ëndrrat do t'i varim në krahë të lejlekëve*
*te një krua do t'i lajmë sytë, duart lythore*
*do t'i lëmë netët ballkanike pas shpine*
*vallet, këngët, baladat, përrallat,*
*vetëm fyellin do ta marrim*
*t'i biem kur t'na rrok malli,*
*kur humbim në grumbullin e klosharëve,*
*të hijeve,*
*të minjve,*
*deri vonë rrugëve të Parisit në metro*
*marramenthi,*
*do t'i marrim erë ftoit të vendlindjes*
*për kohët pist do të flasim me gishta,*
*nuk do të shkelim asnjë mizë,*
*nuk do të trembim asnjë zog,*
*nuk do të derdhim zjarr, vrer,*
*mbi kokë të njeriut,*
*Evropës së përgjumur s'do t'i përulemi*
*as perëndive të krisura.*
*Ma jep besën, Lum Lumi,*
*se nuk do ta harrojmë vendlindjen.*

# Jusuf GËRVALLA



Poet dhe atdhetar i shquar, u lind më 1 tetor 1945 në Dubovik rrethi i Deçanit, nga një familje bujare.
Vritet mizorisht më 17 janar 1982 në Untergrupenbah Gjermani.
Shembulli i tij mbeti i gjallë ndër intelektualë të kohës moderne, si shkrimtar dhe atdhetar i shquar për liri deri në vdekje. Jeta e Jusuf Gërvallës ka qenë e vështirë, vdekja e tij ka qenë tragjike. Për këtë është thënë e shkruar dhe do të thuhet e do të shkruhet shumë.
Tituj të veprave: Fluturojnë e bien (1975); Kanjushë e verdhë (1978); Shtëpia në kornizë; Skena nga jeta e fshatit; Shenjat e shenjta (1979).

***Veprat letrare***
"Fluturojnë e bien", (1975); "Kanjushë e verdhë", (1978); "Shtëpia në kornizë"; "Skena nga jeta e fshatit"; "Shenjat e shenjta", (1979).

## • TE GRYKA E HONIT KU PREHEN ESHTRAT E AZEMIT •

*Iu afrova grykës së honit,*
*ia ngula sytë heshtjes, territ*
*dhe s'di pse zemrës brenda gjoksit*
*iu dha t'i thërrasë Azemit.*

*- A po më ndien, o Azem Galica? –*
*thirra ndoshta njëqind herë.*
*Një shqiponjë doli nga gryka,*
*me tërsëllimë u ngrit në qiell.*

*I thash vetes: Mos thirr më!*
*Se Azem Galica doli.*

*Marrë nga "Lajmëtari i lirisë", Nr. 1, janar-shkurt 1981.*

## • LUFTA DHE ARTI •

*Tutje gjithnjë akull
Këndej gjithnjë zjarr
Unë jam syri i Aladinit*

*E shoh veten si digjem
në betejën e tmerrshme
të fjalës
e të mendimit*

*Me shenjtëri të mallkuar
me përfytyrimin e qartë
e krijoj
Në mua shushurijnë dete
të qena
në ëndërr*

*S'po flas kotnasikot
Mund t'i merrni fjalët e mia
e të niseni nëpër botë
Unë s'kam guxim
Kuptoj se pa dritën e tyre
Nuk do ta di rrugën nëpër dritë
Janë krijuar prej frenimesh
prej kthesash theqafjesh
dhiaresh të shenjta
zigzage*

*Unë nuk i shoh yjet
pështjellë në terr
Gjithësia e ftohtë
nuk e ka gji diellin
Sikur të mos e ftohte
ana e errët e planetit*

# *Beqir MUSLIU*



U lind në Gjilan në vitin 1945; vdiq në vitin 1996, në Prishtinë dhe u varros në Gjilan. Familja e tij rrjedh nga fshati Liviq i Gjilanit në Kosovë. Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në Gjilan, ndërsa fakultetin filozofik drejtimi i gjuhës dhe letërsisë shqipe në Prishtinë.

## • IMAZHI I PARË •

*I rrethuar nga çdo gjë që s'është në këtë ditë*
*Përbirohet fare i pavërejtur*
*Midis sheshit e mbathin këmbët e zbathura*
*Të atyre që asnjëherë s'e hetuan rrethimin*
*As aromën e trëndafilave që zihet ngadalë*
*Derisa majave të gishtave merr gjuhë lulëzimi*
*Mrekullitë hyjnë ta nxjerrin nga kornizat që s'i ka*
*Te cilën s'di përse nuk e ka ose e ka përse s'di*
*Derisa matet me butësitë e veta të gurëzuara*
*Të cilat edhe në vete ka mundur t'i vrasë*
*Në shuplakë i zbret dielli i zënë në kornizë rob*
*Për t'i ulur Orët e vona që kurdisin bukurinë*
*Sa thahet blerimi i murmë në fytyrën time*
*Shirat e kthejnë verdhomë në mua kur zgjohem*
*Të krijoj ngjyrën për të mbaruar imazhin*
*Në të cilin balta ka zënë t'i çelë zogjtë magjikë*
*E të vërshojë qytetin që e kam vetëm në shuplake*
*T'i fus në vargonj mbretëritë e zgjebosura në Fushë*
*Kur fare i pavërejtur përbirohet përmes syve të mi*
*Nga çdo gjë që s'është në këtë ditë të rrethuar.*

## • METAFIZIKA E PRISHTINËS •

*Ky qytet shtrihet në ëndërr si të ish i vërtetë*
*e në Gazi-Mestan humbi qetësia*

*Anatema A*
*Është trilluar edhe një udhëtim në shuplakë*
*Në majë të gjuhës na ka zbritur bukuri*

*Prapa na kanë ndjekur njëmijë e një mrekulli*

*Asgjë s'mund të marrësh më tepër se ç'ke*
*Edhe një farë të është mbjellë ndër grushte*

*Deri në verë balsamin e mban nën sqetulla*

*Nëpër këtë portë u përbiruan edhe engjëjt*
*Që i shpikëm në hyrje për të na ruajtur O*

*Nga trëndafilat që i kemi gjuhë e na flasin*

*Edhe mbi të gjitha magjitë që na dëbuan*
*Është trilluar një udhëtim i ri në shuplakë.*

# *Flora BROVINA*



U lind më 30 shtator 1949 në Skenderaj. Shollën fillore dhe të mesme i kreu në Prishtinë. Studimet për Mjekësi i mbaroi në Prishtinë. Një kohë punoi gazetare në të përditshmen ”Rilindja”. Ka punuar edhe me redaktimin e revistave ”Kosovarja” dhe ”Teuta”.
Është aktiviste e njohur për mëvetësinë e Republikës së Kosovës dhe njëra nga intelektualet e arrestuara nga pushteti serb.

***Veprat letrare***
"Verma emrin tim", 1973;
"Bimë e zë", 1979;
"Mat e çmat", 1995, etj...

## • RRUGA PËR JANINË •

*Mora rrugën për Janinë o*
*Të takova me pleqërinë o*
*Vetëm me arabaxhinë o*
*kërkoje shkronjat e humbura*
*Sikur të ecim në Veri*
*Të mbaj krahun*
*Bagazh malli robëri*
*Mora rrugën për Janinë o*
*Shëtita Çamërinë o*
*Me arabaxhinë o*
*Kërkuam unë e rruga jote o*
*Fjalët e ndyra në mote o*

## • ORA E PARË •

*Jusufi*
*Jusuf Kanjushë e verdhë*
*Jusuf Gërvalla... mungon*
*Teuta Iliri Agroni Ylli*
*Fadi Fadil Talla... mungon*
*Ylfetja Ylfete Humolli... mungon*
*Shukrija Shukrije Obëtinca... mungon*
*Kimetja Arsimi Kujtimi*
*Halimi... Halimi... mungon*
*Shpresa Besa Kastrioti*
*Fatmiri Fatmir Kërleshi... mungon*
*Afrimi Afrim Zhita... mungon*
*Vazhdojmë*
*Valbona Shkurta Gjoni*
*Xhevati... Xhevati... mungon*
*Mungon Nesimi Bekimi*
*Afrimi... Afrim Prebreza... mungon*

*Mos më sillni*
*Certifika mjekësore*
*Prindore policore shtetërore*
*Thoni vetëm mungon*
*Me lule do t'ua mjekojmë plagët*
*Do t'i presim*
*Do t'i presim*
*Thoni vetëm mungon*
*Do të çelin lule gjaku*
*ora vazhdon...*

# *Sabile KEÇMEZI-BASHA*



U lind më 1954 në Koretin të Dardanës (Kamenicë). Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse gjimnazin në Dardanë. Është femra e parë nga Kosova që mbaroi Fakultetin e Shkencave Politike në Universitetin e Beogradit më 1977. Ndërsa studimet pasuniversitare i vazhdoi në Universitetin e Prishtinës në Degën e Historisë. Mori pjesë në tubime të ndryshme shkencore në Kosovë dhe jashtë. Ishte redaktore përgjegjëse për hapësirën etnike shqiptare në territorin e ish-Jugosllavisë në revistën "Bota shqiptare", që botohej në Tiranë (1991-1993). Është anëtare e Kryesisë së Shoqatës së Shkrimtarëve të Kosovës. Aktualisht merret me probleme të historisë më të re.
Që nga viti 1978 punon në Institutin e Historisë së Kosovës.
Jeton në Prishtinë.
Sabile Keçmezi-Basha është antare e Akademisë Evropiane të Arteve e cila është themeluar në vitin 2002, me seli në Luksemburg.

***Veprat letrare***

- Metaforë iberike, (poezi), LSHK, 2011
- Kujtesën e ka kapur skleroza (poezi), LSHK, 2011
- Nusja e gurtë (poezi), "Rilindja" 1989
- Kohë epileptike (poezi), "Jeta e Re" 1996
- Dy lule ka mami (poezi), "Pioneri" 1993
- Ëndrrat e trishta (poezi), "Rilindja" 2000
- Nata pa kornizë (roman), LSHK 2008
- Malli për Itakën (poezi), LSHK 2008
- Anatomia Iubirii (poezi), Bukuresht 2009
- Kodi i pritjes (poezi), LSHK, Prishtinë 2010

## • ANATOMIA E PRITJES •

*Më 1878,*
*Patëm dhënë besën*
*Se kurrë nuk do të lejojmë*
*Që korbat*
*Të na grisin ëndrrat.*

*Më 1912,*
*Atje... afër detit Jon*
*Patëm thënë*
*Se... Gjithsesi... një ditë*
*Do ta qepim*
*Lëkurën e grisur të ATDHEUT.*

*Më 1945,*
*Shumëçka u bisedua*
*Por minjtë e fushës*
*Na i hëngrën gishtat*
*Në hapsane pritjesh.*

*Më 1999,*
*Gjymtyrët në helmeta i shndërruam*
*Në shpinë vizatuam hartën e atdheut*
*E në gjoksin e Adem Jasharit*
*Rrëzëllente DIELLI i përflakur.*

*Më 2008*
*Historia pësoi metamorfozë,*
*Anatomia e pritjes u shndërrua*
*Në nuse Me duvak të kuq*
*Dhe ADN-në e RRËNJËVE*
*E bartëm nën sqetull*

# *Sabit IDRIZI*



U lind më 16 shtator 1955 në Cerajë, fshati më verior i Kosovës i banuar me shqiptarë. Ka studiuar Gjuhën dhe Letërsinë Shqipe. Është edhe kryeredaktor i revistës letrare Fjalë e valë, të cilën e financon Komuna e Mitrovicës e që e nxjerr Shoqata e Shkrimtarëve të Mitrovicës "Jakup Ceraja", kryetar i së cilës është. Që nga viti 1997 është anëtar i Lidhjes së Shkrimtarëve të Kosovës. Jeton në Mitrovicë.
Ka botuar këta libra: "Pesha e fundshekullit", poezi, 1995; "Përderisa është e martë", poezi, 1997; "Diell me dhëmbë", poezi, 1998; "Finalja e zhgënjimit...", "Ditar lufte", 2000; "Mbretëresha është gjallë", poezi, 2006; "Zarfi", prozë, 2008; "Ma fsheh bregun tjetër", poezi, 2010.

## • KULLA E JASHARËVE •

*Kjo kullë nuk është prej guri*
*Ja shikojeni*
*Sa mrekullueshëm rrezaton dromca të shkëputura ëndrrash*
*Nga thellësitë e shekujve të rebeluar*
*Që vijnë e treten përulësisht në këtë dashuri*

*Se përndryshe njerëzit e saj*
*Kurrë nuk do të dinin aq bukur të na e mësonin*
*Artin e fluturimit deri në amshim*
*Përmes rrufeve të zjarrta*

*Në derën e saj nuk trokitet*
*Në të hyhet përmes Dashurisë së Madhe*
*E nuk dilet kurrë*

*Se vetëm këtu mund të tregohet përralla më e gjatë për dashurinë*
*Se vetëm këtu mund të shihet ëndrra më e bukur për ardhmërinë*
*Që kuptimësohet e merr trajtë LIRIE*
*Përmes kujtimit të atyre*
*Që përherë rrezatojnë madhështi flijimi*
*Nga Froni i Shenjtë i Amshimit*

## • SHQETËSIM •

*Kemi filluar të hamë me sy*
*E të shohim me tyta*
*Në këtë xhungël zorrësh*

*Të duam me xhepa*
*Të urrejmë me bark*
*Kemi filluar*

*Kaherë s'kemi qeshur me shpirt*
*S'kemi qarë me zemër*

*Kah kështu, o Tokë?!*
*Kah kështu pa kokë?!*

## • MEDITIM NË VENDLINDJE •

*E dua veten*
*Relikt të përjetshëm kujtimi*
*Këtu në parzmën e kësaj kodrine*

*Ashtu të përëndërrt*
*Tek mat horizontet e fluturimit*
*Me krahë legjendash*

*Jo si tash*
*Ikarios të dalldisur të lartësive*
*Me çelës prej dylli*

## • SHTËPIA IME •

*Edhe kështu e qerpiçtë*
*Ti më je më e shtrenjta ndër shoqe*

*Hiç mos u mundo t'i fshehësh*
*Mos u mundo t'i shërosh*
*Ato hijeshi plagësh*

*Shiko sa bukur të rrinë plasat e moteve*
*Siç i rrinë bukur rrudhat*
*Ballit të pjekur të një urtaku*

# *Agim Ramadani KATANA*



*"Mu shtershin sytë nëse pushoj*
*Lirinë tënde me ëndërrue*
*mallkue qoftë gjaku im*
*nëse m'vrasin pa luftue"*

U lind në fshatin Zhegër të komunës së Gjilanit, në Kosovë, me 3 maj të vitit 1963. Shkollimin fillor e kreu në vendlindje, të mesmen shkollën teknike në Gjilan në vitin 1980, ndërsa Akademinë ushtarake-drejtimi i komunikacionit në Zagreb të Kroacisë.
Me poezi dhe pikturë është marrë që nga shkollimi i mesëm. Përderisa poezitë e tij, sa ishte gjallë i mbetën të shpërndara nëpër revista të ndryshme e në dorëshkrim, si piktor organizoi ekspozita kolektive e personale në Kroaci, ku punoi si ushtarak e në Zvicër, ku jetoj si emigrant politik, me që me fillimin e luftës në Kroaci, ai braktisi ish Armatën Jugosllave ku punonte si oficer. Në vitin 1998 pranohet anëtar nderi në Akademinë Evropiane të Arteve.
Ndonëse kishte të rregulluar statusin e emigrantit, Agim Ramadani në vitin 1998, iu përgjigj thirrjes së atdheut dhe u inkuadrua në radhët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, duke lënë në Zvicër tre fëmijë dhe gruan. Gjatë luftës u dëshmua si strateg i lartë dhe udhëheqës i dashur për ushtarët. Ishte njëri ndër hartuesit e planit për thyerjen e kufirit shqiptaro-shqiptar, gjë të cilën edhe e bëri bashkë me shokët e vet. Ishte i pari që shkuli gurin-piramidën-kufitare në Koshare. Pas thyerjes së këtij kufiri, në pjesën e Kosovës, tek vendi i quajtur Rrasa e Zogut, ai ra heroikisht- duke mos vdekur kurrë. Njihet me emrin konspirativ-Katana. Llogaritet si një nga heronjtë më të njohur të historisë së re shqiptare. Agimi la pas vetes tre pasardhës, djemtë Jetonin dhe Edonin, si dhe vajzën Laurinën.

## • KUR TË KTHEHEM •

*Kur të kthehem*
*Asgjë nuk do të jetë*
*Siç ishte më parë*
*Kur të kthehem*
*Sa do të jem i vetes*
*Nuk e di*
*Qentë e lagjes*
*Në mua do vërsulen*
*S' do të më njohë askush*
*Njerëz tjerë do të jenë*
*Njerëz të gjakut tim*
*Kur të kthehem*
*Edhe Unë do të jem ndoshta*
*Një jetë tjetër.*

## • ZHGËNJIMI •

*Askund nuk isha*
*Po kthehem*
*Me buzëqeshje të humbur*
*binarëve të largimit*
*Andej nga të kërkova*
*Nuk ishe*
*Në stacionin e fundit*
*Të zhgënjimit*
*Zbres*

## • A MJAFTON PRITJA •

*A mjafton*
*Të presim vetëm*
*E të shikojmë*
*Duke larguar perden*
*Për të parë si na vjen liria*
*Qentë lehin në diell*
*Vdekja përgjon në korridor*
*Para murit të djersitur*
*Korbi numëronte pikat e gjakut*
*Era thyente trandofile*
*Një nëne ia fshin lotët*
*Korridorit të zi njeriu i blertë*
*E qentë lehin në diell*
*Diçka e nehmur para bjeshkëve*
*Le të shkrihet terri kur marshojmë drejtë majës*
*Duke hapur shtigje në bjeshkë e në shpirt*
*Pranvera e djegur zgjohet në vargun e Nëntorit të tretë*
*Me plumb filluam nokturno të shkruajmë*
*Për gjymtyrët e mbetura në fushëbeteja me ujin e ashtit tonë*
*Për kohën e Skënderbeut e shuajmë etjen*
*Trimëria në kulmin e ëndrrave hëna u flakëron*
*Lartësia e mendimit tejkalon breshëritë e plumbave*
*Kokrrat e mëdyshjes kaherë u bluan*
*Ndërmjet shtëpive të kallura të Dukagjinit fusha të minuara*
*Në kurriz fëmije bërrylat e kohës thyhen*
*Dridhet gëzhoja e lëbyrur e mendimit*
*Para bjeshkëve të bekuara diçka e nehmur po fshihej.*

## • FTESË PËR EKSPOZITË •

*Unë i robëruari*
*Ju ftoj*
*Në ekspozitën time*
*Të pavarur!*

# *Jeton KELMENDI*



U lind më 1978 në Pejë. Shkollën fillore dhe të mesmen i kreu në vendlindje, ndërsa studimet për Komunikim Masiv në Prishtinë, kurse studimet post-diplomike në ULB- Universitetin e Brukselit (Politikat ndërkombëtare dhe çështjet e sigurisë). Vite me radhë shkroi dhe botoi poezi, prozë, ese dhe tregime.
Në vijim botoi edhe një serë librash të tjerë.
Aktualisht punon dhe jeton në Bruksel.

## • ILIRISHTE •

*Nuk matet me asgjë*
*Pesha e trupit tënd*
*Forca e ajrit*
*Ngadalësimi i shpejtësive*
*Nuk të shihet as anadrita*
*Sikur*
*S'ka njësi matëse trakeje*
*Ose*
*I kapërcen të gjitha*
*Për shpirt të fjalës*
*Je*
*Një nëngram harrimi*
*Tej veshit e syrit*
*Njëqind e një mijë vjet*
*Mendim i ndritur*
*Je*
*Dhe kurrë*
*Kush me t'mat s'ka mundur*
*Atdheu im i Zotit që ma dha emrin*

*SHQIPETARË*

## • PO HESHT SE I DHIMBSET FJALA •

*Më t'prajshmen stinë*
*U rrëzua një copë e qiellit të Hasit*
*Kur thanë heshti Anton Pashku*
*Edhe hijes i ra njëfarë hijeje*

*Fjalës iu shkëput edhe një fjalë*

*Përmbi Dukagjin po frynte erë e madhe*
*Shi binte mbi dy shkronja*
*Oh*
*Zymi i Hasit*
*O Anton i Arbrit*
*Na thuaj sot*
*Na e fol veç edhe një fjalë*

*As pleqëria se ka rënduar*
*As lodhur nuk është*
*Po heshtë*
*Po shuan se i dhimbset fjala*

# *Rexhep VOKA*



*U lind në Shipkovicë të Tetovës, shkrimtar, dijetar dhe teologu i shquar. Rexhep Voka (1847-1917) ka kryer studimet në gjuhën turke, për t'iu kthyer bashkëkombësve të vetë shqiptarë, të cilët i këshillonte që të arsimohen, të njohin dhe respektojnë kombin e vet dhe vetveten.*
*Më 1868 regjistrohet në Fakultetin Islam të Stambollit, ku punoi edhe si profesor pas kryerjes së studimeve. Më 1895 kthehet në Tetovë, për t'iu përkushtuar çështjes kombëtare shqiptare. Më 1903 emërohet myfti i Vilajetit të Manastirit dhe ndërlidhet aktivisht "me lëvizjen kulturore dhe politike te Rilindjes Kombëtare Shqiptare". Pas dy vjetësh, merr pjesë në Kongresin Panshqiptar të Bukureshtit. Që nga viti 1906 e deri më 1911, boton në Stamboll Elifbanë (Abetaren) Shqipe, veprën "Mendime" dhe libra të tjera.*
*Një frazë që Rexhep Voka ka thënë, me të cilën duket aftësia dhe mendimi i qartë për fenë dhe diturinë:*

*"Njeriun pa DIN dhe DIJE, të gjallë e sheh, për të vdekur dije".*

## • KEMI MBET NË ERRËSIRË •

*Kemi mbet në egërsirë e në errësirë*
*shoqi shoqin jemi duke lëvyrë*
*Ah, thua nuk vjen një ditë*
*të dalim në qytetërim e në dritë*
*Mundohemi ditë për ditë*
*njani tjetrit syt me ia qitë.*
*Kuku qyqe për ne!*
*E zeza çka na ka gjet!*
*Jemi duke u vra vëlla me vëlla*
*humbëm veten sytë s'janë tuj na pa,*
*Na të ngratët shkojmë kot*
*Ti,Ti na ndihmo o i madhi Zot!*

*Këto të zeza e këto punë të liga*
*të tëra na kanë pas ardhë*
*nga qeveria e parë dhe e shkretë*
*që punonte në krye të vet.*
*Na i pat prishur vetitë e mira,*
*na pat dhënë rrugët e këqia,*
*na dau e përçau*
*na shtiu pushkën ndërmjet e na vrau.*
*Miqësinë e vëllazërinë*
*nga mesi jonë e kishte ngritë*
*djallëzinë e armiqësinë na kishte pru.*

*Atdheun dhe popullin*
*me tërë rreziqet e kishte rrethuar*
*i pat dhënë zjarrin,*
*i shkonte flaka pik përpjetë*
*e askush gjë nuk mund të flet.*
*Se ata, burra dhe të mirët*
*që mundoheshin për atdheun,*
*dhe mendonin për popullin,*
*njerëzit e ligj i ndiqnin në çdo formë.*
*I mbytshin me farë e me fëmijë.*
*E merrnin më qafë,*
*i humbnin sa e sa shpirtra*
*që ne duhet t'i kujtojmë e t'i madhërojmë*
*sepse për të mirë të popullit i kanë mbytë,*
*oxhakët në jetë ua kanë fik.*

# *Josif BAGERI*



U lind në vitin 1870 në fshatin Nistorvë, i cili në atë kohë administrativisht i takonte sanxhakut të Dibrës, kurse tani–rrethi i Gostivarit. Në vendlindje e kaloi fëmijërinë dhe një pjesë të rinisë. Për shkak të rrethanave politike të asaj kohe nuk pat mundësi të fillojë shkollimin në moshën e duhur. Leximin dhe shkrimin shqip e përvetësoi në Sofje në moshën 17 vjeçare si mërgimtar, ku një kohë të gjatë punoi si këpucëtar. Në vitin 1915, gjatë një udhëtimi të mundimshëm nga Durrësi për në Sofje, i lodhur e i rraskapitur fizikisht, vdes në Prishtinë.
Përmbledhjen poetike "*Kopsht Malësori*" e botoi më vitin 1910 në Sofje të Bullgarisë.

## • VAJTIM E MALLKIM! •

*O, Shqypni për ty mejtoj!*
*Për ty, po qajë e vajtoj.*
*Se djemt e tu keq jon da*
*Dhe po vriten vlla me vlla!...*

*Kom me qa Shqypnin e mjer,*
*Se ka gjajt si noj skëter!...*
*Tuj pas kaq shum djem moj non*
*Pse kështu kta të kan lon?*

*Dhe kan shku një vise t'huaja,*
*Atje t'rrojn t'përvut si gruaja!...*
*Sikur s'kan vendin e vet,*
*Ah, të cilën kan lon shkret!...*

*Ah, se ç'paskan shum mëkate!*
*Këta trima ti që pate,*
*T'cilët të lan dhe po shkojn...*
*E për ty spak s'kujton.*

*Ah, moj non kta bijt e tu,*
*Fort shum keq u kan hutu!...*
*Njer sa ty kta, t'kan mohuet*
*Dhe të kan lon të robnuet.*

*Më vjen keq për ty moj non,*
*Se ti kështu s'ke pas kjon;*
*Si je sot mos kjofsh kuri,*
*Po përpiqu, fëmin mburri.*
*Se po vriten vlla me vlla!*
*Dhe kurkush s'ka me i da!...*
*Ti pajtojnë për njësi,-*
*Që t'mos rrish më n'errësi.*

*Nji pal thon: "ke,o taljan"!*
*Disa: "turq, grek e sllavjan"!*
*Tjerët mbahen shum të mençëm,*
*Si doj fmi e përkëdhelçëm.*

*Kto e bojn për fe e din,*
*Të zmetitun prej do exhin;*
*O, exhin u vraft rrëfea!*
*Dinie, që s'na bon gjë fea.*

*Gjithë sa jemi shqypëtar:*
*Kemi një gjak dhe një far...*
*Nona që na rriti n'gji, -*
*Të gjithë ne na ka fëmi.*

*Kur asht kështu, pse mohoni:*
*Non e gjuh dhe ju shkoni?*
*Nëpër t'huejat msimtore,*
*Në ata t'shkreta helmore?*

*Dhe msimtores thoni shkoll,*
*Se në të ju bohi t'holl;*
*T'holl e t'gjat por si peni*

*Dhe kombtarnin e këmbeni!...*
*Mbastaj bohi egoist!*
*Vini quhi elinist!*
*Tyrkomana dhe të tjer,*
*Tuj kjon shqyptar, o të mjer!*

*Ah, ju Zoti u mallkoft!*
*Turp i madh! mëkat u kjoft!*
*Se atnin ju kini djeg,*
*Tuj fleturu deg me deg.*

*Kështu kta po fleturojn:*
*Dhe turqishten po na msojn!*
*E për grekun shpirtin apën,*
*Se msimtore ky u hapën.*

*Hapni t'vetat, o t'mallkuet!*
*Fmia juej shqyp me msuet,*
*Se keq ju jinni marruet!...*
*Dhe gjuhën e vet harruet!*

*O, sa keq tash na turpnuet,*
*Se gjuhën e vet mohuet!*
*Dhe sebishten zut të msoni:*
*"Vake – takë të na thoni!*

*Mos rrini t'na turpnoni*
*Po bar mendes vet kërkoni,*
*Se s'na mbet as'mish as'gjak;*
*Për gjuhën kujtoni pak...*

*O, ame, Rekas, bijte tu,*
*Ma shum se t'gjith jon hutu!*
*Dërgojn para n'patrikhon,-*
*Thon se sllaf ne kemi kjon!*

*Mjera ti moj Shqypëni*
*Ke të drejt që po mba mni,*
*Se bijt e tu s'kan mëshir*
*Ah, kta ty me t'boj doj t'mir.*

*Kështu Rekasit mendojn,*
*Po sërbishten këta msojn*
*Me nxitim e me shie...*
*Sikur s'jon fëmi Shqypnie!*

*Disa mbahen shum azgon,*
*Se paskan emnin Osmon!*
*Kta i bien vllait kres...*
*Për të shkretën and të fes.*

*Kështu vriten vllav me vlla!*
*Kjo ka ndodh dhe gra me gra;*
*Të vriten e t'shëmbëtohen,*
*Njer sa t'mbramen te farohen.*

*Kështu kta gjith një po grinden*
*Dhe njëni tjetrin s'i binden!*
*T'rrojn si vllazën, si shqyptar,*
*Qe t'u shkojnë puna mbar.*

*Njëpal thirren: "effendi!-"*
*E buk s'kan kta në shtëpi;*
*As'drith me çu mulli:*
*T'a bjuejn e të bojn ndri.*

*Disa thirren: "agallar!"*
*Pa mos pas as ar, as'far;*
*E të tjerët: "qirie!"*
*Po kta t'gjith bij Shqypnie.*

*Thiri: Zotnij, ar't'mallkuet,*
*Se amën e vet përvluet!...*
*Tuj u da ju në shum dega...*
*Por si toska, ashtu gega.*

*Rrënko amë rrënko ti éthe!*
*Se në rezik të madh erdhe;*
*Ty po t'qeshet dhe aj miku,*
*Se fmia t'u bo anmiku!*

*Keq më vjen, më qan zembra,*
*Dridh më vjen që kah thembra,*
*Se bijt e tu të kan shty!*
*Përande vajtoj për ty.*

*Prani zembra kuj duron,*
*Gjith mon në t'errët e shkon!*
*E kush dritën e kërkon,-*
*Fort shum bukur në jet rron*

# *Anjezë Gonxhe BOJAXHIU*



E njohur si ***Nënë Tereza***, u lind në Shkup më 26 gusht të vitit 1910 dhe vdiq më 5 shtator 1997 në Kalkuta (Indi), ishte humaniste e njohur shqiptare, fituese e çmimit Nobel për Paqen. Një ditë pas lindjes u pagëzua në kishën e Zemrës së Krishtit nga famullitari i atëhershëm Dom Zef Ramaj, ditë të cilën ajo e llogariste si datëlindjen e saj. Gonxhja ishte fëmija i tretë i Kolë Bojaxhiu (Nikollë Bojaxhiu) me origjinë nga Mirdita dhe e Drane Bojaxhiu (mbiemri i vajzërisë Barnaj) nga Novo Sella e Gjakovës.
Në çastin e marrjes së Çmimit Nobel më 1979, një nga klerikët që merrte pjesë në sallë e pyeti Nënë Terezën se nga ishte.
Ajo deklaroi: *"Kam lindur në Shkup, jam shkolluar në Londër, jetoj në Kalkutë dhe punoj për të gjithë njerëzit e varfër në Botë. Atdheu im është një vend i vogël me emrin Shqipëri".*

## • DUAJE JETËN... •

*Duaje jetën ashtu siç është
duaje plotësisht, pa pretendime;
duaje kur të duan apo kur të urrejnë,
duaje kur askush nuk të kupton,
apo kur të kuptojnë të gjithë.*

*Duaje kur të gjithë të braktisin,
apo kur në qiell të ngrenë si mbret.
Duaje kur të vjedhin gjithçka,
apo kur të dhurojnë.
Duaje kur ka kuptim
apo kur ngjan se nuk ka një fije.*

*Duaje në lumturi të plotë
apo në vetminë absolute.
Duaje kur je i fortë,
apo kur ndjehesh i pafuqishëm.
Duaje kur ke frikë,
apo kur ke një mal guximi.*

*Duaje jo vetëm për kënaqësitë e
mëdha
e sukseset e mrekullueshme;
duaje edhe për gëzimet e vogla.*

*Duaje edhe pse nuk të jep çka
mundet,
duaje edhe pse nuk është siç do ta
dëshiroje.*

*Duaje sa herë që lindesh
e sa herë që je duke vdekur.
Por mos duaj kurrë pa dashuri.*

## • DUA TË KTHEHEM NË SHQIPËRI •

*Si shumë po vepron Qoftëlargu në anët tona!*
*12 shatorre me figura shenjtësh*
*do të doja të kisha në Shqipëri,*
*patjetër dhe në Kosovë 12 të tjera,*
*të luteshin murgeshat e mia*
*për të larguar të keqen*
*nga ATDHEU im.*

*Dua të kthehem në Shqipëri,*
*t'u shërbej më të varfërve*
*të varfërve të gjakut tim.*

*Dhe në nderim*
*të kujtimit të prindërve dua të kthehem,*
*pranë tyre të mbyllë sytë.*

*Ta dimë, se cili nga ne është krijuar*
*për të bërë vepra të mëdha.*

27 gusht 1997, pak ditë para vdekjes

# *Sadudin GJURA*



U lind në vitin 1926, në fshatin Shipkovicë. Mësimet e para i bëri në fshatin e lindjes, të mesmen në Tetovë, kurse studimet e gjuhës ruse në Shkup. Ai ishte ndër profesorët e parë të Pollogut dhe të Malësisë së Sharrit. Punoi si mësues në shumë fshatra, ndërsa në vitin 1951 vepron si profesor në Normalen e Tetovës. Në vitin 1952, profesorin e nxjerrin nga mësonjëtorja dhe prej asaj dite nxënësit nuk e shohin më. Dënohet me 14 vjet burg, por përjetoi vetëm 8 vite nëpër burgjet e errëta dhe kazematet jugosllave të asaj kohe në Idrizovë e Goli Otok. Vdekja e tij mbeti enigmatike.

***Veprat letrare***
"Vaj si qenka ba Tetova", poezi; "Marshi i normalistit", poezi; "Kanga e punëtorit", poezi; "Lalë Bajrami", dramë; "Fejesa në djep", dramë; "Shqipja e malit", dramë; "Dervish Cara", dramë.

## • JETA E RE E NJERZIMIT PO AGON •

*(Kushtue kohës së robnisë e luftës shlirimtare)*

*Liri!*
*Sa e naltë asht kjo fjalë dhe e shtrenjtë,*
*Me mujtë, me nji ndriçim mendimi m'e kuptua n'tansi...*
*Sa i madhnueshëm kuptimi i gjanë e i plotë*
*I saj, që me plot mall i thomi: liri!*

*Sa e madhe asht në sy të robit t'shkelun,*
*Kur e peshon me lot gjakun e robnisë!...*
*E asgja tjetër, e madhe dh'e naltë nuk ngelën,*
*Pa iu falun me prunjësi lirisë!*

*Sa e vlefshme ashtu kur merret prej t'hujt*
*E edhe zemra pleqësh atëherë me hov kumbojnë!*
*Sa e dashtun asht për njerëzit e përbujt,*
*Dhe sa e ambël shfaqet kur e kujtojmë...*

*Me dashuni t'furishme e shpresë nga herë të vjetër*
*Që sa po vjen s'vjetrohet, por shkon n'përtrimje,*
*Mendojmë për te se s'ka në botë tjetër*
*Gja aq t'kushtueshme, t'vlefshme e t'madhnueshme.*

*Në ofshamë t'errët t'krahnorit që sa s'pëlset*
*Nga tundja e valëve t'brengës së robnisë*
*Jeton n'lule t'gjinit malli i vjetër e i fortë*
*Kushtue për jetë vetëm kujtimit të lirisë!*
*Gjallni dhe gëzimin n'shpirt t'tretun s'qëndron,*
*Kur edet zemra n'shtërgim të errësirë*
*Kur syni përlotun veç vaj e zi shiqon*
*E mbi dhe t'shkelun pikon lot i lirisë!*

*II*
*Kur ngjallet n'egërsi protesti ndaj padrejtësisë*
*Nga t'shtypunit e botës dhe ma;*
*Kundra tiranve, prej prangave të robnisë,*
*Ushton mallkimi i robie nga çdo anë!*

*Në kryengritje thërret nji za e ushton,*
*Mas vajit vjetër, po lind një gaz i ri:*
*E me gjallni e rreptësi shpirti gufon*
*Se nis lufta e pritun për liri!*

*Kushtrimi i luftës dhe zjarmi merr furi,*
*M'beteja t'rrepta përpara ai na prinë:*
*Me gjak t'egërsuem, me guxim e trimëri,*
*Ngjallet ma tepër malli për lirinë!*

*Dhe si një vullkan i plasun n'kulm t'tërmetit,*
*Revolucjoni e lufta kudo krisë;*
*Përpara syve t'mjegulluem n'tym t'barutit,*
*Qëndron flamuri i kuq i lirisë!*

*III*
*N'orizon t'hapët, po lind nji yll i ri!*
*Me dritë shpëtimi, fillon ai të ndrisë.*
*I kuq si gjaku i dëshmorëve për liri,*
*Ndiçon agimin e shlirimit të njerëzisë!*

*O Yll i kuq i shlirimit të njerëzisë*
*Me dritë të madhe që larg e fort ndriçon:*
*Shëndrit dhe ma me dritën e lirisë*
*Se jeta e re e njerëzimit po agon!...*

*Vjershë e botuar në revistë "Jeta e re", nr. 1-2 prill 1950, Prishtinë*

# *Nexhat PUSTINA*



U lind në Dibër të Madhe më 20 prill 1926. Shkollën fillore e kreu në Kastriot të Peshkopisë, gjimnazin dhe normalen në Peshkopi dhe Tiranë më 1947. Shkollën e larte pedagogjike e kreu në Shkup. Rruga e gjate e mësuesit dhe poetit spirituoz, megjithatë fillon si punonjës i financave në Ministrinë përkatëse në Tiranë, në një moshë fare të njomë rinore, gjatë vitit të luftës 43/44. Vdiq më 18 Mars të vitit 1982 në Tetovë kurse u varros në vendlindjen e tij Dibër të Madhe.

***Veprat letrare***
"Zë bilbili lule maji", (1969); "Zëri në shtrëngatë", (1972); "M'i vjedhin gurët", (1977); "Këngët rebele", (1981); "Poezi të zgjedhura", 1987.

## • PLEQTË E RINJ •

*Ja atje para daulles*
*Veshur janë pa kravata*
*Koh' e tyre-e koburës*
*Në gjoks nga tri dekorata*

*Dekorata për tri plagë*
*I kanë marrë në luftim*
*Kanë luftuar flakë për flakë*
*Gisht më gisht e tym për tym*

*Shihni prapë çfarë zemre kanë*
*N'melodinë e çiftelisë*
*Kur ma ngrenë njërën këmbë*
*Thua ia shkojnë rinisë*

*Nga gëzimi e nga shendi*
*Tym e flakë bashkë janë përzi'*
*Është zakon i këtij vendi*
*Pleqtë të duken djem të rinj.*

## • QIRI I PATRETUR •

*Ky qiri i patretur*
*Që ndriçon dhenë tonë*
*Është nji copë diku i mbetur*
*E ndez dikush natën vonë*

*Kur shkrihet dhe shtrihet*
*Brumin prapë e bën kalem*
*Pastaj drejt në këmbë ngrihet*
*Bëhet ashtu si ka qenë*

*Duket e ka të pavdekur*
*Dritën bë pafundësi*
*Na vjen flaka në të mekur*
*Ndizet një fitil i ri.*

## • MËHALLA E VJETËR •

*Mëhalla e vjetër, oj nënë pagane,*
*Dy kroje me ujëra tregojnë rrjedhën tënde*
*Për miqtë ruaje dhe kokrra rrushi*
*Pekmezët i piqje sa dilte gushti*

*Besë kishe dritën, ditët me diell*
*Lisat e gjatë zdapa gjer në qiell*
*Duart e kohës të vunë një derë druri*
*Me avli të lartë dhjetë metra muri*

*Prej atij çasti, atij fillimi*
*Kënga, lahuta ishin ngushëllimi*
*Gjithçka pate brenda i fute*
*Disa në shpirt, disa në sanduqe*

*Trupi i revoltuar fytyrë e hidhur*
*Qentë e egër në oborr zgjidhur*
*Vjedhas lihnin nëpër netët qorre*
*Herë në nizame, herë në tabore*

*Në këmbë e tëra brofje në pragje*
*Martinën frëngjisë kundakun në faqe*
*Ndizje veten ndizje të tjerët*
*Bum në pashanë, bum në bejlerët*

*Dhe kur s'të shtruan me mandatën*
*Me profetizëm e me uratën*
*T'i prenë lisat, t'i prenë krojet*
*Por s'i thanë kurrë trojet*

*Se zjarret i ndizje në kodrat e lashta*
*Legjendat i thurrje vetëm të gjata*
*I nxirje nga guri më i rëndë*
*O i krijoje prej barkut tënd*

*Mëhallë e vjetër, oj nanë pagane*
*Si nuse e stolisur këtë buzëmbrëmjeje*
*S'të mbeti gjë e vjetër veç disa tipare*
*Fisi, trimëria dhe zemra bujare.*

# *Murat ISAKU*



U lind në Gajre të Tetovës më 1928. Mësoi në Tetovë, Elbasan, Prishtinë, Prizren, maturën e mbaroi në Normalen e Gjakovës, studimet e larta për gjuhën dhe letërsinë i mbaroi në Beograd më 1953. Punoi si profesor i gjuhës shqipe në gjimnazin e Tetovës dhe më tej u emërua zv. drejtor i kësaj shkolle. Duhet theksuar se u caktua redaktor i TV Shkupit për emisionet e gjuhës shqipe nga edhe u pensionua. Vdiq në moshën 77 vjeçare në Tetovë në vitin 2005.

***Veprat letrare***
"Zani i malit", (1960); "Buzëqeshjet e mesditës", (1963); "Drithmat", (1975); "Blana", (1982); "Unaza e djerrinës", (1971); "Gërsheti", (1978); "Sheshtina", (1982); "Dielli e din rrugën e vet", (1965); "Flaka e vonar", (1973); "Plagët", (1975); "Etje", (1982); "Damkat", (1986); "Shtjella", (1989); "Gjaku i sharraxhive"; "Ngushëllimi i Bukur", "Fatprerët", etj...

## • NË GJIRIN E SHARRIT •

*I etshëm kur kam qenë-majat e tij në ëndërr i*
*kam parë,*
*zbathur kur kam ecur prej lëvozhgës opinga kam*
*bërë...*
*Përmbys në burim kam parë nënën, babanë e kam*
*gjetur në arë,*
*prej trollit kam bërë perëndinë, prej urisë lotin*
*në ballë.*
*Tash jam etje dhe ëndërr, opingë e lëvozhgë, perëndi*
*e lot..*
*Në gjirin e Sharrit ku syri ngjyrën më të bukur*
*e merr*
*vuajtjes ia njoh dhëmbët, vdekjes fill vetëm i dal*
*zot,*
*dy duar ruaj për tytë dhe një kokë për nder...*

## • PËR GABIMET TONA •

*Ndoshta gabime kemi bërë për njëri-tjetrin në*
*rrugë apo rrah,*
*Kur dorën s'e kemi shtrirë, apo jemi shtirë se*
*s'jemi parë...*
*Gabime të vogla janë këto për një trup me dy*
*këmbë e krah,*
*Për një shesh me aq pëllumba, për një det me*
*aq valë.*
*Edhe do falje na kanë mbetur mëkatet për t'i larë,*
*Na kanë mbetur edhe do kodra pa u dalë zot...*
*Një ditë kur s'do të jemi siç kemi qenë më parë*
*Do t'i lexojmë vetëm vjershat tona me lot.*

*Ndoshta gabimet tona do t'i falim me zë të tretur*
*Se në gjirin e kohës kemi lënë do kufij me fjalë.*
*Kemi qenë të atillë e të këtillë, por tanët kemi*
*mbetur,*
*Zemrën për gjini e gjuhë e kemi ruajtur gjallë.*

# *Abdylazis ISLAMI*



U lind më 29 korrik 1930 në fshatin Gajre te Tetovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse gjimnazin e ulët gjatë okupacionit në Tetovë. Shkollën Normale dhe Akademinë Pedagogjike, Gjuhën dhe Letërsinë Shqipe në Shkup. Punoi si mësues i gjuhës shqipe në Tetovë. Nga viti 1970-1979 si gazetar pranë Radio Shkupit, ku edhe doli në pension. Në vitin 1990 ishte anëtar i Këshillit Iniciativ në Prishtinë për pajtimin e gjaqeve në Tetovë e rrethinë. Pajtoi, bashkë me krushqit e pajtimit, 98 familje. Vdiq më 16 gusht 2005 në Tetovë.

***Veprat letrare***
"Këngët e zgjuara", 1968;. "Era dhe vargjet"; 1964, "Mengjezi në fshat", 1965; "Soditje nga toka", 1969; "Barka ndër vale",1971; "Kujtime dhe ëndrra", 1972; "Oaza", 1973; "Gurgurina", 1974; "Fatiana", 1975; "Ujrat", 1976; "Korrieri Artan Arta", 1976; "Agullina", 1978; "Dritë në sfond", 1980; "Për qepallat e qiellit varen plepat", 1983; "Përralla popullore nga Sharri", 1985; "Dredhia", 1996; "Farsa e katrahurës", 1997; "Mrizoni dhe Euridika", 2005; "Feniksi" 2001, "Ninëza në koshadhe", 2002; "Përtej Kohës" 2005 etj.

## • AMANETI •

*Shkëmb i dashur, po ta lë amanetin tim:*
*Të flasësh për mua, për zjarrin që kam*
*Në zemër, për ëndrrat, për shpresën,*
*Për diellin ngri që nuk më shuhet në gji.*

*Poezinë e kam ninëz, të mos ma lëndosh,*
*Shpirti im është zog që cicëron në të.*
*Te ti e nisa fjalën dhe këngën e parë,*
*Erdha t'i them mbase edhe të fundit.*

*Besomë, nuk kam ndryshuar as me ëndrra,*
*As me vizion. Në vargun tim ka pranverë*
*Në vazhdime. Shtatë zemra regëtinë në të*
*Për jetën, për këngën, për poezinë e re.*

## • NË KUJTIM TË ATYRE QË NA DESHËN •

*Ku janë ata që na i prekën zemrat,*
*Që na e përflakën shpirtin nga mallëngjimi?*
*Shteret ndonjëherë gejzeri i syve,*
*Apo edhe gjatë do të gufojë nga shpirti*
*Me të njëjtën valë, me të njëjtën dhimbë?*
*Sytë e tyre bëjnë dritë në një ditë të këputur,*
*Në një çast shndërruar në luledielli*
*Kur toka në lebetitje u plasi nën këmbë.*
*Ortekët i mbuluan çastet e heshtjes*
*Më të rëndë se zhvendosja e diellit në qiell.*
*Prehja është ngulçitëse. mali ronitet*
*Duke dashur të përplaset mbi trupin e tij*
*Dhe mbi anijen gllabëruar nga valët e thikta.*
*Nëpër dafina mbeten valët e ajrit*
*Si përgjigje të pazëvendësueshme të kohës*
*Që s'di të preket,që s'di të mbruhet.*
*Kuarci ia puth venën zogut të natës*
*Dhe gjaku i zi i jep ngjyrë mbarë detit.*
*Deri te mëngjesi dielli është bandill bohem*
*Veshur e mbathur me leckat e kaçorreve.*
*Vete t'i ulë majat e maleve deri në rrëzë,*
*Vete t'i ngrehë urat e takimeve mallëngjyese,*
*Që ta shfuqizojë brengën e ngathët*
*E ta çlirojë rrugën brerore të ëndrrës,*
*Rrugën,që ka kalesë të sheshtë nga rrëmeti!*

# *Mustafa LAÇI*



U lind në Tetovë më 1931. Mësimet e para i mori në qytetin e lindjes, shkollën për mësuesi – Normalen e mbaroi në Shkup. Ka punuar mësues nëpër shumë fshatra shqiptare që mbetën jashtë shtetit shqiptarë, duke përhapur dije dhe dashuri për arsimim e në veçanti dashuri për atdheun.
I vetëdijshëm se arsimimi i kombit do të ishte e vetmja rrugë, që të realizohen shumë ëndrra që i ëndërronte në hapat e parë të bankave shkollore dhe, duke e kuptuar madhështinë e idealit se shkollimi i popullit, do t'i hapte shtigjet drejtë ecjes së lirisë që i mungonte, pos bisedave me popullin do të fletë edhe me gjuhën e penës.
Hapat e parë me shkrime do ti bej nëpër gazeta e revista që botoheshin në gjuhën shqipe si në Maqedoni e Kosovë, me poezi për fëmijë e për të rritur.
Më 1972 do të botoj librin e parë me poezi "Ngjyrat e shikimit" kurse më 1977 libri i dytë "Këngë pa djallëzi" dhe, më 1981 libri i tretë i poetit, do ta sheh dritën më titullin "Kafkat gjelbëroshe".
Më 2 tetor 1982 nga një sëmundje e rëndë ndërroi jetë, duke lënë pas vete shumë dorëshkrime, si poezi, prozë dhe historiografi, që asaj kohe nga forca e gjuhës ndëshkuese të botës sllave nuk mundeshin të botohen.
Më 1984 nga disa miq, nën përkujdesen e Xhevat Gegës, do të botohen edhe disa poezi me titullin "Vjersha".

## • RRITA JONË •

*1.*
*Për një copë diell*
*vdekjen e kremtuam pas lindjes*
*Vdiqëm që të jetojmë*
*atje ku, mbollëm trishtimin.*
*E hëngrëm veten,*
*Duke pritur ngadhënjimin.*

*2.*
*Në sofër i kemi lënë gishtat,*
*etjen e kemi shuar me kripë*
*se ujë s'kemi pasur në ballë*
*as troha në shuplakë.*

*3.*
*Pranvera rritet me lule e blerim –*
*asnjë flutur ska pjellur në vjeshtë,*
*gruri palohet në zhegim;*
*asnjë mollë s'piqet në bjeshkë.*
*Unë rritem kur vargu më shtohet –*
*Tash si ta quaj të voglin Njeri,*
*dhe veten që shkruaj poezi –*
*se rrita jonë është duke u rritur*
*me këtë diell që jemi duke e pritur.*

## • POEMË E LINDJES SË RE •

*Për ditëlindjen tënde karafila të kuq*
*Dhe ngjyrën e ylberit t'i prura –*
*Ty, e veshur me tridhjetë pranvera*
*E me lulet e para të majit....*

*Me lindjen tënde vdiqën lindjet e vështira,*
*Dielli e gjeti rrugën në kaltërinën e detit,*
*Anijet e rrahura velësh arritën n'breg*
*Për t'u ngarkuar me këngë e jetë.*

*E njeriu i vogël me zemër shkëmbi*
*U rrit me rritën tënde*
*I mbushi grushtet me aromën e tokës*
*Dhe shkroi poemën e lindjes së re.*

# *Halit BASHA*



U lind në Tiranë në vitin 1933, prej prindërve dibranë që në vendlindje kthehen në vitin 1941. Shkollën fillore e kreu në Dibër, të mesmen në Shkup, të lartën në Prishtinë.
Punoi në arsim, kulturë e gazetari. Botoi poezi gati në të gjitha të përjavshmet e të përditshmet tona në Maqedoni, Kosovë, por edhe në Shqipëri.
Ka botuar librat: "Lapidarët e vendlindjes", 1981; "Vargu im i vogël", 1998; "Flutura në pëllëmbë", 2002; etj...

## • KUR KËNDON SHQIPTARI •

*Kur zë e këndon shqiptari*
*Ushton mali tundet fusha*
*Dridhet nuk këputet teli*
*Ndizet po nuk thahet gusha*

*Po kur dasmë bën shqiptari*
*Valëzon lumi valëzon deti*
*Dridhet vallja hidhet djali*
*Nata zbehet shkundet terri*

*Kur nis e këndon shqiptari*
*Kërcen e lodron tërë bota*
*Kaltëron qielli e shndrit dielli*
*Ndalet sqota thahet këneta*

*Kur gëzon n'hare shqiptari*
*Këndon zogu she bilbili*
*Çelin vjollca e trëndafili*
*Ikën loti e zhduket ferri*
*Brengën kur e flak shqiptari*
*Dita ndizet dimri shkrihet*
*Shtëpia shkundet prej themeli*
*Ëndrra këndellet e përtërihet*

*E kur do fort shqiptari*
*Pisha kallet zbardhëllon dielli*
*Kobi tretet zemra rritet*
*Aheng shpirti vezullon shpirti*

*Po kur urren, urren shqiptari*

## • NJË KUQ E ZI •

*Një kuq e zi*
*Pranë meje*
*Apo karshi*
*është pak i zymtë*
*është pak i tymosur*
*është pak i flamosur*
*është pak i përdhosur*
*E fort i plagosur.*

*Një kuq e zi*
*I turpëruar prej zënkave*
*Të ngjyrave*
*I rënduar prej etheve*
*Që frymën ia zënë*
*I sëmurë është rëndë*
*Por do të shërohet*
*Do të shërohet*

# *Ramadan SINANI*



U lind më 16 qershor 1944 në Tetovë, ku kreu shkollën fillore dhe gjimnazin. Në vitin 1971, në Beograd diplomoi në Gjuhë dhe Letërsi Shqipe në Fakultetin e Filologjisë. Më 1987, në Universitetin e Prishtinës, magjistroi në temën “Vendlindja në poezinë e sotme shqipe”. Një kohë punoi në gjimnazin e Vitisë dhe të Tetovës. Që nga themelimi ka ligjëruar në Universitetin e Tetovës. Ramadan Sinani ka botuar një numër të konsiderueshëm librash me poezi dhe studime letrare, si:
“Kavallet e Sharrit” 1990
“Emblemë i/lirie” 1995,
“Vendlindja në poezinë e sotme shqipe” 1996
“Heu” 2001,
“Shtëpi të kesh” 2004
“Zjarr e acar” 2006.
Ne shkojmë drejt Zotit, thoshte shën Agustini, jo duke ecur po duke dashur, i tillë shkoi drejt Zotit poeti i nderuar Ramadan Sinani, më 4 janar 2007.

## • SHQIPËRIA •

*Mbi Të Gjitha*
*Më E Shtrenjta*
*Më E Shenjta*
*Më E Ndritura*
*Më E Dashura*
*Më E Gjera*
*E Tëra*
*Shqipëria*

*Mbi Të Gjitha*
*Të Gjithë*
*Nënëmadhja*

*Sh Q I P Ë R I A*

## • KOSOVA •

*Fjalë e madhe*
*sa një dhimbje*
*Univers*
*sonatë e madhe*
*sa një krenari*
*Gjithësi*
*Shqipe e madhe*
*Sa një rruzull*
*K O S O V A*
*Që s'bie*

## • ABDYLAZIS ISLAMI •

*Nga Eldoradoja në Sharr*
*Udhët arrijnë tek ti*

*I përputh si mileniumet*
*Dhe e emërton me paqen e kombit*

*fëmijët mësojnë urtinë e nderin*
*pleqtë frymohen se ua rirrëfen rrënjët*

*Ti*

*Abdylazis Islami*
*Dhe Sharri*
*El Doradoja e kërkuar në gjakim*

*Jetojnë bashkë*
*në konak universi*

# *Hamdi ISLAMI*



U lind më 1945 në fshatin Gajre të Tetovës. Shkollën Normale e kreu në Tetovë. Punoi dy vjet si mësues në fshatin Kamnjan dhe më pas vazhdoi studimet për muzikë në Prishtinë. Gjashtë vite më pas, po në Prishtinë pa shkëputje nga puna i kreu edhe studimet e larta për Letërsi e Gjuhë Shqipe.

***Veprat letrare***
"Shikimi kah mali", 1988; "Gurët e Kalasë", 2007; "Ju, bijtë e nënave", 2008; "Dy poema për dy Martirë"; "Poema për sytë e çeliktë" dhe ajo me poema satirike "Hamshorët e qytetit tim".

## • KANTATA PËR SHARRIN •

*(Me rastin e takimit për bashkim kombëtar: Tetova 1 dhe Tetova 2, 2012)*
*(fragment)*

*Nuk di nga të kthehem e të shikoj,*
*Nuk di nga të kthehem e të dëgjoj,*
*Cilit shkëmb t'i afrohem, cilit kep,*
*Te cili shpat ë ndalem, te cili thep.*

*Këtu midis malesh, sikur midis zjarresh*

*Nga kjo maje, e një pllaje, pak matanë,*
*Duket Pellgu i tetovës tej e mbanë*
*Dhe bardhari si damar mbi kraharor*
*Rrjedh e rrjedh vjen përreth si kurorë.*
*Andej malet rreth e qark, larg e larg*
*Krah për krahë si në valle kapur varg.*

*Ngado që kthehem pak të prehem më vijnë zëra*
*E më djeg si t'më pjek diçka përbrënda.*
*Tek hedh bujku brenë e farë nëpër arë*
*Lë parmendë edhe rend mbi ugar.*

*Se nga gryka vijnë ata me krra krra!*
*Sokëllin në qiell ai: o burra përmbi ta!*
*Dhe i merr valë e lumit nëpër shtjellë*
*Shallvaret nga kanë ardhur për t'i shpjerë,*
*Po në gryka porsi pyka, gjarpërinj,*
*Me shu shu nën gjuhë, kokëzinj,*
*Seç i mbiu nga veriu e keqe pjellë*
*Një si llavë ulëritësish në një shpellë.*

*Nga Derë e Vendit, si prej helmit, te Mali i Thatë,*
*Vinin troqe për ta sjellë të zezën natë,*
*Që nga lindja, në horizont, një perde e zezë,*
*I vesh lisat, ahet, pishat me krahnezë.*
*Po andej, nga ajo grykë e Kaçanikut,*
*Vijnë tamtamet si në kudhër të çelikut,*
*Tutje grykës së Radikës, si nga fundi i dheut*
*Vijnë alarmet dhe britmat e Skënderbeut:*

*"qenkan mbushur bjeshkët me borë*
*Qenkan mbushur bjeshkët me borë*
*Qenka mbushur shpati plot o*
*Plot o me malësorë.*
*Qenkan vesh e mbathun*
*Gjith-o, gati me armë në dorë..."*

*Dhe ky zë i thellë, ky bas madhështor*
*Përtej se njëzet shekuj, në të madhin kor,*
*Vjen si oshtimë, si vringëllimë e shpatës*
*Që t'i del në pritë, përballë t'i del natës*
*Nga Grykë e Moraçës, Kotorit e Ulqin,*
*Kala e Tivarit dhe vend i quajtun kufin*
*Vijnë si valë deti Altot e Teutës*
*Baritonë të Agronit nga honi i lahutës*
*Tenorë të Janinës, të Prizrenit tenorë*
*Që nga Manastiri gjer atje në Vlorë!*
*Andej nga presheva dhe malet e Drenicës*
*Vijnë dhe sopranot e Shote Azem Galicës...*

# *Fazli VELIU*



U lind në Kollare të Kërçovës më 1945. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, të mesmen në Tetovë, ndërsa studimet në Prishtinë. Veprimtaria tij patriotike për kauzën kombëtare ra në sy të policisë ish-jugosllave qysh në vitin 1968 me rastin e shënimit të 500-vjetorit të vdekjes së Gjergj Kastriotit-Skënderbeut. Është një prej nismëtarëve të bashkimit politik të shqiptarëve në mërgim. Kishte njohje me Jusuf Gërvallën dhe Kadri Zekën me të cilët punoi për themelimin e organizatës që më vonë u njoh me emrin LPRK, ndërsa pas shpalljes së kushtetutës së Kaçanikut dhe deklaratës së pavarësisë të Kosovës u quajt LPK, të cilën e drejtoi për shumë vite me radhë.

***Veprat letrare***
"Zë e mall mërgimi"; "I përndjekur në Shkup, qytetar në Perëndim";
"LPK-UÇK, Një emblemë një qëllim";"UÇK nga beteja në betejë".

## • TRIMAT VDESIN NË KËMBË •

*(Zijah Shemsiut, martirit të Republikës së Kosovës)*

*Këtë pranverë një zë u shterr*
*Paq oh, pa gjëmë*
*Në Beogradin skëterrë*
*Vdiq në këmbë*
*Mësuesi pa ditar*
*I lodhuri mërgimtar*
*Shpirtvrari proletar*
*Zemërnganjimtar*
*Si Fazliu**
*Flamurtar*
*Përpara xhelatëve heshtje madhështore*
*Truplartin e bëjnë shtatore!*
*Bijtë kështu t'i vranë. Kosovë moj nënë.*
*Në Beograd, Nish, Shkup, Prishtinë,*
*anë më anë.*

*Të ra këtë herë një djalë-lis*
*Me zemrën tënde, me të bardhin plis*
*Ishte i ri dhe rinia e çonte,*
*Ishte shtathedhur dhe gjaku e gjallëronte*
*Duarlidhur i paepur*
*Buzëplasur, i etur:*
*Po vdes si me le*
*Për Liri-Atdhe!*

*Gjuhën po t'ia prisnin i flisnin sytë*
*Sytë po t'ia nxirrnin, i shikonte qenia,*
*Duart po t'ia gjymtonin, shpatullat*
*bëheshin krah*
*Këmbët po t'ia prisnin, trupi ngrihej prapë*

*E vranë këmbët t'i ngurohen*
*Ndjenjat t'i fashiten*
*Të mos përtëriten*
*Dhe përsëri të gjallë e panë*
*Në krah të popullit*
*Në kujtesën e shokëve ngado që janë*
*Shembull qëndrese*
*Shkëndijë për liri*
*Lavdi!*

* *Fazli Grajçeci*

## • HERONJTË E TANUSHËS •

*Në këmbë,
Pa pushim,
Marshim
Bijtë e shqipes,
Shqipet e Arbërisë
Shënojnë themelet e shqiptarisë*

*Kudo,
Në Drenicë,
Dukagjin e llap,
Në Preshevë
Ju luftëtarë të lirisë
Ia ngritni namin shqiptarisë
Mburojë e Sharrit
Karadakut,
Shkupit
Gostivarit
Ju bijtë e të parit*

*Këmbët tuaja,
Rrethetërthor atdheut
Me forcën e anteut
Betimin e Skënderbeut*

*Tanusha e Gostivarit
Trupin ua pa
Si ngriteshit viganë
Armiqtë për t'i ndal'*

*Një komandant
Me trima e trimëresha
Bëka sfidë shekulli
Mbi "luanë", "luanesha"*

*Komandant Tahiri, qenka
S'paska të ndalur në beteja
Hyra pranë, Naseri krah
Brahimi përballë, Isai si rrufeja*

*Qenkan bijtë e bijat e shqiptarisë
Që ia falën gjakun Arbërisë
Qenkan stërnipat e Ismail Qemalit
Qenkan nipa e mbesa të Sef Koshares,
Paskan besën e Tomorrit Korabit e Sharrit
Paskan gjakun e pastër të Arbërit*

*Bien kur duhet rënë për atdhe
S'paskan vdekur, janë me ne*

# *Ibrahim VELIU*



U lind në fshatin Gajre të Tetovës.
Shkollën fillore e kreu në vendlindje, të mesmen në Tetovë.
Fakultetin Filologjik në Beograd, kurse magjistroi në Prishtinë. Mbi tre dekada e gjysmë ishte profesor i Gjuhës dhe i Letërsisë Shqipe në gjimnazin e Tetovës, ndërsa mbi një dekadë ligjëroi lëndën e realizmit shqiptar në Universitetin Shtetëror të Tetovës. Aktualish është në pension.
Ka botuar librat: "Ëndrra e Lumit"; "Natën e mirë vjeshtë"; "Shira në ekzil"; "Resh Etje"; Studimi monografik "Proza e Hivzi Sulejmanit" etj.

## • SËRISH I LIGJËRON DETIT •

*Do të ngjitesh gejzerit të dritës*
*Sërish t'i ligjërosh DETIT*
*Për Atdheun Kombin Gjuhën*
*Dhe emrat tjerë konkret*

*Assesi t'u bindesh qortimeve të përhimëta*
*Dhe kërcënimeve haxhuze matanë grilave*

*Ti gjithnjë i padëgjueshëm*
*Para ngashënjimeve të balsamosura*
*Dhe llumit bezdisës të meskinëve*

## • TI QIELLI I GJAKUT TIM •

*Sa herë vdekja kaloi këtejpari*
*Kafkat gojëhapur i lëshuan varret*
*Lumenjtë nxituan drejt diellit*
*Kosovë germë e parë e lindjes*
*Trualli dhe qielli i gjakut tim*
*Me gjithë ato qivure*
*Pa një të vdekur*

## • UDHËTON GJAKU I ARBËRIT •

*Me prapësitë e rrufeve hahet Buna*
*Me vetëtimat ndër vetulla*
*nxiton Drini i Bardhë rrafshit të Dukagjinit*
*Nga Shën Naumi edhe vëllai emnak i tij*
*çan valët me uturimë*

*Në Arbëresh të Zarës Nita e Prenk Vukës*
*qet pushkë në mollë të bajrakut*
*dhe një çurg i gjakut të trazuar*
*udhëton themeleve të Rozafës*

# *Agim VINCA*



U lind më 22 maj 1947 në Veleshtë të Strugës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa të mesmen në Strugë. Studimet për Gjuhë dhe Letërsi Shqipe i kreu në vitin 1970, në Fakultetin Filozofik të Universitetit të Prishtinës, ku magjistroi dhe doktoroi. Është profesor ordinar në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Prishtinës, ligjëron Letërsinë e Sotme Shqipe.
Jeton dhe punon në Prishtinë.

***Veprat letrare***
"Feniksi", (poezi, 1972); "Bregu i mallit", (poezi, 1975); "Në vend të biografisë", (poezi, 1977); "Buzëdrinas", (poezi, 1981); "Arna dhe ëndrra", (poezi, 1987); "Orët e poezisë", (kritikë letrare, 1990); "Populli i pandalur", (publicistikë, 1992); "Psalmet e rrënjës", (poezi, 2007); "(Po)etika e fjalës", (publicistikë, 2010); "Arti i reagimit", (publicistikë, 2011).

## • TROKITJE •

*Tearca, Tanusha, Tetova*
*Trandshëm trokasin te porta.*
*Njerëz, vini dorën në zemër*
*Zemra fillon tek aorta*

## • GRYKË E KAÇANIKUT MBULUAR ME BORË •

*Grykë e Kaçanikut mbuluar me borë*
*Lepenci zvarritet si gjarpër i hollë.*
*Rrugës patrullojnë uniforma blu,*
*Me helmetë në sy e helm gjithashtu.*
*Shtëpizat në shpat pa fjolla tymi,*
*As borë e bardhë s'e fsheh dot krimin.*
*Grykë e Kaçanikut mbuluar me borë,*
*Lart bjeshkës së sharrtë sogjon*
*një grykëhollë.*

## • PSALM PËR JUSUF GËRVALLËN •

*Qiellit të vrugët të Kosovës*
*Me shenjën e shenjtë në krye*
*Fluturon kanjushë e verdhë*
*Fluturon e s'bie!*

## • MORA RRUGËN PËR QAFËTHANË •

*Mora rrugën për Qafëthanë:*
*Shqipëri –nënë!*
*Shqipni-nanë!*
*Pesëdhjetë vjet pa u parë:*
*Ëndërrbukur, zhgëndërrvrarë!*
*Ec e jakë Jug-Veri:*
*Shqipëri-nënë!*
*Nanë-Shqipni!*

# *Daut GURRA*



U lind më 15 tetor 1948, në Reçicë të Vogël-Tetovë, në një familje me tradita atdhetare.
Në vitet 1952-1956, mbaroi me rezultate të shkëlqyera shkollën "Normale" në Tetovë. Që në shkollë i shfaqi idetë e tij kundër ideologjisë komuniste dhe hegjemoniste sllave.
Vdiq më 16 prill të vitit 1993.
Në dy ditët e fundit ishte me vetëdije të humbur me këtë vetëdije që nuk njihte askënd ai tha fjalët e fundit "NUK MË LANË".
Me thënien e tij të fundit, kujtojmë dëshirën e tij të fortë që e shtronte gjithmonë në bisedat me miqtë për të punuar dhe vepruar në dobi të kombit dhe atë si pikë të parë arsimin e brezave të rinj duke i edukuar në frymën e bashkimit kombëtar ashtu siç e kemi përcjellë brez pas brezi.

## • TË KAM LULËKUQE •

*Ku e kam shalën?*
*Ku e kam pushkën?*
*Ta shaloj atin –*
*Malit t'i vërsulem...*

*Ta mbërthej xhamadanin*
*Dhe pushkën kaçake,*
*Të dalë nëpër bjeshkë*
*Plot lule e zambakë.*

*Prej aty të t'sogoj*
*Mëmëdhe, lumturi.*
*Të kam lulëkuqe.*
*Rrofsh, Ti, SHQIPËRI!*

## • PËR LIRINË E ATDHEUT •

*Në vekun e jetës*
*nënë hijerënda thuri rrobat e zeza.*
*Pesë kandilat i ngurosi mbi pesë bedena,*
*pesë kullave ua nxori flakën përmbi.*

*Heshtat çelën trëndafila të nadjes*
*kur dielli agoi*
*dhe vrioni gurgulloi në pesë lugje.*
*Ujë i shenjtë – thonë kalimtarët*
*kur ndalën ta shuajnë etjen e katër stinëve.*

*Kullave u shkrepën pesë yje,*
*kështjellat filluan të tunden*
*kur nënë i fali pesë hasi në pesë stroke;*
*ua fali pesë betejave nga një dëshmor...*
*PËR LIRINË E ATDHEUT*

# *Nuri KOLECI*



I lindur më vitin 1949 në fshatin kufitar Sollokiq në afërsi të Dibrës. Shkollën fillore në Dibër ndërsa të mesmen (normalen) në Gostivar. Studimet e larta në Prishtinë në Fakultetin Filozofik-dega e Gjuhës dhe e Letërsisë Frënge. Mbi tri dekada është marrë me edukimin e breznive të reja në shkollat fillore në Dibër si dhe në gjimnazin e saj.
Deri më tani ka botuar: “Mos i rrëno ëndrrat”; “Rrjeta e hijeve”; “Hijet besnike”; “Shëtitje në muzg”; Është autor i dy monografive: “Nga zezona në jehonë”; “Ah... kufiri”.
Gjatë vitit 2010 Akademia e Shkencave dhe Arteve Shqiptaro-Amerikane e pranon anëtar nderi të saj.

## • DY ANËT E BOTËS •

| | |
|---|---|
| *Prej Bllacës* | *Prej Bllacës* |
| *Deri në Bllatë* | *Deri në Bllatë* |
| *Toka* | *Ligji* |
| *Loti* | *Epshi* |
| *Vdekja* | *Egërsia* |
| *Trimëria* | *Dëbimi* |
| *Mikpritja* | *Spektakli* |
| *Krenaria* | *Çmenduria* |
| ***Janë shqiptare*** | ***Janë sllave*** |

*Dhe këtu*
*Në një gotë*
*Në këtë botë*
*Përzien*
*Këngët kreshnike shqiptare*
*Me rok-koncertet barbare*
*Dhe kjo botë do të ishte e kotë*
*Sikur vetëm sllavë të kishte në këtë botë.*

## • EDHE ÇKA DUHET TË NA MARRIN •

*Na i morën*
*Trojet*
*Kishat*
*Fustanellat*
*Ritet*
*Kulturën*
*Historinë*
*Të gjitha na i gllabëruan*
*Me veten i mishëruan*

*(Sa shumë paskemi për të tjerët...!)*

*Kalorës*
*Shkencëtarë*
*Nobelistë*
*Humanitarë*
*Mbretër*
*Aristokraci*
*Trima legjendarë*
*Bujari*
*Botës i dhuruam*
*Aspak s'u krenuam*

*(sa të pasur qenkemi ne të mjerët...!)*

# *Murtezan ARIFI*



U shfaq në letrat shqipe, që herët duke i mbjellë poezitë e tij nëpër revistat dhe gazetat e hapësirës sonë, por, në fillim të viteve të nëntëdhjeta do të jetë edhe më aktiv veçmas në fushën e poezisë dhe, si dëshmi kohe arriti që më 1997 poezitë e tij t'i bashkoj në një libër me titull LULET E ACARRIT dhe, më 2001 në librin SYRI I ZEMRËS, që dëshmojnë se poeti kishte pamje dhe formë të opusit lirik dhe ishte i lidhur ngushtë me rrënjët e gjakut – kombit.

E veçanta e poetit është se: po që se lexohet poezia në tërësi dhe me syrin e kritikës, atëherë lirshëm mund të thuhet se: poeti apo më mirë thënë ngulmësija e tij në kërkim kombëtares, në fushën historike, dhe të kohës, arriti të kurorëzohet me qëllimin e kërkuar në kuptim të sistemit dhe të menduarit dhe të realizuarit të poezisë

## • BARKA YJORE •

*Ajo barkë me vesë yjesh!...*
*Atë plak të urtë mban i bukuri Hy.*

*Dragonjt me flatra të bardha*
*luajnë me vetëtima*

*Ti vjen në ëndrrën time*
*në ato maja nga lundron*
*barka yjore*

*Marigonë.*

## • DERVENDI* •

*Kjo derë e madhe. Kudo dragonj*

*Ja kuçedra*
*E shtrirë për dhe.*

*Shtojzovallet kërcejnë*
*me lule erëmbla.*

*Mbi lëkurën e kuçedrës*
*Së mbushur me kashtë*
*Përmjerrin kalamajt*
*e ëndrrave*

**Krahinë në mes të tetovës e Shkupit e banuar me shqiptarë.*

## • NË TOKËN E LULEVE TË GJAKUT •

*Ora e lidhur me zinxhir*
*E copa mitesh*
*Të shkelura kudo...*

*Atje një valle e bardhë.*

*Ja, vragët e Prometeut kullojnë*
*lule gjaku*
*nga copa mitesh mbijnë ato lule*
*kuq e zi.*

# *Kalosh ÇELIKU*



U lind më 13 shkurt 1951 në fshatin Cërvicë të Kërçovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje. Shkollën e mesme normale në Shkup, ndërsa studimet e Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe në Universitetin e Prishtinës (Kosovë). Çeliku shkruan poezi e prozë për fëmijë e të rritur.

***Veprat letrare***
Zogu erdhi me një këngë-vjersha (l982), Lepuri me pushkë-tregime (l983), Shtëpiza e xixëllonjave-tregime (1984), Ferexhja e zezë-dramë (1985), Arusha pa bisht-tregime (l986), Dielli zbret malevë-novelë (l986), Varrimi i sorrave-roman (1988), Vite me borë-roman (l990), Trumbetat e Tellallit-satira (l992), Imzot, lehin qentë-drama (1993), Trimi shihet në vepër-poemë (l994), Çohuni trima shaloni lapsin–rrëfenja (1994), Ehu-poezi (2008), Atdheu burrë pa Grua-poezi (përzgjedhje, 2010) etj.

## • PROTESTË NË SHTËPINË PUBLIKE •

*Imzot, më diferencuan neokomunistët*
*dashuri që bëjnë me Ebu Xhehlin*
*e përhapin SIDËN në Shtëpinë Publike.*

*Përditë dezinfektohem nga Virusi*
*verë të kuqe pi te Pazari Grave*
*ballë për ballë Ebu Xhehlit me ferexhe*
*imam në mesin e kryehoxhallarëve.*
*Që, ngrenë dolli, dehen me lëngje*
*Shejtanin e vrasin me eshtra.*
*E heqin vallen më shpallin të marrë*
*Ngase: e shava dje Pushtetin*
*e shaj sot, do ta shaj nesër!*

*Pasmesnate, kthehem në shtëpi*
*Rrospitë e Ebu Xhehlit me ferxhe*
*dorë më dorë më hedhin mbi çatia*
*pak para agimit më dhunojnë mes librave...*

## • QIRIRI I SHËN MËRISË •

*Vdiqa në Voskopojë. U zgjova në Xhenet*
*Pleq. Plaka dhe lule vjollce.*
*U thash: Dërgomëni në Xhenem!*
*Nuse të reja dhe Cuca. Zjarr*
*Verë dua! Verë. Jo, më thanë është haram.*
*Atëherë më ktheni në Xhenemin e vërtetë*
*Vera kur rrjedhë nën Rrap lumë.*
*Dhe, më kthyen. U ringjalla te Lumi.*

*Unë jam qiriri i Shën Mërisë Virgjër*
*E pi lotin e saj me shtamba nën Rrap...*

## • GRUAJA BESNIKE •

*I dëbova armiqtë rreth Meje. Edhe Miken*
*Vetëm poezinë nuk mund ta përzë. Nuk ik.*

*Është grua besnike. E do burrin...*

# *Ejup AJDINI*



U lind më 14. 02. 1954 në Shipkovicë të Tetovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje. Gjimnazin në Tetovë, kurse Fakultetin për Letërsi dhe Gjuhë Shqipe në Prishtinë, më 1979.
Studimet pasuniversitare i kreu në Institutin e Gjuhës dhe Letërsisë - Akademia e Shkencave dhe e Arteve të Tiranës. Më 17.04.1997 mbrojti me sukses të shkëlqyeshëm tezën e disertacionit me temë:"Tradita kulturore dhe letërsia e ekskomunikuar shqiptare në ish—Republikën Jugosllave të Maqedonisë", ku edhe mori gradën shkencore Doktor i Shkencave Filologjike. Ligjëron në Universitetin Shtetëror të Tetovës.
Botoi përmbledhjet poetike: Dritëzat në natë, Tiranë 1993, Tempulli i mëkateve,Tetovë 1995, Një verë fola me hënën, Tetovë 2006, Misteret e shpirtit ( haiku), Tetovë 2012. Më 1997 ndriçoi dhe botoi dramën Lalë Bajrami të Sadudin Gjurës, kurse nga veprat shkencore botoi: Ekskomuniki, kulturor dhe letrar te shqiptarët e Maqedonisë, Tetovë 1999, Shkrimi akademik, Tetovë 2008, Rrjedhave të letërsisë shqipe, Tetovë 2011, etj.

## • AH, ATDHE •

*Dashurinë ty ta falëm, Atdhe*
*Posi vajza dashnorit besnik,*
*Dashuri më të madhe s'kemi*
*Në kë tokë e në këtë qiell.*

*Ah, atdhe, atdhe, atdhe!*
*Një lum ëndrrash kemi ende përpara...*
*Ndoshta në oqeanin e qetë do të takohemi,*
*Ku do t'i ndajmë veprat nga përrallat!*

## • TRI RRUGËT E BOTËS •

*Në rrugën e parë ecin*
*Zbukuruesit,*
*Në rrugën e dytë vrapojnë*
*Shkatëruesit,*
*Në rrugën e tretë mendohen*
*Të marrët,-*
*Ruana zot, kush do të fitojë,*
*Po s'fituan të parët?*

## • S'KA JETË PA QENTË •

*Nëse do të bëhesh i pasur*
*ushqeje një qen*

*Nëse do të bëhesh prijës*
*ruaje një qen*

*Në donë të flesh i qetë*
*lakmoje një qen*

*Nëse donë mbrojtje e siguri*
*përkëdhele një qen*

*Nëse të ka kapluar stresi*
*afroje një qen*

*Se ai s'lejon*
*të të hanë*
*qentë*

## • KAZANI •

*miqtë e mi të dashur*
*mua ata më thoshin*
*të tjerët hanë ashuren*
*e ti ruan kazanin*

*Dikur këto fjalë*
*Si vëreja  dot*
*Një kazan i madh*
*Sot më zien në kokë*

## • JU •

*Ju burrat e botës*
*krekoseni e krekoseni*
*për një imazh të ri*
*pa ngritur kokën*
*të shikoni anë e mbanë*
*sa vdesin nga uria*
*e ju*
*kur të pini një gotë verë*
*çojeni një gotë ujë në Afrikë*
*kur të ngiheni mirë*
*çojeni një bukë në Etiopi*

*kur të ndërtoni shtëpi*
*çojeni një mermer në Kosovë*
*atje është gjaku i freskët*
*mbushur me dëshmorë*

*Kur të dehesh nga luksi*
*mos u ç'deh kurrë*
*luksi yt është sarkazëm*
*dhe gërvisht çdo gurë*

*Ç'kuptim kanë takravatet*
*tuaja*
*kur njerëzit vdesin nga uria*
*kur njerëzit vuajnë*
*nga barbarët-nga robëria.*

# *Daim ILJAZI*



U lind më vitin 1954, në fshatin Zhelinë-Tetovë dhe diplomoi në Universitetin e Zagrebit-Arkeologji dhe Gjuhë Frënge në vitin 1979.
Më se dy dekada punoi profesor në shkolla të mesme në Tetovë. Daim Iljazi është diplomat i karrierës. Ka punua konsull i Maqedonisë në Bern-Zvicër dhe këshilltar i Ambasadës të Maqedonisë në Paris. Pjesëmarrës i shumë festivaleve poetike në disa vende të Evropës.

***Veprat letrare***
-Soditje të zjarrta-2004
-Marrëzi ballkanike, 2010 etj.

## • SA TË DUA EVROPË •

*Më linde, më le pa busull,*
*Më hodhe shpesh*
*Në kontejner kundrinash*
*Sa të dua Evropë*

*Më bëre, më linde*
*Më the se je nëna ime,*
*Shpesh më mashtrove,*
*Të dua Evropë.*

*Valsi yt me yjet,*
*Pa mua nuk është i plotë*
*Fjala ime është e shenjtë,*
*Prapë të dua Evropë.*

## • SA TË DUA... •

*Shëtita shumë fshatra e qytete,*
*Në Ballkan e në Evropë*
*Edhe kështu si je,*
*Të dua më shumë, Tetovë.*

## • LAMTUMIRË SREBRENICË, REÇAK, VUKOVAR •

*Atje larg në Ballkan, në Srebrenicë e Vukovar*
*Kutija e Pandorës tymon, lulet nuk lulëzojnë,*
*Bari nuk rritet, toka dridhet në Reçak.*

*Atje larg në Ballkan, plagët kullojnë gjak,*
*Jetë pa shpresë në mes tymit e flakës,*
*Të vdekurit shajnë krajl e gjeneral,*
*Varrezat masive, kryefjalë e lajmeve botërore.*

*Këto vende pa gjurmë, pa pranverë,*
*Të veshura me errësirë mortore,*
*Flamuri i zi, dekor në çdo shtëpi,*
*O marrëzi shekullore.*

# *Puntorie MUÇA-ZIBA*



U lind në Strugë në vitin 1954. Shkollën fillore e kreu në Veleshtë, të mesmen në Strugë, kurse Akademinë Pedagogjike, dega Gjuhë dhe Letërsi shqipe në Shkup. Punon mësuese letërsie në Shkup.
Ka botua: "Rruga e mjellmës"; "Sodisin yjet"; "Kuku"; "Rapsodi udhëtarësh"; "Suita e lënduar"; "Suita ime"; "Vjeshtë totemesh" roman etj.

## • TRUALLI IM •

*(Kosovës)*

*Shkelë me këmbë merimange*
*shputa ime ,*
*ngadalë e me naze*
*se këtu është Kosova*
*pa re të shpupurishura,*
*me faqen e fildishtë*
*që s'la pa lëbyrur*
*sy zogu e njeriu.*
*(Kosova ime)*
*Ky truall me dy - tri fusha*
*e me dy - tre male këndej,*
*me dy- tre lumenj e dy dete andej,*
*me dy -tre qytete e dy - tre fshatra këndej,*
*me dy- tri ëndrra e dy- tre vaje andej,*
*me dy - tre qiej, e dy- tre diej këndej.*
*Ec ngadalë shputa ime,*
*në këtë tokë të butë e të bardhë*
*ku babai im i thinjur mund të ngarkon*
*shtatë mi e njëqind e ca milion*
*qerre me eshtra,*
*si qerre me kashtë.*

*Në varret e këtij trualli,*
*aty ku engjëjt regëtijnë,*
*jam nisur unë me tim bir*
*që të vdesim e të rrojmë.*
*(Kujdes!)*
*Ngado që do shkelësh shputa ime*
*hap sytë mirë*
*se po trand*
*skelete njerëzish*
*që vdiqën*
*në kohën drurit*
*në natën e ndezjes së zjarreve,*
*në neolit*
*e paleolit*
*në stinën e korrozionit,*
*kur sapo evoluuan gjymtyrët:*
*sy e zemër*
*krah e këmbë,*
*bashkë me boshtin kurrizor.*
*Kujdes shputa ime prej elefanti*
*me origjinë*
*fisnikësh,*
*kujdes*
*ngado që shkel*
*se do ograisesh.*
*Shkele me këmbë shpendi këtë truall hir*
*është i brishtë*
*e ka m'nerë,*
*se këputet në an,*
*ky vend heronjsh*
*që vdiqën e rrojnë*
*me zemra të vogla e të mëdha*
*që ju kërcejnë*
*tak, e tak, e tak,*
*për pranverën e sivjetme.*

# *Iljaz OSMANI*



U lind në Shipkovicë në vitin 1954. Shkollimin fillestar dhe atë të mesëm, i kreu në vendlindje dhe Tetovë, Akademinë Pedagogjike në Shkup, ndërsa Fakultetin Filologjik (Katedrën e Gjuhës dhe Letërsisë Shqiptare), e kreu në Universitetin e Prishtinës.

***Veprat letrare***
”Lulja e fatit 1993;
”Hapi sytë”, 2000;
“Fytyra e pasqyrës”, 2004;
“Kafazi i përhitur”, 2007;
“Dollia e dhembjes”, 2009.
Autori redakton revistën për art,kulturë dhe çështje shoqërore “Vlera”.

## • GURI I ZEMRËS •

*I vështron majat e lisave*
*si mballohen brigjeve të diellit*
*me zemër lëshuar për toke,*
*me krahët e haresë së penduar*
*dhe përputhet me rreze*
*mbi buzët e kaltërsisë.*
*Shtegtimi i dritës*
*mbëlton gjemba gjaku Zana*
*me banim te Guri i Zemrës*
*trastën e udhës e hedh në shpinë,*
*diademën e haresë e fsheh në sy*
*dhe niset nga Ura e Shëndetit.*
*Për të pangopurit e gjymtë*
*s’do të ndiejë*
*dhe uron që të ndrijë*
*lëndina e shtruar*
*me malbrezat e përmallimit!*

## • TROKU I KALIT •

*Në muzgjet e meditimeve të thinjura,*
*drurët rrjepin vezullimë imazhesh.*
*Trokitjet në mbretërinë e agut*
*bëhen gojë marramendëse*
*mbi klithet murrizore.*
*Shkrrapi i gjethishtes së shtigjeve*
*e mban pengun e turpit në sheshtinë*
*duke ia ledhatuar vetullat*
*pirgut të vetmisë.*
*Ninulla triviale belbëzonte melodinë*
*me buzët e shqepura të gënjeshtrës,*
*troku i kalit çapiste ligësinë*
*me thumba të përgjakur.*

## • RIPËRKUJTIM •

*Fatamorgana përpëlitëse e ujëvarave*
*mban mbi supe ndërgjegjen e kërrusur të brigjeve*
*Delta thith nektarin mendimeve,*
*nën hijen e shkrepave të ëndrrës*
*Rëra bëhet platformë e forte urbane*
*fton sytë e përgjumur të blerimit*
*pa i përmbushur ditët e dritës*
*Yjet i kapsallisin sytë*
*Me vezullimë të kuqërremtë*
*E Mira rendë me krahët e kujtesës*
*Mbi pëlhurën e shkrehur të shikimit*
*Dhe rrudhat e gurgullimës numëron*
*Përmes ëndrrës me buzëqeshje të blertë...!*

# *Fadil BEKTESHI*



U lind në fshatin Muhoc të komunës së Bujanocit në Kosovën Lindore në vitin 1955. Familja e tij në vitin 1960 u shpërngul nga ky fshat dhe u vendos në fshatin Llopat të komunës së Kumanovës, në Maqedoni. Shkollën fillore e kreu në Llopat dhe Kumanovë, të mesmen në Kumanovë ndërsa Fakultetin filologjik, dega për letërsi shqipe e kreu në Prishtinë. Udhëhoqi vite me radhë Klubin e Shkrimtarëve Shqiptar të Kumanovës. Po aty themeloi Manifestimin Kulturor "Jehona e Karadakut", u morr me botimin e librave si dhe themeloi e redaktoi revistën për fëmijë "Doruntina".
Vdiq në fshatin Llopatë, në vitin 1998.

***Veprat letrare***
"Baloni", 1981; "Udhëtimet nëpër sketerrë", 1993;
"Na ishte njëherë një gjeneral", 1995; "Filxhani i dashurisë", 1995.

## • PO NA I KTHEJNË AZILANTËT •

*1.*
*Ju që ikët ia mbathët*
*Azilantë*
*Nga Atdheu*

*Ju që ikët ia mbathët*
*Azilantë*
*Nga Dashuria*
*Ju që ikët ia mbathët*
*Azilantë*
*Nga Bukuria*
*Ju që ikët ia mbathët*
*Azilantë*
*Ç'ju lulëzoka n'ballë Shëmtia!...*
*Mërgatë qyqesh*
*N'tepsi mëshire*
*Ëndërruat t'ju gatuhet Liria!*

*2.*
*Ju që ikët*
*Ia mbathët*
*Ilegal*
*Me Mafi*
*Nëpër Det*
*N'Itali*
*Malkufijve*
*Mbi Çeki*
*Me t'Greqisë*
*T'Serbisë hafi*
*Turistiket Agjenci...*

*Nga Tokë e huaj*
*Rraus Azilantë*
*Ç'po ju përzënë me prapëtira...*

*E lumja bashkë Italia, Gjermania!*
*E mjera ndarëKosova, Shqipëria!*

*3.*
*Nga ç'ju pa Ekzodoadë, e ndeju nga afria*
*Azem Shkrelit bre iu ngri Gjaku!...*
*N'Rugovë e Mirditë piskamë dhe Krenaria*
*Azem Shkrelit – o i plasi Zemra!*
*Edhe n'përtejvarr,*
*O Azem,*
*Me kushtrimin tënd Poezia!*

# *Remzi SALIHU*



U lind më vitin 1955 në Gajre të Tetovës. Shkollën fillore dhe të mesmen e kreu në Tetovë, kurse Fakultetin Filozofik- Dega e Letërsisë dhe Gjuhës Shqipe në Prishtinë. Pos poezisë shkruan edhe kritikë dhe përkthen nga gjuha gjermane. Ka përkthyer poezi prej Erih Fridit, Paul Celanit, Roze Auslanderit, H. M. Ecenzbergerit, Folfgang Behlerit, Ulla Hanit, Myhael Krygerit si dhe studimin "Mjeshtria e interpretimit" nga Emil Shteigeri, etj.
Në konkursin letrar ,,Goranova prolet,, që mbahej në Zagreb, fitoi me librin ,,Fluturimi i largët,, të cilin shpërblim e botoi Rilindja, 1987. Librin e dytë ,,Sheshi i shtrigave,, e botoi më 1992, librin e tretë ,,Gjurmë malli,, 1993,.Ka punuar disa vite në arsim. Një kohë të gjatë ka vepruar dhe punuar jashtë vendit, në Zvicër. Tani jeton si krijues i lirë.

## • RRËNJËT •

*pesha ime shtrihet*
*në rrënjët e pemës*
*me fryte të kafshuara nga dielli*

*në duart e mia*
*trungu shpërndanë degë*
*tyjet bëjnë dritë ngazëlluese*
*nëpër rrudha balli*
*nëpër diskursin e fjalëve*
*mjegullat lëndojnë*
*metaforat e thyera në asht*

*fryti më bie nga dora*
*shkëlqimi i tërheq hijet*
*dhe thellë në mua*
*varen rrënjët e gjakut*

## • NËNAT E DËSHMORËVE •

*Lumenj lotësh*
*dhimbjet e nënave*
*në buzët e tyre*
*harta të mavijosura klithjesh*
*të dënuara me mall pritjesh*
*për pranverat e vonuara*

*Nënat e dëshmorëve janë*
*udhëtime të anuluara të jetës*
*thika të mprehta*
*mallëngjimesh*
*që presin shpresën e*
*ëndrrave*

*me brengat e tyre të mëdha*

*Luftojnë për çdo ditë në vete*
*me mendimet e plagosura në*
*kohë*
*mbeten të vetmuara me*
*lirinë*
*e burgosur në shpirt*
*Nënat janë perla të*
*arta të popullit*
*që ujisin atdheun me yje*

*E mos i gënjeni nënat e*
*Dëshmorëve*

*se kanë plagët e dhimbjes si*
*dëshmi*

# *Ferit RAMADANI*



U lind më 6 qershor 1956 në fshatin që populli e quan Llag, ndërsa administrata Trapçin Doll të Kërçovës. Më 1982 u diplomua në Fakulteti Ekonomik të Prishtinës ku vijoi edhe studimet pasuniversitare në degën "Politika e zhvillimit ekonomik".
Vdiq më 25 nëntor 2010.

***Veprat letrare***
"Për sa legjenda flet historia", 1992; "Nesër mund ta kuptoni heshtjen", 2001; "Pirgu i dhembjes", roman 1996; "Pirgu i dhembjes II", roman 1997.

## • MBRETI PADISHAH TURFULLIN N'TURQI! •

*Mbreti padishah*
*turfullin n'Turqi:*
*-Në Vlorë Arnautët,*
*shpallën Pavarësi!*

*Ai stërnipi i Gjergjit*
*i Skënderbeut të parë,*
*që në Krujë shporri*
*mbretër, pashallarë!*

*Sërish në Vlorë*
*po shfaq prapësi,*
*Gjergj' i dytë Qemali,*
*po ajo Shqipëri!*

*Po! Ajo Shqipëri*
*i dyti nëntor!*
*Turret Anadolli*
*ta shtypë në Vlorë!*

*Mirëpo thyhet keq*
*e ngjitet në tel,*
*përpara shqiponjës-*
*shqiptarëve rebelë!*

*Hënë e ngrënë e*
*turkut*
*Sërbosllavi kryq,*
*ngriten përbindëshat:*
*-Shqipes i bëjnë gjyq!*

*Ta shporrin nga trojet*
*ku ishte Iliria,*
*sfinja nga Karpatet,*
*karadomuz Azia!*

*Në Stamboll të Turqisë*
*mbreti padishah,*
*oshtin nga inati*
*por, Shqipëri më s'ka!*

*Në Beligrad të Sërbit*
*Pashiqi shejtan*
*nis orditë gjaksore*
*për në Durrës, Tiranë...!*

*Përjetojnë skëterrën*
*në Ankarë gratë,*
*harbohen shkinat sërbe*
*kopila të kenë dhuratë!*

*T'i drejtojnë në shtigje:*
*Kosova - Sërbosllavi !*
*Është model i Vukëve*
*i Çubrillëve të zi!*

*Lëshohen Pollogut*
*thik Pellagonisë,*
*Kara Maçula Makësh,*
*Grekomanë - Çamërisë!*

*Të gjithë për krrokama*
*nga Shqipja pijnë gjak*
*për vezë gjarpërinjsh*
*kërkojnë konak!*

*Ngritet e Pavarur*
*Zonja Shqipëri!*
*Ec shekujve përpara*
*Nëntorëve të ri!*

*Është jehonë ndër shtigje*
*kushtrim për liri,*
*plas shtriga osmane*
*cof kurva sërbi...!*

# *Rexhep BAJRAMI*



U lind më vitin 1956, në fshatin Çelik të Karadakut të Gjilanit. Shkollën fillore e kreu në fshatin Pidiq të Karadakut të Gjilanit dhe në Hasanbeg të Shkupit. Gjimnazin, Akademinë Pedagogjike dhe Fakultetin Filologjik - Dega Gjuhë dhe Letërsi Shqipe i kreu në Shkup.

***Veprat letrare***
"Nata tek unë të harroi", poezi (1998),
"Kur të kthehesh merre diellin", poezi (2003)
"Thashë: është Hënë", poezi (2009).

## • ARBËRIA •

*E kur zhytem në mendime*
*Pse po vuan kjo zemra ime?*
*Dhe, dielli do të na bëjë dritë*

*Arbëria forcon kufijtë.*
*Nga një trup na i ndryshuan ngjyrat*
*Amputim na i bënë gjymtyrët.*
*Arbëria kurrë nuk ndalet*
*Si feniksi ajo ngjallet.*
*Gjymtyrët do t'i bashkojmë*
*Edhe plagët do t'i shërojmë.*

*Krahë plagosur mbetëm*
*Arbëreshët larg na u tretën...*

## • SOT •

*Kur historia përmirëson gabimet e veta
këtu në Ballkan
kolonës së gjatë të kremtave
i bashkangjitem edhe unë
pritjes së trimit
që po kthehet në lapidar
kur barbarët të venin prita
Ai kur kaloi këndej tha:
Po shkoj ta ndihmoj Evropën
do të kthehem një ditë.
Dhe, ja sot të presim me lule
Të paqim për jetë o Gjergj
Në kryeqytetin e Dardanisë...*

## • KOSOVË •

*Kënga e Gërvallave
Krisma e Jasharave
me lotët e gëzimit
do të bashkohen nesër
për Ditën që erdhi
Kosovë...*

# *Ekrem AJRULI*

1 shkurt 1957



Ç'rëndësi ka ku dhe kur u lind, me rëndësi është se ku shkeli- çfarë gjurmësh la. Gjysmë shekulli frymon në një hapësirë që vetëquhet "Oazë e Paqes", dhe ka madhësinë e një klinike neuropsikiatrike në Kinë. Për të ikur në liri ende nuk ka vendosur, e pengojnë kufomat e gjalla.

***Veprat letrare***

"Marshi i Demonëve", 1995; "Rroftë e qoftë Lolestani", 2004; "Kur Qesh Doktor Valuta", 2007; "Palopatriotët", 2012.

## • JU •

*më quani si të doni*
*ateist me e pafe*
*s'më bëhet vonë aspak*
*unë kam - ATDHE*

*nderoj njerëzisht*
*kryq hënë e yll*
*mbi të gjithë*
*e dua - SHQIPTARINË*
*ajo më ngroh*
*si DIELL*

*Ju t'rrejshmet kambana-minare*
*që shurdhoni-shponi*
*tokën-qiellin*
*Ikni ikni në Tartar*
*Mos e zini diellin*

*Aullimat që vijnë*
*nga Moska-Bagdadi*
*Athina apo Vatikani*
*janë zëra mafiozësh*
*janë shurrë shejtani*

## • (AR)MIQ •

*Dik Martit dhe miqve të tij*

*Në shekuj mbetët egërsira*
*T'mbrujtur me vese lakmitarësh*
*Vallë kujt u duhen sot*
*organet tuaja-organe barbarësh*

*Për krime ndaj fqinjëve*
*keni pri me etër e gjyshër*
*bota mirë e njeh*
*gjakun tuaj të prishur*

*kot kërkoni rrënjët*
*në lumenjtë dhe të miat male*
*Sibiri është atdheu juaj*
*Kjo është TOKË SHQIPTARE*

## • ERË ARBËRIE •

*unë nuk njoh lider*
*as ngjyra partie*
*tokës time të shenjtë*
*dua t'i vijë erë arbërie*

*nuk më hyjnë në punë*
*biznes e kontingjente*
*atdheu im i shtrenjtë*
*vlen sa pesë kontinente*

*s'më ngazëllojnë aspak*
*kostum e kollare*
*zemrën ma bën mal*
*bardhësi e qeleshes shqiptare.*

# *Shazim MEHMETI*



Është i lindur më vitin 1958, në Balindoll të Gostivarit. Ka të botuara tetë përmbledhje me poezi dhe tre përmbledhje me tregime.

## • MBI KARADAK •

*(Karadakut dhe komandant Telit)*

*Hëna nëna loton*
*Gjak lulesh mbi Karadak*
*Hëna nëna ngrin!*

*Drithëron*
*Drithëron*
*Për dashnorët shpirtndezur*
*Të Çupkës Liri*
*Që me dritë hëne*
*E bekim nëne*
*E përjetësojnë*
*Udhëtimin e tyre*
*Mbi tel*
*E mbi magji!*
*Mbi tel*
*Sheh telin që gjakon*
*Përmbi teh lirie!*
*Telin që merr plagë*
*E s'vdes*
*E s'bie*

*Netë Shqipërie*
*Mbi karadake lotgjak!*
*Hëna nëna loton!*
*Teli qesh jeton*
*Mbi Karadak!*
*Mbi Karadak!*
*Mbi Karadak!...*

## • BILAL XHAFERI •

*Oh, Bilal*
*Në qafë na kishte rënë greku!*
*Plagët e njoma gjak kullonin!*
*Gjak të zi kullonin*
*Mushkëritë e Çamërisë!*
*Dhitë kullotnin*
*Mbi mendët e Shqipërisë!*

*S'kish mbetur një copë vend*
*Për njeriun në këto anë!*
*Të vranë, Bilal*
*Të vranë!...*

*Por deshti Zoti*
*Dhe Zoti deshti mileti!*
*Dhe Ti Sarandë puthe*
*Në buzë deti!*

*Me këmbët n'ujë*
*Tani ti rron:*
*Ca flet me yje*
*Ca flet me Jon!*

# *Fadil CURRI*



U lind në Dërmjak të Hanit të Elezit (Kosovë) në vitin 1959. Shkollimin fillor, gjimnazin "Zef Lush Marku", Fakultetin Filologjik, dega Gjuhë Shqipe e Letërsi i kreu në Shkup.
Fadil Curri, i njohur ndryshe si ,,Homeri'' i trevës së Karadakut të Shkupit, jo vetëm që historiografisë shqiptare i solli visare të çmueshme nga fusha historike, duke filluar me librin: "A(h) fati(h) ynë në peshojë"; "Kohë qorre"; "Kronikë për një dashuri"; librin e tij të tetë ia kushtoi Klubit të Mundjes "Sharri" në Han të Elezit.

## • SOT NË KALANË E SHKUPIT •

*Sot në Kalanë e Shkupit*
*poltika e humbi emrin krejt*
*Kur vegjëlia zgjimthi doli*
*ta mbrojë historinë e vet.*

*E vërteta e maskuar nga mburoja*
*e soldateskës barbare*
*U çjerr si e kërkoi vet nga britmat*
*e pinjollëve iliroshqiptare.*

*Sot në Kalanë e Shkupit kopshtet e lulet*
*u bënë shkretëtirë me gjemba*
*Epokave e figurave të historisë*
*deshën t' ua ndërrojnë data, vepra e emra.*

*Dashurive të vërteta idilike u thonin*
*se quhen urrejtje të rreme mitike*
*Hitin e nipit plagjiator në festival*
*e lenin pas baladës me vlera jetike.*

*Sot në Kalanë e Shkupit Justinianin*
*deshën ta bëjnë më të ri se Karposhi*
*Pjetër Bogdanin nxënës përsëritës*
*në shkollën pa licencë nga Kolishevski.*

*Siparit kuvendor Emin Bej Kumbara*
*i lanë vend pas balloxhakut Koce,*
*E kryepolices Jankullovska i dhanë*
*shpërblimin e nobelistes Nënë Tereze.*

*Sot në Kalanë e Shkupit në mesditë purgatore*
*u ndeshën gënjeshtra dhe historia*
*Justiniani, Bogdani, Prishtina, Kumbara, Bageri,*
*Curri, Gonxhja u zgjuan nga përjetësia.*

*Të mbrohet Iliria, Dardania, Vilajeti i Kosovës,*
*Skupi, kalaja dhe e vërteta*
*Të shpëtohet identiteti, qëndresa, shenjtëria,*
*gjaku, arti, ardhmëria dhe jeta.*

*Sot në Kalanë e Shkupit poezia e dashurisë*
*u shndërrua në festival pendraku*
*Vardarit të epokave nga gjuha e rreme*
*iu ndal fryma, iu step gjuha, iu mpi gjaku.*

*Ndergejgjja shqiptare e fjetur në kolltuqe letargjie*
*u përmend nga zëri i vegjëlisë*
*"Shpëtonie Kalanë, se e shpëtoni veten,*
*tri kohët shqipe te emrit e historisë.*

*Nëse dorëzohet (pu)shteti aktual e historik,*
*nëse dorëzohet pavdekësia, kalaja,*
*gjuha, gjaku, historia, koka e toka behen mitikë*
*identitetin tonë do ta përfshijë hataja".*

## • KËMBËKOKA JASHTË JORGANIT •

*Jam brengë*
*që u këndoj miteve syhapur*
*Jam ti që në mua kërkon*
*hisen e së bukurës në shëmti*

*Jam ecje*
*që hapëron në rrugën pa shteg*

*Jam kohë*
*që historinë e ka gjeografi qorre*

*Jam k(a)osmos me mileniume*
*që majëmalet rrokullisen*
*nëpër thellësitë e Atlantidës*

*Jam këmbëkokë e mpirë shtati*
*jashtë jorganit mbetën*
*Tivari, ...Filati*

# *Fatmire LUMANI*



U lind më vitin 1960 në Ohër. Shkollën fillore e kreu në vendlindje; Gjimnazin në Strugë; Fakultetin Juridik në Universitetin e Prishtines; Provimin e Jurisprudencës ne Shkup; Magjistroi dhe doktoroi në Universitetin e Tiranës në Fakultetin e Drejtesise ne drejtimin: E Drejta Publike; Eshtë autore e tre librave shkencore profesionale si dhe 14 publikimeve shkencore të lëmisë juridike. Ne sferen e letërsisë ka botuar pesë romane, tri drama; tre permbledhje me poezi, një permbledhje me këngë popullore; dhe një antologji.

## • KUSH VDES NE KËMBË SËRISH MBETET GJALLË •

*(Adem Jasharit)*

*Në prag të kullës, n'rrënjë lashtësie*
*nga dejtë mugullon si bulëz lulegjak*
*kur t'kafshuan ëndrrën, u bëre himn lirie*
*se në vend të zemrës të rreh një bajrak.*

*Mbi vetull të stisën ditët pranverore*
*bozhurët ngjyrë alle, bozhurët purpur*
*vegimet e bardha, vegimet madhështore*
*për shqiptari n'parzmë të digjen nur.*

*Ti nuk je feniks, nuk ngrihesh nga hiri*
*por nga gofi yt që përpëlitet n'shtigje*
*të lind populli të ngre nga gjiri*
*n'ballë të Atdheut, flamur mbi pyrgje.*

*Hyre krushk i parë, n'valle gordiane*
*hyre kryelartë, kryetrim Adem*
*rrapëllyen grykat, ortekët me rragame*
*kur për dasëm t'kuqe, klithe si zgalem.*

*Nga plaga e kohës, shpirti t'hidhet n'sulm*
*rilind zemereshtër, ushton si stuhi*
*me këngë lirie turravrap si plumb*
*mbi hordhitë e stepeve mbjell lemeri.*

*Njëqind jetë t'i kishe, njëqind do t'i falje*
*bëhesh hetakomb në festën për liri*
*nga një grusht dheu, tokë kosovare*
*shpërthen nga çdo grimcë, bjeshkë rritesh Ti.*

*Me rrezet e stinëve ngjitesh në zenit*
*se yjet e Drenicës të derdhen mbi ballë*
*muzgjet e përgjakur t'japin jetë e shpirt*
*kush vdes në këmbë, sërisht mbetet gjallë.*

## • ANKTHI I FLAMURIT •

*Heu burra të dheut, heu*
*pa më thoni more*
*ç'ne unë në fund të arkës*
*i harruar nëpër stinë*
*i paluar si qefin?!*

*Trupin e copëtuar*
*kthetrat ligjore ma thumbojnë*
*shkabën ma çjerin*
*myshqe me ndukin*
*mola me zhvasin*
*sytë po m'i nxjerrin.*

*Pa, më thoni more*
*ç'ne i gjallë i balsamosur*
*gjysëm i varrosur?!*
*Ndonëse i shtrirë në sarkofag*
*ëndrrën e kam të lirë*
*mbi flatra shpresash*
*mbi kulla guri*
*fërfëlloj lirisht*
*vallëzoj si valëdrini*
*tundem shqiptarisht.*

*E ia marr këngës me iso*
*një me çifteli*
*në ball më mban nj'ai trim*
*që digjet për liri.*

*Dhe ndër flakërime*
*ndizem, bëhem prush*
*pastaj marr përçart*
*pastaj bie n'kllapi:*
*-Pse moj dora ime*
*nuk shtrëngohesh grusht?!*

*Seç më flet kjo zemër*
*nga gjiri i hapur varr*
*ma ngre dheu përpjetë*
*trupin tim të ndarë.*

*As në ferr*
*as në parajsë*
*gjykohem në pugator*
*pres në ankth të dëgjoj*
*një vendim legal*
*që këtej të dal:*
*-Në emër të popullit*
*Bashkim Kombetar.*

# *Eroll VELIJA*



U lind më vitin 1959 në Tetovë. Studimet për Fakultetin Pedagogjik të (mësuesis) i kreu në Shkup. Jeton në Tetovë. Me letërsi filloi të merrej qysh si nxënës i shkollës fillore. Shkruan për të rritur dhe fëmijë, poezi dhe prozë.
Botoi nëntë vepra.
"Rrugët e Fatit", poezi 1995; "Kush e zgjoi Pranverën", fabula-1995 (ribotuar1996);
"Çudirat Nën vezullimin e Yjeve", fabula 1996; "Fluturat në pafundësi fluturojnë", tregime 1996; "Përrallëzat e netëve të gjata", fabula 1997, Prishtinë; "Kur Sendet përmbysin heshtjen", fabula 1999; "Njeriu dhe bota që s'flet", fabula 2000; "Dashuria e hidhur", poezi 2002; Publicistik: "Kodi enigmatik i universit" "Shkenca dhe Kur'ani", 2009; dhe "Rendi i ri botëror", 2011.

## • DITA E NESËRME •

*Derdhet gota e territ mbrëmje lemeritëse*
*pejsazh i vrazhdë si morti*
*veç plaskomës se zezë e të ftohtë*
*në një skaj kujtimi njeriu i lirë*
*rringjallet në pranga*
*u lind aty që t'i dashurojë njerëzit*
*ai rri i menduar zemërvrarë*
*trupin plot dhembje e plagë*
*mblodhi ndjenjat nga brendia e zemrës*
*sprovoi disfatat përbuzjet ekzekutimet*
*përjetoi tortura makabe*
*trupi përpëlitet nga dhembja këputet e mbin*
*në gjakun e dallgëzuar u gjakos*
*dhe asnjëherë nuk u mposhtë*
*demonët e harbuar u sulën si langonj*
*me sytë e lëbyrë të skuqur nga pagjumësia*
*shikonin me llahtari nga amfiteatri i përqeshjeve*
*me kamxhik të përgjakur ku buroi flaka e mallkimit*
*hapnin rrugën e tyre të vdekjes*

*yjet që kredhen në qiell të shtangura mërdhezin*
*lëshohen të ngrohen në gjakun e fatprerëve*
*nga zgavrat e syve të mijëra e mijëra kufomave*
*të rënë në heshtje kërkojnë dritë pak dritë*
*derisa bota syhapur dremit*
*ëndërron të nesërmen e ndritur*
*duke na braktisur në shekullin e padrejtësisë*
*ku njerëzit që vuajnë më kot kërkojnë*
*dorën shpëtimtare*
*jemi nga shteti i braktisur*
*në gjeografinë e shkapërderdhur.*

## • ELEGJI NJERËZORE •

*fol o poet*
*i thinjur i zhuritur*
*ku të bëjë një orë gjumë*
*ankthet çmallen me një pikë loti*
*prek ballin e zhubravitur*
*shikimin e verbër e kam kredhur*
*rrugëtimeve nëpër dhembje*
*pa gjurmë në paskajshmërinë e botës*

*mos u dorëzo o poet*
*kujdes snajperistët e etshëm për gjak*
*të llahtarisur shikojnë prerazi njollat*
*lanë mureve qumshtore që pandërprerë*
*sjellin kujtesën e shekullit të vrazhdë*

*pra, fol o poet*
*fryma zhuritëse e barotit iriton*
*mushkërit e njerëzve të sfiduar*
*përmendore tempujsh qëndrese*
*kurrë se braktisëm pragun*

*besom o poet*
*plagëve të mbyllura sërish*
*gjaku i dëlirë pikon mbi penën e brishtë*
*fantazma tinëzisht sorrollatet somnabull*
*oborreve të shtruar me eshtra të përhimtë*
*engjujt rrënkojnë me lemeri*
*kufomat pllakosin heshtjen*
*në fundnate s'ndalet vala e hidhur*
*njerëzit me buzëqeshje te lëmekur*
*pa mëdyshje do ta njohin veten*
*në varret e rrëhimura*
*a thua do të jetë kështjella e fundit*
*mbi të kaluarën dhe t'ardhmen*
*nëse s'ka shteg tjetër*
*o poet*

# *Lulzim HAZIRI*



Është lindur në Gostivar .
Është autor i disa librave të poezisë: “ Kënga lind në vetmi”(poezi), “Kur dyert hapen me zile” (poezi), “Dalja nga Safari”(poezi), “Bardhë e zi”(ese), “Rokenrolli shqiptarë”(ese), etj.
Ka botuar edhe disa tregime. Aktualisht punon në fushën e mbrojtjes së drejtave të njeriut. Poezitë i ka të përkthyera në disa gjuhë si anglisht, frengjisht dhe maqedonisht.

## • NË BARRIKADA •

*Na la*
*Barrikadave*
*Me pagjumësinë e Makondasve*
*Mbështetur ëndrrat në njëri-tjetrin si lumë*
*Sedra e postit e rëndoi*
*E dogji malli për gjumë qengji*
*Në kolltuk kundrejt televizorit*
*Mbështjellë me batanijen e fajit*
*Me rruazat e gruas si tespihe ne dorë*
*Dhe sy të varur-Sypërmbys*

*Në barrikada posta vjen me vonesë*
*Pijet nuk servohen në gota gjegjëse kristali*
*Shtyp të ilustruar s'ka as esspreso*
*Lajmet i bie era të censuruara*
*Si reporter lufte në TV*

*Na la*
*Me sëmundjen e pritjes në barrikada*
*Kishte shpirt të lehtë romantik*
*Lidhte kravata të mëndafshta rreth qafe*
*Epshi për gruan nimfomane e mbuloi*
*E thirrte shtrati e përvëlonte shtati i saj*

*Fisnike e kish s'ka fjalë*
*Besnike me fjalë*
*Na la të përgjumur e të përhumbur*
*Për erën e kafesë së mëngjesit*
*Në barrikada s'ka festival*
*Mbi gjak të ngjizur rrëshqitet atje*
*Shtëpinë e sheh fatamorganë*
*Mallin e fëmijëve e ruan në xhep në kuletë*
*E vdekja të flenë nën helmetë*

*Na la*
*Të nxirë në fytyrë nga tymi i shpresës*
*Që digjej si gomë kamioni në rrugë*
*Dëshironte në det të merrte ngjyrë bakri*
*Pa u skuqur e rrezitur lumenjve më parë*
*Syçelë shikonte ëndrra kashmiri*
*Se ish i sëmurë i operuar disa herë*
*Dru i transplantuar me mjeshtëri*
*Në kryet e strucit kishte sytë e deles*
*Zemrën e kish të lepurit*
*Bishtin e hardhucës*
*Tamam shëmti mitologjike*

# *Rami KAMBERI*



U lindi më vitin 1960 në fshatin Gajre të Tetovës. Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në Tetovë. Studimet deridiplomike dhe pasdiplomike i ndoqi në Prishtinë, në Fakultetin e Filologjisë – Dega e Letërsisë dhe Gjuhës Shqipe. Shkruan poezi e prozë dhe, merret me kritikë letrare, publicistikë dhe historiografi.
Jeton dhe vepron në Tetovë.

***Veprat letrare***
"Sy Sharri e Kosovë";
"A plaket liria";
"A kanë orë varret"; "Pikëpamje";
"Ikona e Kushtrimit të Lirisë", etj.

## • DUA TË JETOJ •

*Nëse nuk jam*
*më zgjoni nga gjumi i vdekjes*

*nuk i ka hije gjumi lirisë*

*Atë ditë kur vjen ajo*
*Dua të jem zgjuar*

*Edhe i vdekur nëse jam*
*Më nxirrni gurë kufiri*
*Të bëhet tokë me shenja*

*Kur të vijë liria*
*Kur të bashkohet Shqipëria*

## • PËR TA KUPTUAR SHQIPËRINË •

*Mësoje gjeografinë e varreve*
*për ta kuptuar Shqipërinë*

*mësoje gjuhën e durimit*
*për ta kuptuar Shqipërinë*

*mësoje udhën e lirisë*
*për ta kuptuar Shqipërinë*

## • VARRET FLASIN •

*A kanë orë varret*

*Se po u vonuam*
*mund të zhbëhet kufiri*

*pas a dot kemi baltë e dhe*
*tokë e atdhe*

*a kanë orë varret*

## • PËR TY TOKË ARBËRORE •

*Për ty tokë arbërore*
*Betohem në Zot e flamur, besa- besë*
*Ashtin do ta bëjë penë, gjakun ngjyrë, lëkurën fletore*
*Nuk lejoj dot, të mbetesh pike e pesë.*

# *Nazmi BEQIRI*



U lind më 6 gusht 1960 në katundin Kroni të Kumanovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje dhe në Sllupçan, të mesmen në Kumanovë. Studimet për letërsi dhe gjuhë shqipe i ka kryer në Fakultetin e Filologjisë në Prishtinë, kurse ato pasuniversiteti, në fushën e letërsisë në Universitetin e Tiranës.
Deri më tani, ka botuar këto vepra: "Popullit tim", 2002 (poezi); "Krisma e heshtur", 2005; "Këngët e kaçakëve në Malësinë e Karadakut", (studim) 2006; "Drama shqipe në Maqedoni nga fillet e saj deri më sot",2009; "Kroni i kreshtave tona", (monografi), 2010; "Uji dhe dheu nuk digjen", (publicistikë) 2011; "Rrënjët e kullës", (dramë) 2011.

## • POPULLI IM •

*Stuhisë i dola me gjoks përballë*
*hënën e kapa për fyti*
*Mos ma ndrysho fytyrën pa kohë i thashë*
*diellit me dhëmbë grusht ia ngjesha*
*territ me veshë i thashë s'je mbret*
*lundroj në ujë për të shkrirë*
*borën e akullt*
*por, zogjtë që i këndojnë lirisë*
*edhe pse u përleshe me tajfun e tornado*
*sypatrembur kalova këtë udhëtim*
*dhe ndërtova rrugën e gjatë të lirisë*
*deri në amshim.* *1999*

## • TË RRETHOI HIDRA •

*Të rrethoi si hije*
*si fytyrë fëmije*
*si hell dashurie*
*për çlirim të fëmijës*
*nga kasaphanja*

*Këtë ta bëri burri*
*në kuvendin e Globit*
*për pritje të mirë*

*Të fajësojnë për afshmadhe*
*të largohen djelmëria*
*nuk e dijnë se je me barrë!*
*ti "vet" pa djem*
*me burrin e dehur në dhomë,*

*ku s'then qafën që të vishesh*
*mbyll sytë, nuhat erë të rëndë të rakisë*
*e të hedhit të djegur, nuk po e din kush*
*po t'i lëmon vithet pranë Burrit!*

*Qëndro, mëmë*
*je lëvruar me vetëtima*
*që lëshon maja e Krujës,*
*me erëra të Janinës*
*me shkëndija stralli të Boletinit,*
*me aromë baroti që shpërtheu në Vraninë*
*me jehonën e Malësisë së Madhe*
*me mbarsën në çerdhen e shqipes në Prizren*

*Për ta prishur frytin që po lind*
*duhet t'ia teprojnë kësaj lavre*
*hudumët e botës*

*Fryti që po lind*
*do të jetë drangua!*

*Hidra s'mund ta mbajë lidhur*
*Atë që vjell zjarr.*

*Prill, 92*

# *Radije HOXHA "DIJA"*



E lindur në Shkup. Shkollën fillore dhe të mesme (të mjekësisë, dega infermiere) i kreu në Shkup. Studioi mjekësinë në Universitetin e Prishtinës. Ka diplomuar për Mjekësi Tradicionale Kineze, dega Akupresurë dhe Tui-na masazh “Belladona bimed”, në Shkup.
Aktualisht jeton në Prishtinë, punon gazetare dhe moderatore e programeve të kulturës, në Radio Televizionin e Kosovës- Radio Kosova.

***Veprat letrare***
“Zoti më do natën”, 1995; “Unë bëhem Ajo”, (poezi) botuar në vitin 1997; “Mosdija”, botuar në vitin 2000; “Gjeniu pleqnon çmendinë time”, në vitin 2005; Haiku - poezi është në dorëshkrim.

## • ÇMIMI I DASHURISË •

*Dashuria jonë doli në treg*
*të shitet për pesë para*
*E kërkuan shkencëtarët, gjyqtarët, barbarët...*
*Kishte shume blerës,*
*aq shumë*
*sa u pendova:*
*Pse nuk ja ngrita çmimin qe ne fillim?*

## • NUK E PËRFUNDOVE SHKRIMIN E VETMISE •

*(poetit boshnjak Admiral Mahiq)*

*Me korin e atyre që e penguan ujin*
*të depërtojë në këpucët tua,*
*këmbët sajuan një rekuiem në A-dur,*
*për të gjitha pishat në forme trekëndëshi...*
*që lidhin lotët me imazhet e fundit,*
*në peronat ku koten*
*dashuritë e humbura.*
*Martohu me një vetmi tjetër miku im!*
*Në Deja vu-të boshnjake*
*pushojnë shikimet e përhumbura të Mitrovicës,*
*Sahara e Ajshes nga Maroko në Drenicë.*
*Kaçubat e manaferrave rimojnë me qepallat e vajzave*
*që fshihen nga dielli i vitit 1999.*
*Martohu me një vetmi tjetër miku im!*

*Ti thua:*
*Paramendoji puthjet që këmbehen si të burgosurit...*
*Sa shumë të burgosur kemi për të këmbyer, miku im,*
*sa fjalë të pathëna të dashurisë kemi për të liruar...*
*Ky Rekuiem në A-dur, që nuk përkthehet në anglisht,*
*ia bën: Pssst,*
*botës në gjoksin tënd*
*dhe përkund foshnjën*
*që futet në parajsë,*
*bashkë me një dorëshkrim të zbehur.*
*Martohu me një vetmi tjetër miku im,*
*Shkelja syrin mësyshit!*

# *Sulejman MEHAZI*



U lind më vitin 1962 në Tetovë, ku edhe jeton. Shkollën fillore dhe gjimnazin i kreu në Tetovë.
Ka kryer Fakultetin Filologjik, dega e Gjuhës Shqipe dhe Letërsisë në Shkup. Prej vitit 1988 e deri në vitin 1999, ka punuar në fshatin Sellcë të Tetovës, arsimtar i gjuhës dhe letërsisë shqipe. Më vitin 2011 mori titullin magjistër i letërsisë shqipe (Lasgush Poradeci për poezinë) Prej vitit 1999 e deri më sot, punon profesor i gjuhës shqipe dhe letërsisë në Qendrën Shkollore "Mosha Pijade''në Tetovë. Po ashtu, një kohë ka qenë edhe anëtar në Teatrin e Dramës dhe Baletit të Tetovës.

***Veprat letrare***
"Dhembje dashurie", 1994; "Dashurova vajzën-o", 2002;
"Rruga drejt greminës", (dramë) 2004.

## • POPULLIT •

*Popull, Ti ke jetuar para të gjithëve*
*jeton tash*
*do të jetosh gjer në amshim*
*Ti je mësues që mëson, dashuron dhe fal*
*Ti na ngushëllon në pikëllime*
*Ti je çerdhe e secilës zemër të coptuar.*

*Popull...!*
*Ti je shok i varfanjakëve, borxhlinjve...*
*Ti je shtëpi, unë banori Yt*
*Ti je urdhërues, unë shërbëtori Yt*
*Ti je Ai që ndihmon,*
*Unë jam ai që me mall të lutem*
*Ti je ai që fal*
*unë jam ai që gaboj*
*Ti di çdo gjë*
*dashuron të gjithë.*

*Popull...!*
*Ti je i dashur*
*prandaj dhe unë kërkoj*
*njohjen e dashurisë tënde*

*Popull...!*

## • LUTJE •

*O Zot, lësho dhembje*
*në zemrën time,*
*zjarr në sytë e mi,*
*sëmurje në trupin tim,*
*thinja në flokët e mia,*
*turbullim në gjakun tim,*
*dhe, kockat m`i dobëso.*

*Por o Zot të lutem!*
*rritja forcën,*
*jepja forcën,*
*bëre të fortë*
*POPULLIN tim*
*Ti, më i forti i të fortëve*
*O i Madhërishmi Zot!*

## • KËRKOJ DIELLIN •

*Si shqiponjë*
*fluturoj drejt*
*kaltërsisë së qiellit*
*i zbehur*
*i lodhur*
*i rraskapitur*
*në fytyrë*
*në trup*
*në shpirt*
*kërkoj diellin e tokës sime!*

# *Shaip EMËRLLAHU*



U lind më 13 prill 1962 në Trebosh, Tetovë. Fakultetin Filologjik, Degën Gjuhë dhe Letërsi Shqipe e mbaroi në Universitetin e Prishtinës. Magjistroi në letërsi në Universitetin e Tiranës, në temën "Struktura e poezisë së Azem Shkrelit". Ndjek studimet për doktoraturë në QSA. Është mësimdhënës në Universitetin Shtetëror të Tetovës. Botoi vëllimet me poezi "Pagëzimi i viteve", 1994, "Projekti i thyer", 1997, "Vdekja e paktë", 2001. Më vitin 2001, "Akademia Orient - Oksident" në Bukuresht ia botoi në gjuhën shqipe dhe rumune vëllimin me poezi "Vdekja e paktë / Putina moarte" (Përktheu L. Topçiu). Në vitin 2004, PEN-i kroat dhe Shoqata e Shkrimtarëve Kroatë ia botojnë vëllimin dygjuhësh kroatisht/shqip me titull "Poezi" (Përktheu M. Vikers). Në vitin 2004, Sh.B "Feniks" nga Shkupi ia botoi në gjuhën maqedone librin me poezi të zgjedhura "Dvorski son" (Përktheu A. Selmani). Cikle poetike të tij janë botuar edhe në gjuhën frënge, angleze, hebraike, spanjolle, arabe, rumune, turke, polake, çeke, kroate, maqedonase etj. Poezia e tij është përfshirë në disa antologji ndërkombëtare. Është themelues dhe drejtor i Festivalit Ndërkombëtar të Poezisë 'Ditët e Naimit'.

## • MARATONA SHQIPTARE •

*Tiranën*
*më parë se*
*maratonisti spartan*
*Athinën*
*do ta shkeli atë ditë*
*kur lajmin e rënies*
*së Mesjetës së ngelur*
*do ta shpie*
*vdekjen maratone do ta sfidojë*
*etja e madhe për të soditur*
*kurorën aq të pritur*
*tek lëshohet pas*
*mbi visin tim*
*sa vjen e provokohet*
*në këtë krah*
*Maratona shqiptare*

## • MAJAT •

*Jusuf e Bardhosh Gërvallës dhe Kadri Zekës*

*majat*
*asnjëherë*
*nëpër dritaret e gjykimeve tona*
*nuk na shfaqen*
*me qafë të zgjatur*

*Kërçovë, 17 janar*

## • UDHA E DRENICËS •

*viktimave të Masakrës së Drenicës*

*gjithmonë*
*kur jetës vendos*
*t'i japësh vertikalen tënde*
*i bie udhës së Drenicës*

*ecja*
*është lapidare*

*Arbëria preket*
*edhe pas vdekjes*

*Tetovë, 7.III.1998*

## • NJË DITË •

*një ditë*
*do ta përqafojë Tetovën syhalë*
*e qeshura e shkulit të barkut*
*fytyrat e perënduara*
*do ta thonë një të kaluar*
*që i ka bërë të njohin veten*
*që i ka shtyrë të pyesin*
*pse vetëm shpezët ta kalojnë kufirin*
*e dy Dibrat në një kurt*
*të mos flasin mes vedi*

*kur Tetovës t'i bien brinjtë*
*nga të qeshurat*
*Shkupit, Vardari a do t'ia përcjellë*
*apo do t'i ngrijë buzëqeshja*
*në cep të buzës*

*e ndiej*
*ardhjen e ditës së talljeve*
*të këtyreve viseve '91*
*nga qeshja*

*Dibër, 1991*

# *Burhanedin XHEMAILI*



U lindi më 28.02.1962 në fsh. Rramanli. Shkollën e mesme e kreu në Kumanovë, ndërsa Fakultetin Filologjik Dega "Gjuhë dhe Letërsi Shqipe" në Shkup. Ka punuar profesor i Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe në Shkollën e Mesme Ekonomike në Kumanovë. Ndërsa tani është pranuar si Këshilltar në Qeveri, dhe pritet të transferohet në Ministrinë e Kulturës. Ka kryer detyrën e Kryeredaktorit të Revistës për Letërsi, Shkencë dhe Kulturë DORUNTINA. Tani është Kryetar i Klubit të Shkrimtarëve "Jehona e Karadakut" në Kumanovë, dhe anëtar i Lidhjes së Shkrimtarëve në Maqedoni.

***Veprat letrare***
"Drita e vonuar", poezi 1993; "Frikë nga liria", tregime 1994; "Portrete të djegura", dramë 1999; "Tingujt e jetës", tregime 2001; "Kambanat e lirisë", poezi 2003; "Magjia moderne", tregime dhe novela 2005; "Rruga e ndjenjave", roman 2006; "Në fund të tunelit", tregime 2011.

## • MURET •

*Duke medituar në gjendje mërzie*
*brenda meje u zgjua kujtimi i largët*
*te prishja e murit të Berlinit*
*që e shikoja nga televizioni zviceran,*
*dhe seç m'u kujtua qukapikthi i larmë*
*që çukiste murin e trashë*
*që po derdhej nga të rënat e shiut*
*të kaltër...*
*Ëndërr e zgjuar brenda syve, më tha*
*zëri i brendshëm,*
*e unë shikoja matanë lumit*
*bukurinë e rrallë të dasmorëve*
*që vallëzonin vallen e dritës...*

## • RRUGËT •

*Të kuptosh saktë kalimin e kohës*
*dhe ritmin e jetës*
*nëpër vazhdën e ngecjeve,*
*nuk do të thotë*
*se përfundoi rrugëtimi në fund të tunelit,*
*kur drita e gjithësisë kërkon të ecim*
*me dinamizëm të tepruar*
*shtigjeve të gjata në horizont,*
*duke i shkurtuar rrugët që na afrojnë, aty,*
*ku lind dielli,*
*me dritën e dijes,*
*dhe tingujt e këngës në pambarim...*

# *Adem ABDULLAHU*



U lind më 10.09.1964, në Shipkovicë të Tetovës, R. e Maqedonisë. Punon mësues në vendlindje. Ka mbaruar Akademinë Pedagogjike në Shkup, Fakultetin Pedagogjik në Shkup magjistroi në USHT, programi studimor Pedagogji. Shkruan poezi dhe prozë. Ka filluar të botojë që nga viti 1985

***Veprat letrare***
"Ecja vertikale", poezi, 1993.
"Aradha e shkronjave", poemë për fëmijë, 1994, e ribotuar disa herë.
"Deti dhe kulla", skica, tregime e përralla, 1996.
"Lotët e luleve", poezi, 1997.
"Kati i tretë", tregime për të rritur, 1999.
"Bukuria për dhembje", prozë, 1999.
"Të tretë", pjesë skenike për fëmijë, 2002.
"Tokë e dashuri", poezi për të rritur, 2003 Tetovë, është libri i nëntë i autorit.
"Breg liqeni", 2005, Tetovë.

## • TOKËS SË SHQIPES •

*Si trokëllimën e pulsit të zemrës*
*Që më galdon e thumbon si vemëz*
*Ndjej ritmin e rritës së saj*
*Ndjej nektarin e lules në maj*

*Të plotë ushqim këtë tokë unë kam*
*S'gjendet kund-në asnjë anë*
*E kam mëmë shpirt e dritë*
*Çerdhe ku dhe jam rritë*

*Bukuritë e saj bleroshe*
*Lumenjtë, liqenet, kullosat gjelbëroshe*
*Luginat, dhiaret, gurë e guraleca...*
*Mbi të cilët lodrova, u rrita, eca*

*As me vlerën më të çmuar*
*Përjetë s'e kisha ndërruar*
*Do të ecë me dritë të hënës*
*Për tokën e shqipes, tokën e mëmës.*

## • DO HESHTIN QYQET •

*Toka jote u ujit*
*me gjakun, djersën*
*e bijve të dashur,*
*ashtu si shumëherë*
*gjatë historisë*

*Mbi Ty fluturuan*
*shpendët e hekurt*
*të dhunës*
*misionarët një pas një...*
*"Për paqe e dialog!"*

*Fëmijët t'u linden në luftë*
*në m,ale, u pagëzuan:*
*Alban e Albana...!*
*Liridon e Liridona...!*

*Por dhe vdiqën*
*në mëshirën e pamëshirë*
*të hënës së gushtit!*

*Kosovë! Kosovë! Kosovë!*
*Do heshtin qyqet*
*Kobndjellëse!*

# *Isuf SHERIFI*



U lindur më 17 shtator 1967. Ka studiuar në Fakultetin Filozofik në Prishtinë. Ka qenë i burgosur politik. Në vitin 1992 ka botuar përmbledhjen me poezi "Plisi", ndërsa në vitin 1996 "Ndarjen nuk e nënshkruaj". Isuf Sherifi jeton në St. Gallen të Zvicrës.

***Veprat letrare***
"Plisi", 1992
"Ndarjen nuk e nënshkruaj", 1996
"Udha e kripës", 2002
"Hyrje për në agim", 2003
"Tej harrimit", 2004
"Hije mbi tokë", 2004
"Vështrim nga dritarja e hapur", 2005.

## • VRASJA E TRADHTISË •

*Me pak misër Libohove,*
*Me pak zëra foshnjash të porsalindura,*
*Me pak kothere të bukës së përgjakur,*
*Me pak mallkime nënash,*
*Me pak amanete dëshmorësh,*
*Me pak opingë dhe qiell të grisur-*
*Shqipërie;*
*Pak barot dhe pak metal,*
*Ia shtoi Avnia-*
*Gjëmë lëshoi Arbëria.*

*Mëngjeset e kontinenteve shpinin*
*Drejt hotelit "Kontinental"*
*Të shihnin kush bëri çudinë.*

## • NDARJEN NUK E NËNSHKRUAJ •

*Ndarjen nuk e nënshkruaj!*
*Ndarjen nuk e pranoj!*
*Botën fantastike të Arbërisë sime,*
*E shprishin gogolët fqinjë të planetit tim.*

*Llogaritni në mua,*
*Si në yllin e parë të mëngjesit,*
*Që i pari nënshkruan dritën,*
*Rrugën për në tokë diellit ia tregon.*

*Llogaritni në mua,*
*Si në yllin e parë të mbrëmjes,*
*Që i pari nënshkruan luftën kundër territ,*
*Natën gjer në theqafje me dritë e shpon.*

*Botës sime arbërore me skalpel e magjira*
*Satanait i copëtohen rropullitë.*
*Por unë ndarjen nuk e pranoj,*
*Ndarjen nuk e nënshkruaj.*

## • SKËNDERBEU •

*Me përkrenare mbi kokë*
*Ah! Me përkrenare krenarie,*
*Mbete diell Shqipërie.*

*Mbi të gjitha kohërat tona,*
*Imazh dhembjeje, krenarie.*

# *Salajdin SALIHU*



U lind në vitin 1970 në Sllatinë të Tetovës. Ka kryer Fakultetin Filologjik, dega Gjuhë dhe Letërsi Shqipe dhe ka magjistruar në Universitetin e Prishtinës. Ligjëron në Fakultetin Filologjik në Universietin Shtetëror të Tetovës.

***Veprat letrare***
"Vdes pas gjërave të imëta", (poezi dhe tregime), 1996
"Panteoni i utopisë", (ese), 1997
"Nata e parë e pushtimit", (poezi dhe tregime), 1998
"Edhe ne dëshmojmë", (koautor) – (publicistikë), 1999
"Gënjeshtër e sinqertë", (përzgjedhje - poezi), 2004
"Natë e blertë vetmie", (përzgjedhje, shqip -maqedonisht), 2006
"Digresione", 2008
"Gazetaria", Njohuri të përgjithshme (bashkautor), USHT, 2009
"Vonë për gjëra të turpshme", 2009 (në process botimi).
Ka përkthyer: Izet Sarajliq "Përmbledhja sarajevase e luftës", 2004
Poezitë e tij janë përfshirë në disa antologji dhe panorama poetike, janë përkthyer në gjuhën angleze, maqedonase, sllovene, greke, frënge, gjermane, turke etj.

## • BETEJA E KOSOVËS •

*(Ismail Kadaresë)*

*u kthye evropa në azi*
*si një aja sofijë*
*në betejën që ende s'ka përfunduar...*
*ballkanasit po vriten sërish për humbjen*
*****
*i hap dritaret dita ka nis të ftohet*
*vjeshtë e vonë zverdh mendime*
*ngrin ëndrra e lirisë*

*as ajo s'është në dhomë...*
*ikur prej vitesh në një vend të largët*
*ku vazhdimisht bën dimër në njerëz*
*ëndrrat vdesin në acar*
*në gjirin e rozafës qeliza malinje*
*metastazon vdekja në qenien e saj*
*s'do të kthehet as në këtë stinë ngjyrë*
*frike*
*ajo s'do të kthehet kurrë më*

*mbyll dritaret*
*brenda bën dimër...*

## • UDHËTIM ME NOLIN •

*(Sipas një letre të Nolit dërguar Th.Tashkos)*

*Tundet anija me nge*
*hepohet anohet lundron*
*Pas nesh mbetet Napoli*
*Kollitet si një plak Vezufi*
*Vashat ngrejnë shamitë lart në qiell*
*Më pas fshijnë lotët që shkëlqejnë si diamante*
*Psherëtimë e dhembje të parrëfyer me penë*
*Zëra të mbytur klithje:*
*-Mos na harroni!*
*-Mirupafshin Napoli e bukura Itali!*
*Larg është Toka e Premtuar*
*E bukur*
*Si një vashë që çel gjitha dyert e ëndrrave*
*Lakuriqe fluide e paprekur nga mëkati...*
*Bën mot i vrenjtur e lodhur është dita*
*E mbështjellë me tis bezdie*
*Ca hapa matanë Noli shfleton Niçen*
*Si shkretëtirë e kaltër shtrihet para nesh deti*
*I heshtur si një njeri i vuajtur*
*I mbushur me fshehtësi*
*Pas nesh mbetet atdheu i bukur i çiltër*
*Si një vashë që pret t'i falim së paku nga një buzëqeshje*
*Kristal i çiltër dashurie.*
*Kamarierët sillen si të hutuar*
*Gjellë të pakripur pa shije na serojnë*
*Dhe ca pemë të freskëta të shijshme të ëmbla*
*Noli bisedon me të gjithë udhëtarët*
*Me gjuhën e ëndrrës*
*Gjuhën e harruar të zotrave pagan*
*Italianë anglezë gjermanë amerikanë*
*Na tallin kur u themi se jemi shqiptar*
*Re hidhërimi mbështjellin fytyrën e poetit*
*Që ngre duart nga qielli*
*Thellë humbet shikimi i tij:*
*"E shikon si na shajnë o perëndi?!*
*Dhe në u shurdhove gjer në fron do të arrijmë*
*Do të të lëkundim, do të të zgjojmë*
*Të na dëgjosh!"*
*Tundet anija me nge*
*Hepohet anohet lundron*
*Lart e shoh dhe tani gjeniu i anijes si valon*

# *Zejnepe A. REXHEPI*



U lind më1973 në Tetovë.
Studimet e larta i kreu në Shkup, në Fakultetin Filologjik. Dhjetë vjet punoi si profesoreshë në gjimnazin e Tetovës. Më pas, nga viti 2007 është ligjëruese, në Departamentin e Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe, pranë Universitetit Shtetëror të Tetovës. Pasioni për poezinë, është imazh shpirtëror i saj.
Jeton në Tetovë.

***Veprat letrare***
"Peng loti", 1998,
"Ëndërr shtegtuese", 2000,
"Ujëvara e syrit", 2007,
"Ëndërr shtegtuese", (botimi II), 2007,
"Figura e gruas në veprën e Sterjo Spasses", 2009,
"Nën pushtetin e Erosit", 2011,
"Gruaja te Migjeni dhe Floberi", 2011.

## • GJURMË •

*Bukën e bardhë dhe verën e kuqe,*
*kaherë i patëm shtruar në sofër*
*edhe kur krushqit bënin jehonë dasme*
*e trimat ngrinin flamuj lirie,*
*në dasma e në vaje,*
*në krismën përshëndetëse për lindjen*
*e trashëgimtarit të kullës,*
*kur derdheshin gjaqet për fjalë dashurish*
*atëherë dhe sot, po edhe sot,*
*kemi gjak të bekuar perëndish*

## • PARAJSË A ËNDËRR •

*Me luleborën e Pollogut,*
*aguliçen e Sharrit,*
*manxuranë Çame,*
*lulëkuqen e Kosovës...*
*Një kopsht i tërë luledashurish*
*apo arenë e përgjakur padrejtësish!*
*Mbetesh vargu që nuk ndrydhet,*
*për t'ia behur n'parajsë a n'ëndërr!*

## • PRANVERË E SHI •

*Ah, thua të heshtim më?!*
*Pas shiut vërshues të Tiranës,*
*fjalët tretën në mugëtirë.*
*Tirana deshi paqe e miqësi*
*kur shiu shplau '97 gjurmët e së djeshmes,*
*dhembja e loti mbeti po aty.*

*Po, a të heshtnim më?!*
*kur rrëmbeu shiu i Prishtinës,*
*me '99 plagët e pashëruara ndër mote.*
*Ia bënë me sy pranverës,*
*dielli të zërë vend pas rrebeshit të shiut,*
*e malli të kthehet në zjarr të pashuar.*

*Si të heshtim më,*
*kur pranvera akoma sjell shi?!*
*Në Kodrën e Diellit mbi Tetovë,*
*rritet malli për një grusht dhe të lagur,*
*ku do të mbinin 2001 shpresa dashurie*
*për jetë jetërash,*
*s'do të rrënkonte shqiptaria*
*E do të vinte vera prapë te dera!*

# *Fatmir LIMANI*



U lind në vitin 1973 në Kërçovë, në një familje me traditë bujare e atdhetare, ku mbaroi shkollimin fillor dhe dy vitet e para të shkollimit të mesëm, pasi e larguan me akuzë se shpërndante afishe me përmbajtjen “Duam shkollë shqip”. Studimet i vazhdoi në USHT. Për aktivitetin e njohur mëmëdhetarë u burgos nga policia sllavo-maqedonase, duke qenë në burg po kjo polici ia vret mizorisht babain, Beqirin dhe ia burgos tre vëllezërit, që i liron më vonë.
Fatmiri vuajti nëpër kazamatet sllavomaqedonase disa vite burg.
Tani jeton me familjen në Kërçovë.

***Veprat letrare***
"Rruga për te shpirti i popullit", 2000;
"Nga burgu në burg", 2003.

## • DO GJAK •

*Kjo tokë...,*
*ndarë copë më copë*
*do akoma gjak trimash*

*Ushtimë që do të kënaq*
*çdo lodër për krisma!*
*Lindjen e një gjaku-*
*të pa tretur,*
*të shpërblyer me kushtrim*
*për liri e bashkim kombëtar.*

## • RRUGA PËR TE SHPIRTI I POPULLIT •

*Eh, sa djers' e gjak...,*
*u dashka për t'u derdhur?*
*Sa rrugë e mundimshme sakrifikuese...,*
*është rruga për te burimi i shpirtit*
*të popullit*
*.......................................................*
*Sa lezetshëm të mirëpret*
*Dhe çmon flijueshmërinë.*
*I ngrohti i dashuri,*
*Shpirt-populli im.*
*....................................................*
*Sakrifikoni, flijoheni e gjakoseni*
*Për t'u futur në të zgjedhurit*
*E zemrës, gjigante*
*të popullit.*
*Të fitojmë diellin*
*e lirisë së vërtetë*
*jo si ky pisi i tanishëm*
*që na skuq e stërplak me dhunti.*
*Ky është identiteti i diellit të burgut*
*Që rrezet i rrjedhin curril gjaku*
*Nga kafshime të robëruarish*
*Pa mëshirë e shpirt....*

# *Lindita AHMETI*



U lind më 1973, në Prizren. Ka studiuar filologjinë klasike në Fakultetin filozofik të Universitetit Shën Kirili e Metodi në Shkup. Vjershat e saj janë botuar në faqet e revistave letrare në gjuhën shqipe në Maqedoni, Shqipëri dhe Kosovë. Është përfaqësuar në shumë antologji në gjuhën shqipe, maqedonase, në gjuhët ballkanike dhe në disa vende në Evropë. Në gjuhën shqipe ka botuar pesë përmbledhje. Prej tyre katër janë përkthyer në gjuhën maqedonase, e një në bullgarisht. Në vitin 1993 e mori çmimin për librin më të mirë të botuar në gjuhën shqipe në Maqedoni për përmbledhjen "Mjedra dhe bluz".
Është fituese e çmimit Qiriu i Naimit për vjershën më të mirë, të cilin e ndan Festivali poetik Ditët e Naimit në Tetovë.

## • PLUHUR YJESH MBI TIRANË •

*o zot i madh kuaj të bardhë*
*e tërheqin bërrucin e zi plumb*
*të natës*
*unë në karriken e gurtë*
*të ftohtë*
*zbulohem e rrëgjuar*
*o zot e di unë ti ma hap ditën*
*ditën e madhe*
*me malin e blertë para syve të mi*
*të lodhur*
*e maje lisi e ke nxjerrë*
*krahun madhështor të zogut*
*të më shpërlajë në vezullimën*
*e kuqërremtë*
*që lëshon*
*ti ma çel pamëninë*
*me lulet e verës*

*me lulet e ditës tjetër*
*me pluhurin e yjeve që bie mbi frashër*
*mbi tiranë*
*ti ma fal o perëndi këtë ditë*
*ta ngre tempullin më të madh*
*prej fjalëve të buta*
*me titullin e ëmbël*
*të dua Shqipëri*

## • LULJA ALBA •

*kur heliosi e derdh me grusht gëzimin*
*në qiellin e zymtë*
*dhe mbi fshatrat e përgjumura*
*e kur zana e mujit bëhet gati*
*t'ia lajë sytë omerit të ri*
*me vesë luleshqerre*
*këtu te ne*
*ku është çarë arka e shpresës*
*këtu në ultësirë*
*skaj një kaçube*
*përfund një këpuce të vjetër*
*të rëndë*
*të fëlliqur*
*të vetshkyer nga inati i fundit të vet*
*e të grisur nga thonjtë e mi*
*e shoqëruar nga rrezja e zbehtë e dritës*
*së ftohtë*
*bashkë me thneglat e vyeshme*
*me bletët*
*me fluturat*
*krahëshkruara*
*nis ta ngrejë kokën e bardhë*
*si me turp*
*por me krenari*
*lulja alba*
*e cila ndonëse nën ferrë*
*e nxjerr mbi botë bardhësinë*
*po pse nën ferrë*
*lulja e bardhë e liqenit nën ferrë*
*atëherë ia jep gazit mbi kullën time heliosi*
*e më zgjon*
*përballë meje s'ka kaçuba*
*as ferrë*
*as këpucë*
*duken vetëm liqenet e lurës*
*si stoli prej safiri*
*e mbi ta*
*me miljona lule alba*
*si barkat e afërditës së bukur*
*prej nga loz e përgjon erosi*
*me tufën plot shigjeta në shpinë*
*që i hedh bashkë me buzëqeshjen e tij*
*merr arbëri e bardhë*
*vetëm dashuri*

# *Delvina KËRLUKU*



U lind në Dibër më 1985, ku kreu shkollën fillore dhe të mesmen. Diplomoi në Fakultetin e Administrimit të Biznesit, UEJL. Merret edhe me veprimtari shoqërore, duke qenë edhe kryetare (aktuale) e Shoqatës për Shkencë, Art dhe Kulturë “Josif Bageri”.

***Veprat letrare***
"Muza",
"Altar",
"Gjurmë",
"Varg vese".

## • KOSOVA •

*Rrezja e parë e Diellit, ka emrin Kosovë*
*Rrezja e fundit e Hënës, ka emrin Kosovë*
*Fjala e parë e foshnjës është Kosovë*
*Fjala e fundit e gjyshit është Kosovë*
*Kosovë është Fushë Kosova*
*Kosovë është Mal Drenica*
*Kosovë është Grykë Kaçaniku*
*“Kosova është gjaku im që nuk falet”*
*Kosovë është gjaku ynë që nuk blihet*
*Kosovë është gjaku që nuk shitet*
*Kosova është Atje*
*Kosova është Këtu*
*Zgjate dorën dhe fute në gji.*

## • PËR TY ATDHE •

*Unë s'ta dhashë jetën. Më fal!
Unë të dhashë pjesë të jetës sime.
Kënaqu!
Ti më more
më përkëdhele
(në lëndina)
m'i pe sytë
plot zjarr e mall për Ti
dhe sa herë që të shkelja
Atdheu im
më shtohej dashuria
dhe vdekjen e kërkoja përherë aty...*

*Po, sonte vdekja po më tremb,
sepse gjatë jetës time,
s'dhashë gjithëçka për Ti Atdhe...*

*Ç'po ndodh vallë!?
Ç'më dhe që të dua kaq shumë,
që të luftoj plagët e dhembjes,
(sonte)
për të të dhënë Ti jetën time...*

*Atdheu s'më dha bukë
që të rritem.
S'më dha ujë
etjen ta shuaj.
Më dha ajër jete
që ta dua përjetë...*

*O Atdhe,
Ti më jep forcë,
për të jetuar,
për të mbijetuar,
për të qenë,
për të ekzistuar,
dje, sot, mot për mot...*

*Rrofsh në jetë të jetëve,
Ti që më dhe forcë,
më dhe jetë,
për të çuar fjalë-dhënien time
deri në fund.*

*Më dhe jetë, më jep jetë
Për Ty do të tretem.
Për Ty do të vdes, Atdhe.
Që dheu yt mbi mua
të më duket mjaltë...
Kjo është toka ime e ëmbël,
Atdheu im quhet Shqipëri!*

# *Qerim ARIFI*



U lind në Preshevë, Kosovë Lindore, në vitin 1946. Shkollimin fillor e kreu në Preshevë, kurse shkollën normale dhe Fakultetin Filozofik, drejtimin e gjuhës angleze në Universitetin e Prishtinës.
Vdiq në Prishtinë në vitin 1990.

## • REKUIEM PËR KALANË •

*Vashat syharlisura shpesh vizatojnë*
*Në lojën e tyre të dashurisë të puthin me mall*
*Zemrat plotë butësi*
*Me mileniume qëndron ashtu si përbindësh*
*nga dheu*

*Edhe pse trupin pjesërisht të copëzuar*
*Deri në ditët e sotme u bëre ballë shumë stuhive*
*Tash në qetësi jetën e jeton në kujtime*
*Se çfarë ngjarje përjetove , atë vetëm ti e di*

*Lihnidë -vashat syharalisura shpesh të vizatojnë*

*Mua më solle me urnën ngjyrë tulipani*

*Po kjo ishte pa V-në, çka dhe ku qesh unë?*

## • BALADË PËR NJË JETË •

*(Migjenit)*

*Plepi ndër stinë kotet plotë dhembje*
*Për barishtet e njoma e të venitura para kohës*
*Shelnjet e paluara në rezginatën e dhimbës trishtuese*
*Ende mbi kashtën e blozuar të kasolleve ndihen ca këmbanare*

*Ato janë të drejta*
*Vetëm ato bijnë në barkun e zbrazët e qiellit të unët*

*Andej ka dritat e ditës ikin me nxitim*
*Por ata zogj të mjerë që nuk janë mësuar të shohin*
*Nuk jetojnë, vdesin.*

# *Mexhid (Abedin) MEHMETI*



U lind më vitin 1948 në Zhunicë të Preshevës. Katër klasë të fillores i kreu në vendlindje, tetëvjeçaren dhe gjimnazin në Preshevë, kurse fakultetin filozofik, degën e gjuhës dhe të letërsisë shqipe, në Universitetin e Kosovës në Prishtinë.

***Veprat letrare***

"Klithje e përmallim", poezi, (1977), "Lumja", tregime, (1982); "Frymëmarrje", (1984); "Peizazh i ngrirë", (1994); "Mon-strumiada", katër drama, (1998); "Presheva", poemë, (1998); "Rikthim dhembjeje", poezi, (1998); "Puthja vrastare", tregime, (2003); "Hija e korbit", novela, 2005, Lumi i bardhë; "Pikë në zemër", poezi (2005; "Shtatë ditë pas vdekjes", roman, (2006; "Pallati me yje", poemë për fëmijë, (2006); "Furtuna", roman (2007).

## • KROI I IDRIZ SEFERIT •

*I le nam*
*Karadakut*
*Me Emrin tënd*
*Karadaku i gurtë*
*U mblodh e u shtrydh*
*Të të falë një Krua*
*Për atë Emër*

*1993*

## • SI T'IA BËJMË HISTORISË •

*Ktheva në Krujë*
*Në Fronin Tënd*
*Sy më sy u shikuam*
*- Ç'ti bëjmë Historisë*
*Pyeta gjakun në mur*
*Të vëmë ku duhet një gur*

*Në Kasollen tonë dikur*
*Bëre një sy gjumë*
*Bukë hëngre e ujë pive*
*Stërgjyshit tim*
*Besën ia dhe*
*Atë natë të errët e të vonë*
*Nën një flamur*
*Të lindim e të vdesim gjithmonë*

*Të shikoj në sy*
*E marr përgjigje*
*Nga heshtja jote*

*Krujë, më 31 janar 1993*

## • SI ARRITE NË VLORË •

*Kushedi Durmish Presherva*
*Si arrite në Vlorë*
*Me Isën apo vetëm*
*More Udhë*
*Krahë të Ismailit*
*Shtylla nën Flamur*

*1993*

# *Arsim HALILI*



U lind më vitin 1976 në Dobrosin, Komuna e Bujanocit. Me profesion është arsimtar në shkollën fillore “Sami Frashëri” në Dobrosin dhe gazetar në revistën javore “Perspektiva” si dhe anëtar i redaksisë së revistës mujore për fëmijë “Diellori”.

***Veprat letrare***
"Heshtje e shprishur", poezi, 2009
"Ndal! stacion i dashurisë", poezi, 2010

## • ACARI I FUNDIT •

*(Kosovës)*

*Sa vdekje mposhten*
*Merimanga thur fate*
*Dielli tinëzisht futet birucave*

*Brejtësit thithin gjakun*
*Centimetrat e Cz-ve ngushtojnë kockat*
*Koordinatat e trupit tkurren*
*Sa herë dehen kasnecët*

*Mos kalo rrugën nëpër tunel*
*Maurët e Karpateve*
*Sollën arkeologji latifondesh*
*Urithët janë vet ata.*

*Flamur a dëgjon*
*Redoni të pret*
*Vertikalisht mbi male*
*Bajlozi metmorfizohet në gur*

*Acari i fundit*
*Pret edhe këtë baladë*
*Kënga e shekullit*

## • PËRSËRI APOKALIPS... •

*Kullat në legjenda*
*Tretin portrete të hijezuara*

*Simetri dhembjesh skuq dheun*
*Gërshetë lidhen ëndrrat*
*Muret lagen me ofshamën kohës*

*Vragë në fytyrë dy mijë vjet bartë*
*Sa herë rrëshqet dheu*
*Në oborr dynden eshtrat*

*Kulla shtroni sofra*
*Rrotullohet mollë e ndaluar*
*Mos kafshoni mëkatin*

*Plaku me thinjat e tij*
*Shënon odiseun biblik*
*Ti ngrihu e falë*
*Apokalips vjen hipur në kalë*

*Në cilën fushë kalërohet*
*Me heshtjen e qelqtë*
*Në cilat male përgjërohet*
*Plaku Ante*

*Heu... Anton po mirë të rrika*
*Xhaketa antiplumb*
*Ai e di në cilën udhë*
*Krushqit ngadhënjejnë*

*Marshimin nuk e ndal*
*Hartat e bio-etnisë*
*Kullojnë djersë gjaku*

*Heu Anton kthehu ... kthehu*
*Sa herë klith erë morti*

# *Ibrahim BERIJASHI*



Është i lindur në Ostros (Krajë), më 1948. Aty e ka kryer shkollën fillore, Normalen në Ferizaj, ndërsa SHLP në Gjakovë, Kurse Gjuhën e Letërsinë Shqipe e ka studiuar në Fakultetin Filozofik të Prishtinës. Me letërsi ka nisur të merret që në bankat e shkollës së mesme.
Ka bashkëpunuar me të gjitha gazetat e revistat në gjuhën shqipe në: Titograd (Podgoricë), Prishtinë, Shkup, Ulqin: Jeta e re, Fjala, Jehona, Pionieri, Fatosi, Fati, Zana etj.
Ka botuar këto veprat: "Lule prej guri", (poezi për të rritur); "E tej malësi e det", (poezi për të rritur); "Veloret e bardha", (vjersha për fëmijë); "Lundra e humbur", (tregime për fëmijë); "Floçka e Liqenit", (tregime për fëmijë); "Orët e vetmisë", (poezi për të rritur); Është koautor i antologjisë "Dritaren lere hapur". Poezia dhe proza e Berjashit është e përfaqësuar në tekstet shkollore në gjuhën shqipe në Malin e Zi.

## • ATDHEU •

*Tuj vrapue mbas lodrave të andrrave,*
*në nji çast deliriumi,*
*të braktis edhe prek ftoftë gjakun edhe mishin tand,*
*pas shtatë bjeshkëve e oqeaneve,*
*ik për të kërkue dritë metrove të pluhnosuna...*
*A T D H E*
*Me paska marrë malli shumë për ty,*
*këtë e shijova sot për ditëlindje:*
*Me mungonte dora e ngrohtë e nanes ,*
*aroma e bukës valë edhe zani i kanarinës,*
*lumi Buna ka hy në zemrën time...*
*seç më ka rrembye malli për Shkodrën,*
*t`i tham se unë jam ai nga Kraja.*
*-Si nuk më njeh, o Atdheu i im!*
*-Prit, të lutem nji minutë:*
*Hape fb,merre me atë dorën tande*
*këtë zjarrin e shpirtit tim për ty, edhe*
*shijo nostalgjinë e Doruntinës,*
*me murëzo në Rozafat...*

## • LETËR NIPIT •

*I paska shkrue gjyshi letër nipit.*
*Adresa: mërgimtar në New York.*
*Trup e frymë: shqiptar.*
*Zemra, e ndame dysh:*
*Herë rreh për bukë kranjane,*
*Here dridhet për pizza italiane.*

*Nipçe, gjyshi, sa plak*
*Del në dritare, bobobo,*
*Dallendyshes, i lutem shumë:*
*-Ja këtë gështenjë mollëkuq aromë malli,*
*Thash, të shijosh ambëlsinën e kësaj toke.*

*O, nipash, po nisem kërrusur, ngadalë,*
*Te Ura e Bunës me gjen, tuj prit ardhjen tande.*
*-Sa qenkam mbytë n`nostalgji,*
*Por edhe shpresa më përtërin:*
*-Ky lum nuk shterret deri n`amshim.*

*Nipçe, e ruej, k`tu nën l`kurë nji ninullë,*
*Edhe Arbneshi, edhe Taraboshi,*
*Lulet, aromë e nektar rrisin për ty, o trim!*

*Tash, nipash, po dredh nji duhan,*
*Derisa t`m`përqafosh,*
*Unë, nipçe nuk ngopem nikotinë.*

# *Haxhi SHABANI*



U lind më 1963 në Anë të Malit-Ulqin. Shkollën fillore dhe të mesme e kreu në Ulqin. Fakultetin Filozofik, Degën e Gjuhës dhe Letërsisë Shqipe e kreu në Prishtinë, më 1987. Gjatë studimeve për sukses të shkëlqyeshëm shpallet "Student i Dallur".
Me krijimtari letrare filloi të merret qysh në shkollë të mesme, gjatë fillimit të viteve tetëdhjeta, duke botuar fillimisht poezi në revistën "Koha" që botohej në Titograd (Podgoricë). Në studime në Prishtinë botoi poezi në revistat: "Zëri i rinisë", "Bota jonë", "Fjala" etj. Në takimin ndërkombëtar letrar "Ditët e Naimit" që organizohet në Tetovë, në vitin 2001 për poezinë "Amerika më merr më të mirë" shpërblehet me çmimin e parë "Qiriu i Naimit".
Punon e jeton në Ulqin.
Në fushë të krijimtarisë letrare botoi dy përmbledhje me poezi: "Të kërkoj" (1987) "Natë e portokalltë" (1998).

## • JAM AI QË NUK JAM •

*(Te krojet e Ali Pashë Gucisë)*

*Te krojet.*
*Vetëm ujë buron e turfullon*
*Nga qielli e toka*
*Shi i valë përvëlon nga qielli*
*I avulltë krejt jam*
*Në tokë ujë krejt borë buron nga toka*
*Buzët e dhëmbët më ngrijnë*
*Nga koka filloj të shpërbehem*
*Në grimca të grimcuara*
*Uji i turbullt i merr grimcat e grimcuara*
*Ato futen dikund e tresin dikund*
*Jam ai që nuk jam*
*E s'do të bëhem kurrë ai që isha.*
*S'duket asgjëkundi as hija e Ali Pashës*
*S'ndjehet aspak as aroma e grave të tij.*
*Te krojet...*
*Vetëm ujë buron*
*Nga qielli e toka*
*As në grimca më nuk jam*
*Jam ai që nuk jam.*

## • SHIKIMET KRENARE •

*Katundi im.*
*Ai s'ka pasur tundje.*
*Ka sa e sa vjet që i ka vetëm 13*
*shtëpi.*
*Sa kanë shkuar nga ai*
*aq edhe kanë ardhur në këtë botë.*

*Unë shikoj mbi kokën time*
*sesi malet shkërmoqen*
*Vetëm mjegull e vesë e*
*hollë mbesin nga to.*
*Vërej natën sesi nën këmbët e mia*
*lundrojnë lumi, liqeni, deti.*
*Sesi ulet hëna dhe yjet e flejnë*
*gjumi qingji nëpër sipërfaqet e*
*tyre.*
*Unë pikas sesi ditëve të zhegta*
*Të zhveshur fare zhyten e lahen*
*në to*
*vetë dielli dhe tërë kupa e qiellit*
*pa pasur aspak turp.*
*Katundi im*
*A ja vlen të jetohet*
*Për shikimet krenare?*

## • KUSHTESA •

*Për emër të kësaj toke,*
*për emër të këtij deti*
*si ta pagëzoj këtë foshnjë*
*njeri a perëndi?*
*Në Ulkinin e ullinjve,*
*Ju sa herë pyetet vetën.*
*Dhe derisa librave*
*lidhët fijet e këputura*
*arkivave*
*zbërthyet formula pagëzimesh*
*si në ëndërr*
*ju çonte fjalë Buena*
*lehtë ju pëshpëriste*
*Ai është Zoti im.*
*E deti ditën për diell*
*ngrihej e tërbohej*
*Në Mol të Madh*
*Në Mol të Vogël*
*Duke dënesur, ju thoshte*
*Ky është Zoti im.*

*Në emër të argumentit,*
*Të fjalës rrënjë*
*Ripagëzoj rilindjen tonë*
*Të madhërishmin, të shenjtin*
*Zotin e ujërave e të detit*
*Zotin e të gjithë shqiptarëve*
*Hyjin tonë Bind*

# *Bilal XHAFERRI*



U lind më 1936 në fshatin Ninat të krahinës së Konispolit. Në fillim të vitit 1945 babai i tij, Xhaferr Ferik Hoxha (Mustaqja) u arrestua dhe u ekzekutua pa gjyq. Në moshën 12-vjeçare Bilali largohet nga fshati i lindjes dhe shkon në Sarandë ku punon si korrier. Më vonë kryen një shkollë për teknik-gjeometër. Ende të vogël, Bilalin e gjen rrugëve të Tiranës, Durrësit, Krujës, Laçit, Malsëive të Shkodrës. Më 1966 iu botua vëllimi me tregime „Njerëz të Rinj – Tokë e Lashtë“, ndërsa më 1967 iu botua, por nuk doli në qarkullim vëllimi poetik „Lirishta e kuqe“. Në vitet 67-68 përfundoi pjesën e parë të romanit „Krasta Kraus“.
Thueht se mbas operacionit të një tumori në vitin 1986 të ketë vdekur. Thuhet se dora komuniste e ka goditur deri atje. Deri kur do të thuhet?! Deri kur?! Le të shpresojmë në ndriçimin e kësaj enigme...

## • BALADË ÇAME •

*Ylberi, si një përshëndetje e përlotur lamtumirë,*
*u zhduk matanë largësive,*
*mbi kreshtat e flakëve,*
*nëpër shi...*

*Matanë largësive u zhduk e përflakur Çamëria*
*dhe të gjitha rrugët tona shpien në veri.*
*Ulërin era e Mesdheut mbi trojet e lashta epirote,*
*mbi të shtrenjtat troje tona stërgjyshore.*

*Në kullotat e braktisura kullosin rrufetë.*
*Ullishtat e pavjelura gjëmojnë si dallgë nëpër bregore.*
*Dhe kudo toka çame,*
*mbuluar nga retë,*
*rënkon e mbytur në gjak e lot,*
*e mbetur shkretë, pa zot.*

*Na e tregojnë drejtimin plumbat, që vërshëllejnë në errësirë.*
*Na e ndriçojnë rrugët flakët, që gjithë tokën kanë përpirë*

*Pas shpinave tona përplas tufani dyert e shkallmuara të shtëpive*
*dhe rrugët zgjaten e zgjaten si veri.*

*Ne, popull muhazhir, ecim nëpër shi...*
*Lamtumirë, Çamëri!*

## • KOSOVA •

*Me ndarje dhe nënndarje gjeografike*
*Me ndarje dhe nënndarje historike*
*Kosova*
*Që nga ujërat e kulluara të Ohrit*
*Deri në errësirën e minierave të Mitrovicës*
*Që nga brigjet e kaltra të Ulqinit*
*Deri në Qelekullën e në fushën e Nishit*
*Kosova*
*Fushë e begatshme me fruta e grunore*
*Që bie erë e pranverës e tëra lule molle*
*Kosova me male kreshnike*
*Male të zhveshur me pisha e bredhishte*
*Që e rrahin qiellin me krahë shqipesh*
*Që e dehin diellin me aromë rrëshire*
*Që e ndezin qiellin me zbardhëllimë dëbore*
*Kosova*
*Krahinë shqiptare që në fillim të saj*
*Tokë e Manastirit*
*E Prizerenit*
*E Plavës dhe e Gucisë*
*Tokë e legjendave legjendare të Gjergj Elez Alisë*
*Kosova*
*Legjendë e mbetur në rrugëkryq të historisë*
*Kosova*
*Gjithnjë ashtu si gjithnjë*
*Me dhëmbë të shtërnguar e me shpirt ndër dhëmbë*
*Kosova*
*Ku shqiptarët flasin një gjuhë dhe degjojnë dy gjuhë*
*Kosova gjithnjë ashtu.*

# *Namik Ibrahim SELMANI*



U lind më 18 nëntor 1950 në fshatin Ninat të rrethit të Sarandës. Ka mbaruar shkollën e mesme pedagogjike "Luigj Gurakuqi" më 1968 në qytetin e Elbasanit dhe më tej ka mbaruar studimet e larta në Fakultetin e Historisë dhe Filologjisë, në degën Gjuhë-Letërsi Shqipe pranë Universitetit të Tiranës. Ka punuar mbi 35 vjet si mësues i gjuhës e letërsisë shqipe në disa shkolla të mesme, kryesisht në rrethin e Beratit. Aktualisht është mësues i gjuhës e letërsisë shqipe në shkollën e mesme pedagogjike "Kristo Isak" në qytetin e Beratit. Namik Selmani është anëtar kryesie në OJQ Shoqata Kulturore "Bilal Xhaferri" dhe zëvendëskryeredaktor i revistës "Krahu i shqiponjës".

***Veprat letrare***
"Vatra e mallit", poezi-2000; "Zërat e brigjeve të mia", poezi- 2003; "Dallandyshet e Çamërisë", proza-2004; "Kroi i këngës çame", poezi- 2005; "Trokitje në Dodonë", proza- 2006; "Fari çam", poezi- 2006; "Shpirti çam"-2007.

## • ZËRI I KOMANDANTIT •

*Adem Jasharit*

*Zëbajrak, Adem Jashari,*
*mos ma mbyll atë systërralli!*
*Futmë mes Odës së Urtisë*
*si mbi sup të çiftelisë!*
*Zgjo agimin mbi Drenicë!*
*Vadit pemën e lirisë!*
*Hallall gjaku i Jasharajve*
*hallall kullat, gurët, varret!*

*Hallall djemtë që rrit Lokja*
*si burimi që s'shteroka .*
*Si fidanë të marrë prej lisit*
*si lulëkuqja dalë prej plisit.*
*Kur mes këngësh zgjohet agu*
*sytë na bëhen det bajraku.*

*Kapuçbardhë, o mal i Sharrit*
*puthi sytë e Komandantit!*
*Trokëllijnë me trok në kohëra*
*Çamëria dhe Kosova.*
*Vënë veshin te ugari*
*të dëgjojnë si zgjohet bari.*
*Në bedena kullash t'larta*
*plumbat ngjajnë si dekorata.*

*Nata fshihet thellë lugine*
*Ndritka dielli mes Drenice.*

*Bacë, që zgjohesh mes nëntorëve*
*I pafjetur i pret motet.*

*Filizblertë në sup të këngës*
*pa ia tharë filizat ëndrrës.*
*Ëndërr jote  po puth kulla*
*për t'u bërë e lehtë rruga.*
*Të mos thinjen këngët, bari,*
*mbi tupan të lodërtarit.*

*Te ky varr si kullë me lule*
*kënga si shqiponjë  të ulet*
*O piskamë shqiptarie*
*lul'e bukur mes Prishtine!*
*Veç kur dielli ta lshojë udhën*
*veç kur dora mos prekë bukën*
*do harrojmë lirinë e vatrës*
*Amanetin-mal të Bacës*

*Ta dëgjojnë pesëdhjetë martirë*
*shtrirë në djep të pavdekësisë*
*Krah për krah me Bacë Urtinë*
*krushq e dhëndërr për lirinë.*

*Vetëtimat të largohen.*
*Nëpër hone të humbohen .*
*Se vjen pranë Adem  Jashari,*
*plagëhapë si gaca zjarri.*

*Vrik fëmijët bëhen burra,*
*bjeshka nxjerr me qindra gurra.*
*Dasma zgjon vallet e këngët*
*gjunjët ulen tek të rënët.*
*Hap njat kullë, Adem Jashari*
*sokëllij nga lapidari!*
*Të mos thahet palcë e lules*
*shteg pas shtegu, udhë pas udhe!*

*Të  mos  trembet kurrë qepalla*
*mos na humbë, urtia, fjala!*
*Përmbi baltën e Kosovës*
*Ta  përqafë lumnia  tokën!*
*Pasha varrin që t'mban brenda !*
*Pasha fjalën që mban BESA!*
*Zot i madh na dhëntë bekimin*
*të ringjallim tok Bashkimin!*

# *Zef SEREMBE*



U lind më 1884 në Strigari, Kozencë. Me prejardhje fshatare dhe e varfër. Mësoi në kolegjin Shën Adriano (mësues e pati De Radën) dhe pasi që i ati i Serembes ishte pjesëmarrës i lëvizjes kundër dinastisë së Burbonëve pas rrëzimit të saj, i ati i Serembes dënohet me vdekje në mungesë dhe për rrjedhojë edhe Serembe detyrohet ta ndërpresë shkollimin.
Vdiq më 1901 në San Paolo të Brazilit.

***Veprat letrare***
"Për lirinë e Venetisë" 1860 –poezia e parë ku shfaq përcaktimet ideologjike me atë se krahason Garibaldin me Skenderbeun.
"Poezia italiane dhe kënkë origjinale të përkthyera" 1883.
"Ushtari i kthyer" 1893 – botoi baladën në italisht.
1894–i shkruan De Radës për një vepër prej 400 faqesh që flet për historinë e Shqipërisë.
,,Zotit", poezi 1897 – botoi në Buenos Ajres.
,,Për vdekjen e Pjetër Irjanit" 1898 vjershë.

## • FLAMURI SHQIPTAR •

*S`i shihet n`horizont i dlirë shkëlqimi*
*Dhe as nuk i fal ngjyrat për fitore*
*Më nuk shartohet mbi lavdin njerëzore*
*Porsi një shenjë drite apo mjerimi.*
*I grisur ra dhe s`e përfill njeri,*
*Dhe gjindja e Arbrit, e ndershme e krenare*
*mori mërgimin dhe as ndalet fare*
*në një breg mikpritës n`siguri.*
*N`mëshirë të fatit përherë duke ndeshur*
*Intruga diplomatësh, n`hidhërim*
*Ç`do shpresë e ç`do premtim*
*ngadalë i tretet*
*Dhe koha kalon, rend fluturim.*
*Nga gjithshka na premtuan asgjë*
*s`mbetet.*
*Më keq na shkelin se sa truall`n e*
*zhveshur.*

## • VRULL •

*Zogjtë e bukur këndojnë me hare*
*Po zemra do më plas mua në gji*
*Por i mërguar qaje jetën në këtë dhe*
*Mërzitem ne katund, mërzitem ne vetmi..*

*Tërë shkëlqimi, me hapet para vedit*
*Që më zgjon trut e mia në mendime shumë*
*Ah! ç'mu doq zemra mua të shkretit*
*Aq sa pushojë vetëm, kur bie në gjumë*

*Arbëria matan detit, ne na kujton*
*Se ne të huaj jemi në këtë dhe*
*Eh! sa vjet shkuan, e zemra nuk harron*
*Që nga Turku mbetem pa mëmëdhe*

*Hakmarrja na jep shpresë e na ndriçon*
*Seç po fryn erë e akullt me za*
*Se ç'ka qenë arbëreshi sot po harron*
*E si vjen turp aspak të rri e të fle*

# *Shime DESHPALI*



U lindi në Arbënesh të Zarës në Kroaci, më 16 shkurt të vitit 1897. Shkollën fillore edhe Shkollën normale i kreu në Zarë. Ishte arsimtar i muzikës, udhëheqës i korit e dirigjent i orkestrës edhe zhvilloi një aktivitet të gjerë në këtë fushë jo vetëm në vendlindje, në Arbënesh, por edhe në Zarë, ku kaloi pjesën më të madhe të jetës. Edhe të tre fëmijët e tij, Pali, dirigjent, Valteri, violonçelist, dhe Maja, violoniste, u bënë artistë të shquar të artit të muzikës dhe shumë të njohur jo vetëm në Kroaci, Kosovë, Shqipëri e Maqedoni, por edhe në botën e jashtme e diasporë. Shime Deshpali shkruante në prozë, por edhe në poezi në dialektin karakteristik të Arbëneshëve të Zarës. E vetmja përmbledhje me poezi "E vërteta" – 1972. Arbëreshët nuk mund ta harrojnë këtë erudit që u interesua për ata. Tanatosi erdhi hajnisht nëpër vargje e nota muzikore të pentagramit, duke u përvjedhur për ta ndarë nga jeta Shime Deshpalin, më vitin 1981.

## • MOS MË THUOJ! •

*Mos më thuoj se je arbënesh
në mos balla me nderje
nuk të rrezaton,
në mos syni guximisht
nuk të vekton,
në mos zembra parzmat
me mburrje nuk t'i gjanon!
Këto virtyt' në mos i ke
ti s'di kush je
as çfarë trimbash të lavduoshëm
stërgjyshët i ke.*

*Mos më thuoj se je arbënesh
ne se gjuhën jonë
pas dore e lëshon
e me të huoj pispillohe -
e krenon,
sepse për tingëllim të ambël
ty gjuhës jonë
vesh s'ke.*

*Dhe jo vetëm arbënesh
por as njer nuk je!
Njeri të huojt e nderon
e të vetit e lavdon.*

*Mos më thuoj se je arbënesh
në se të madhit e të pasunit
kryeulun e buzëqeshje
si rob i lajkato'e
e të shkretin të vorfënin
e përqeshën
dhe as pak nuk turpno'e
Mos më thuaj se je arbënesh pó,
sepse arbëneshi asofarë ves të keq -
nuk e kó.*

*Ti trimb as njer nuk je,
largou prej nesh
tjetër dalje s'ke!
Ti arbënesh p'e turpnon,
lëndon,
e stërgjysht tonë -ofendon!*

## • VIZION •

*Oda teme tu'shkundë
prej gjumit më zgjoi
e deti tue buçitë më tërhoqi
në dritare të shkoj...
Retë si lugët kanë vrapua
me furi,
qiellim mbyllë
e përnzi.
Era tërbuoshëm ko ulurua,
vajtua,
fishkëllua...
Tallacat me erë tu'rrokë
tmershëm kanë buçitë,
rrënkua,
gurdullua.
Si anijet në luftë ngrehë,
sjellë mbështjellë
dhe egërsisht shkumbë të bardhë
hjedhë.
Shkumba m'o dukë[6]
si velat të anisë
të detarëve të Teutës
q'po luftojnë
e prej anmikut
Detin Adriatik
mbrojnë.
Vektimet më janë dukë
si shkëllximet të thikës
e shpatës,
krismet të rrëfesë, të stuhisë
si klithme fitoreje
të ilirëve ushtrisë...
Stuhia u qetësoi,
kopak u këthiell qielli
e në det të luhatun
derdhi rreze dielli...
Mua m'o dukë
se po luhatën me ar e rrëgjant
e Teutës veshja
dhe shkëllximi në det
se është buzëqeshja
e Teutës burrneshës
të Adriatikut
mbretneshës.
Atëherë më shkoi ndërmend
se është ky det vend
ku ilirët me shekuj kanë bo luftë
me anije
dhe gjakun të tyne
me këtë det përzie...*

# *Vorea UJKO*



U lind në fshatin Frasnita, Frascineto, Kalabri të Italisë më 1918 (ka shkrime ku thuhet se ka lindur edhe më 1931); vdiq në një aksidenti automobilistik më 26 janar 1989.

Vorea Ujko është poet shqiptar nga Italia. Përndryshe është pseudonimi i Domeniko Beliçit. Vorea, pos që ka qënë prift ai ka studiuar edhe për letërsi dhe si i tillë ka punuar mësues i letërsisë në Firmo.

Ai, ashtu si edhe poetët e rinj arbëreshë, bëjnë përpjekje që, pos kultivimit të gjuhës së tyre shqipe, që e kanë ruajt brez pas brezi, e që paraqet një brumë të mirë studimi të gjuhëtarëve, t'i afrohen gjuhës së sotme shqipe. Kjo mundësi tashmë është mundësuar, sepse ekziston liria e lëvizjes, por edhe kanë qasje në programe të ndryshme të medieve elektronike, por edhe të gazetave.

Në krijimtarinë e Ujkos vihet re ndjenja e fortë e lidhjes së tij me kulturën dhe paraardhësit. Krijimet e Ujkos janë publikuar në antologji dhe publikime në Itali, Shqipëri dhe Kosovë.

## • MOMENT ARBERESH •

*E dua kumbonaren bizantine
në mes të qiellit të kaltërt
që pingultaz zbret në shpirtin tonë
ndërsa mbrëmja merr ngjyrë manushaqje
dhe vajza e ëndrrave
bisedon kokulur
në pragun e derës.
Kështu përgjumshëm e vetmitar
më vijnë parasysh
lëvizjet e fëmijnisë
dhe fytyra fatkeqe e Garantinës.
Dhe arrin nga largësia e hijevet
troku i kalit të Konstantinit
që qaset me shpatulla vdekje.
Dhe një jehonë arbëreshe
depërton ajrin e zemrën
e ngjitet përpjetë si mister
me flatrat e veta të lehta
e rrok kacavarset e murit,
rrok heshtjeb,
rrok gjakun tim.*

## • ULQINI •

*E zgjedhur*
*në vështrim të parë*
*e stolisur për mua*
*për një mbrëmje vallzimi*
*Nata jote një ditë*
*dita jote një jetë!*
*E jeta ime rrumbullake*
*shtrihet mbi aventurën e valëve*
*duke harruar gryka ankthi*
*të përhapura ndaj meje*
*Nëpër rrugët e tua*
*unë gjeta rrugët e mia*
*e shkova posi ëndërr*
*në shkëlqimet e ditës*
*në hije të mbrëmjes*
*Dëgjova këngë të fjetura*
*që më çelën buzën*
*dhe drodha valle*
*me hapa fëmijnie*
*në një amfiteatër të pakufishëm*
*përballë horizonteve të papritura*
*Por ti je nuse apo motër?*
*Shtëpi ku unë mora*
*frymë tek ti do të kthehem*
*që ta shuaj etjen e shpresave*
*ta fuqizoj ndiesinë e vëllezërve*

## • BURIMI •

*Duke ndjekur gjurmët e stërgjyshëve*
*kam ecur pesëqind vjet*
*me këngë arbëreshe në buzë*
*e sot ua gjej burimin*
*dhe i lisave, i erërave*
*i fshatarëve, i punëtorëve*
*un jam vëlla.*
*E shenjtë kjo tokë,*
*i shenjtë ky qiell*
*e nga të gjithë unë ndihem i mbrojtur*
*dhe juve jua fal këngën time.*

# *Kate XUKARO*



E lindur më 1955 në Çift (Kalabri) - Itali. Është poeteshë shqiptare nga diaspora e italisë së Jugut. Kryesisht merret me krijimtari poetike dhe studime në fushën e folklorit. Ka botuar vëllimin poetik "Gabim". Është përfshirë nëpër shumë panorama dhe antologji poetike. Jeton dhe punon në Romë.

***Veprat letrare***
Rrënjë e fortë,1978; Degë e blertë, 1980; Zëmra e dheu, 1982; Quo vadis Shqipëri, 1993; Maja e çelur, 1994 etj.

## • KOSOVIS •

*Me trû vete sekulvet[1] prap*
*Nd'mes t'ktire maleve*
*e nga gûr ê kujtim pagjillijtur[2]*
*i eronjvet t'mitevet t'vjetir*
*çë t'fanarosen[3] ndir hjët[4]*
*e shegvet t'egra*
*e t'lisevet t'moçim*
*ç'î njohtin.[5]*

*Kta sheshe jehojin*
*zhûrm luftash të moçme,*
*nga thrrî e këtij dheu*
*kâ çë t'rrëfianj legjenda o t'virteta*
*ku moti kufirit[6] i buar.*

*E njëjta thirrje mbuloi gjith kta sekul,*
*i njëjti vajtim.*

---

[1] *shekujve*
[2] *i pajetuar*
[3] *shfaqen*
[4] *hijet*
[5] *njohën*
[6] *kufijtë*

## • GJAKU I S'DJATHTS •

*u isha kûr tatrat e jôn[1]*
*pirzijatin[2] gjakun e s'djathts.*
*E Besa u madhsua mbi motin*
*Me gjakun e bilvet.*
*Kta male, kto gola[3],*
*Rrugova,*
*Si malet e jôn,*
*T'egir e t'dashur.*
*Jehona ësht e njëjta.*
*E vallet.*
*Ngrëhet Ymeri ka[4] varri*
*E duhen e pir dashrîn vdesin*
*Omeri e Merima.*
*Fati i ndrishim ndrroi mret*
*E gjellis[5] së njëjt.*
*Po trëmbsia[6] t'mos t'njihesh*
*Loset[7] ndir fjalit e rrëfimeve t'vjetër.*
*E vllau me motrin e ndâr*
*Njo[8], njihem, e puthen, e klajin[9].*

---

[1] *etërit tanë*
[2] *përzien*
[3] *grykë*
[4] *nga*
[5] *jetës*
[6] *frika*
[7] *shkrihet*
[8] *ja*
[9] *qajnë*

## • SOT •

*nën pamendin[1] e ehjur*
*harepsen argomat[2] e zeza.*

*Ê e begat istorie buka*
*e tire bilve guximi.*

*E mua*
*m'njohtin krikomelet[3] si m'pânë*
*e lulediallrat m'foltin.[4]*

*T'mi vllezir m'prisjin[5]*
*me trasin[6] e vën.[7]*

---

[1] *parmendën*
[2] *ugarët*
[3] *misrat*
[4] *folën*
[5] *pritnin*
[6] *tryezën*
[7] *e shtruar*

# *Zef KAKOCA*



Zef Kakoca (Giuseppe Cacozza, Pino për miqtë) u lind në Shën Mitër (San Demetrio Corone), në provincën e Kozenxës, më 27 shtator 1957, atje kreu shkollën tetëvjeçare e më pas shkollën e mesme, liceun klasik në atë institucion të famshëm dhe historibërës për arbëreshët që është Kolegji i Shën Adrianit, ku studioi e pastaj dha mësim i madhi De Rada.
Pra, bashkë me qumështin e nënës, poeti ynë thithi po atë atmosferë kulturore që ushqeu breza intelektualësh arbëreshë dhe, duke patur një ndjeshmëri të veçantë, kjo ndikoi thellë në formimin e tij, duke e bërë të gjurmonte që në fëmijëri rrënjët më të thella të kulturës gojore, që me kalimin e viteve pasuroi në njërën anë me themele të forta teorike, në anën tjetër, çka ndodh më pak shpesh se sa mund të mendohet, me thellimin e kulturës së shkruar, arbëreshe e shqiptare.
Për ta plotësuar portretin e Kakocës shrimtar, duhet ët shtojmë se ai shkroi e botoi më se tregim e deri edhe një “komedi satirico-muzikore”, sikurse ai vetë e cilëson, me titull “Skanderbufi” e një seri satirike vizatimore mbi gjendjen kulturore të arbëreshve.
Ai është gjithashtu autor i teksteve të recitalit teatralo-muzikore «De Rada e Milosao», i frymëzuar nga “Këngët e Milosaos” të jeronim me Da Radës dhe i shfaqur me sukses në shumë katunde arbëreshe e qytete italiane, ma kuadrin e aktiviteteve të organizuara me rstin e njëqindvjetorit të Poetit të madh, ndërsa, bashkë me ekipin e tij, po përgatitet edhe sivjet të nis turin e madh të spektaklit «Bashkë për Arbërinë (2004)».

Nga përmbledhja “Jemi një kulturë që nëng mund të vdes”, 1989
(i muzikuar nga Batista Sposato, ky vjersh fitoi Festivalin e Këngës Arbëreshe në vitin 1985).

## • JEMI NJË KULTURË CË NGË MËND[1] VDES •

*Na jemi burri i lodhur pa lot e pa hare*
*jemi balta te balta, jemi i treti dhe[2]*

*Na jemi trim' i mbitur çë rri e vete praptë*
*jemi nana[3] çë lireu deren haptë*

*Na jemi gruaja çë pret, pjaku çë dridhet*
*jemi djali çë shllon[4] dhëmbet te qaramidhet[5]*

*E mirremi për dora se jemi vëllezer e motra*
*jemi një kulturë çë ngë mënd vdes.*

*Na jemi aresha çë pret veren sa të zgjohet*
*jemi nusja çë ngë sheh heren të martohet*

*Na jemi djali te barku çë ngë di pse lehet*
*jemi burri i humbur çë çon[6] forcen të dehet*

*Na jemi i treti dhe çë ngë mënd vdes*
*jemi ajri, suval'e dejtit, jemi lumi arbëresh*

*E mirremi për dora se jemi vëllezer e motra*
*jemi një kulturë çë ngë mënd vdes.*

*Na jemi ata që fjasen me zëmren te dora*
*jemi dielli ndë verë, ndë dimer jemi bora*

*Na jemi pesqind vjet historje e kale[7] ndër duar*
*jemi shpia e bënë me djers e tue kënduar*

*Na jerni buka te tryeza, lulja te muri*
*jemi fara që lulëzon edhe te guri*

*E mirremi për dora se jemi vëllezer e motra*
*jemi një kulturë çë ngë mënd vdes.*

---

[1] *mund të*
[2] *këtu dhe në të gjitha rastet e tjera fjala "dhe" ka kuptimin "botë"*
[3] *nëna*
[4] *hedh*
[5] *tjegullat*
[6] *gjen*
[7] *kallo*

# *Mikelanxhelo La LUNA*



(Po, tamam Hëna) u lind në vitin 1967 në Shën Mitër (San Demetrio Korone, në provincën e Kozencës) djep i njohur i kulturës arbëreshe, për shkak të pranisë së Kolegjit të famshëm të Shën Adrianit, ku në katedrën e parë të gjuhës shqipe në Itali, mësimin e dha i madhi Jeronim. Pasi u diplomua për gjuhë e letërsi klasike në Universitetin e Kalabrisë, me një tezë që jo rastësisht kishte për temë Milosao-n e De Radës, ai u transferua në SHBA për studime. De Rada është boshti i veprimtarisë kërkimore të La Lunas, i cili në vitin 2000 themeloi një Qendër Ndërkombëtare për Studime Deradiane dhe në vitin 2001 De Rada Italian Institut-in. Që nga viti 2003 është profesor i gjuhës dhe letërsisë italiane në Universitetin e Rod Ajlandit. Ai është gjithashtu autor studimesh të ndryshme për De Radën, ndër të tjera, botoi letërkëmbimin midis De Radës e Nikolo Tomazeos, ndërsa, si krijues, pos përmbledhjes së përmendur, nuk ka botime të tjera.

## • HËNZA[1] •

*vëlezravet kosovar*

*Hënza vete*
*Nd'mes t'iljzve*
*E duk[2] se qan,*
*e nguqur me qagha[3]*
*ka dheu lordu[4] me gjak.*

*Prill 1999*

---

[1] *hëna*
[2] *duket*
[3] *plagë*
[4] *i ndyrë*

## • NJ'POET I SHKRET •

*Ndihem si nj'poet i shkret*
*Ç'do t'shkrunj gjë të ri*
*E ç'di se fjaljet ç'thot*
*Jan vetim pika ljot*
*Për kët kultur*
*Ç'ësht e vdes.*

## • VJERSHE ARBRESH •

*Nga Vjershe Arbresh, Rossano, 1999*

*Nëng e di*
*Ç'ësht*
*Ki vjersh arbresh*
*Ç'm'del*
*Si gjak*
*Ka zëmra,*
*e ësht*
*kshtu i bukur*
*e i vërtet*
*si amuri*[1]
*ç'ësht*
*të ljuljet*[2] *nd'ver...*
*Ka t'jet*
*Shpirti andiku*[3]
*T'pjeqvet ton*
*Ç'për sekulj*
*Këndun*[4]
*Vjershe arbresh.*

---

1 *dashuri*
2 *autori përdor grafemën "lj" për lëngoren e palatalizuar të shumicës së të folmeve arbëreshe, ndërsa grafemën "l" për "ll"-në e shqipes*
3 *i moçëm*
4 *kënduan. E folmja e autorit e mbyll në "u" diftongun "ua"*

# *Mario BELLIZZI*



U lind më 1957 në Shën Vasil (Itali), poet shqiptar, paraardhësit e të cilit kishin emigruar para 5 shekujsh në Italinë e Jugut... Në të gjitha përpjekjet ai ndërton veten në kuptimin arkaik dhe modern, duke e sfiduar kështu globalizmin që shfaqet si fantazmë e frikshme. Kjo dëshmohet edhe me anë të gjuhës së tij specifike, e cila vjen nga lashtësia si përplasje me modernen, si kundërvënie kohësh dhe epokash, por edhe si identitet i pastër. Ky është synimi i këtij poeti i cili para lexuesit shfaqet me një detyrë të rëndë, për të vërtetuar se është pjesë e paprekshme e universit njerëzor, për t'ia dhënë vetëm një kuptim ekzistencës së tij personale dhe kolektive - se vetëm duke u dalluar mund të bashkohet, vetëm duke qenë i vetmuar mund të integrohet, vetëm me veçoritë e tij autentike mund ta pasurojë tërësinë, përndryshe e varfëron atë. Poezia e tij është thirrje jashtëzakonisht e arsyeshme, krenari e vërtetë personale.

## • TEK HAPETË TRËNDAFILI, ATJE MA KA ËNDA TË JEM •

*(N. Frashëri)*

*Sod Leka me kalin nevon të shkoj në një zyrë,*
*E pastaj tek jetra zyrë, ende do të kthehet prapë*
*Sepse njeriu-burokratikus-ushtarak të Ambasatës*
*Thot se dokumenti nuk ka vulën të Perandorit.*
*Po kali do kashtë, modhull dhe elb,*
*Barin të gjelbur që bihet andej ndër fushat, mbi kodrat*
*Kali po edhe Leka kanë një ide fikse*
*I thon rojes që me helmetë kartja*
*Rri i ngurt përpara diellit:*
*Tek hapetë trëndafili, atje ma ka ënda të jem!*
*E tha Naimi,*
*Ai më ka çelur kokën.*
*Si zjarr në kallamet.*
*Perandori atëherë mallkon gjithë trëndafilet në Senatë,*
*Senatorët, kalin dhe barin, bimat, bukurizët të majit.*
*Leka do ...*

*Dhelperia e Fuqisë do të gjëj një rrugë shpëtimi*
*Bile një korridor*
*Për Lekën dhe për kalin besnik.*
*Po po. Do të shkojën ka një shteg*
*Një korridor i numëruar.*
*Nga njera anë dhe nga ana tjetër*
*Statuja mermeri me cigare në buzë dhe këmba ngryq.*
*Në thellësin e zemëres*
*Do t'i hapijën një supermarket*
*Të mjerit Lekë.*
*Brinjët e tyj do të jenë rafta*
*Këto ka menduar Fuqia për Lekën.*
*Sod mo shumë se dje është një ide revolucionare*
*Të dëshirosh të gjëndesh atje ku lulëzon trëndafili.*
*Me gjithë se sod është VJESHTI të vitit 2005*
*Dhe jemi në Tetovë*
*Gjësendi është i zymtë*
*Cellularët transmetojën mbraztin nga memeca.*
*Grat rrin plot edukim*
*Pa folur në një Pazar*
*Tue qëndisur flutura argjëndi.*
*Hajde zotra zonja dhe buler*
*Shkomi atje ku lulëzon trëndafili.*

# *Republika Poetike Shqiptare*

Libri ***"100 Vjet Vargje ATDHEUT"***, që po sheh dritë në vigjilje të shënimit e të kujtimit të 100-vjetorit të shtetit aktual Shqipëri. Kjo Shqipëri londineze nuk pati fatin të jetë e plotë, por e copëtuar dhe më shumë se gjysma e saj e rirobëruar dhe e pushtuar nga fqinjët e tyre grabitqarë.

Së këndejmi, pjesa jugore e trojeve shqiptare, Çamëria, u aneksua nga Greqia. Pjesa shqiptare e Kosovës nga ish-Jugosllavia.

Përkundër kësaj plage të re risunduese, ishte një fat se pas kohës së Skënderbeut, Shqipëria u bë dhe u pranua shtet i njohur ndërkombëtarisht, me shpresë se një ditë rrjedha e historisë do të jetë në të mirë të shqiptarëve.

Ndonëse territoret shqiptare gjeografikisht e administrativisht u copëtuan, libri që keni në duar nuk e ka këtë fat. Në të shkrimtarët poetë shqiptarë janë në një sofër, tok me amën Shqipëri.

Vargjet e kulluara mirë, me brumë e frymëzimisht atdhetar, këtu i këngëtojnë poetët nga Shqipëria aktuale, ata shqiptarë nga Kosova, Maqedonia, Çamëria, Mali i Zi, Lugina e Preshevës, nga kolonitë shqiptare të Italisë dhe nga mërgata. Është një spektër unifikues letrar që frymon shqip, që porosit në këtë gjuhë e trimëron shpresëdhënshëm po kështu.

Libri ***"100 Vjet Vargje ATDHEUT"*** që keni në duar, i ngjan një republike letrare me gjuhë të zgjedhur të shpirtit liridashës shqiptar.

***Fadil Curri***

# *Përmbajtja*

Nëpër shekuj rrjedh burimi,
nga lajthishta mbi Përmet
majë malesh flet Naimi:
Gjuhën Shqipe: AMANET!

*D. Luzaj*

ISBN 978-608-236-008-9
9 786082 360089

**KY LIBËR NUK SHITET, DHUROHET!**